# DITURIA ISLAME

NUMËR 284 | VITI 27 | MARS 2014 | XHUMADEL-ULA 1435 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1 €



## FENOMENET SHPIRTËRORE

## GJENDJA DHE SFIDAT E TË RINJVE TANË

## KAZAJA E PRESHEVËS

www. bislame.net

# XHAMIA SHERIF AHMETI-PAVARËSIA

Rruga "Sheh Myhedini", lagjja Kodra e Trimave (te Përroi i Zatriqit, Prishtinë)

Xhamia "Sherif Ahmeti – "Pavarësia " është xhamia e dytë në lagjen Kodra e Trimave dhe e para në anën e djathtë të lagjes që ndan më dysh magjistralin Prishtinë – Besianë. Për nga përmasat (25.75 x 15.75 m) dhe katet (etazhiteti, P+2+M) është xhamia më e madhe në komunën e Prishtinës.

Ndërtimi i saj ka filluar më 17 shkurt 2008, ditën e Pavarësisë së Kosovës dhe është përuruar ditën e xhuma, më 26/06/2009 (1430 h).

Për nga tipologjia e ndërtimit i ngjason stilit klasik osman, e tipit xhami me sallë të mbuluar me kupolë. U financua nga organizata humanitare "Vakf el Islami" . Për nga planimetria përbëhet nga dy hapësira drejtkëndore, nga hajati dhe salla e faljes me minare. Salla kryesore e faljes është njëhapësinore me përmasa të brendshme 21.1 x 14.15 m dhe hajati 14.94 x 3.48 m.

Xhamia ka sipërfaqe të shfrytëzueshme: 1 171 $m^2$ (neto), kurse për falje: 715 $m^2$ apo për afro 894 xhematlinj.

Salla kryesore e faljes është e mbuluar me kupolë gjysmësferike me diametër 14.15 m mbi tambur tetëfaqësh dhe me lartësi nga dyshemeja 14.08 m. Enterieri është i pasur me ornamente murale dhe me kaligrafi. Muralet janë me motive florale dhe gjeometrike, dominante janë ngjyrat: jeshile, e kaltër e çelur dhe e mbyllët, e kuqje dhe e arit me prapavijë të bardhë. Minarja ka lartësinë rreth 47m. Aplikimi i muraleve në minare është karakteristika e veçantë në këtë xhami, respektivisht në minare.





## PËRMBAJTJA:






# Myftiu Tërnava takoi Komisionin e Venedikut

Me iniciativë të BE-së, në Kosovë qëndroi Komisioni i Venedikut për të diskutuar me të gjitha palët e interesuara për përgatitjen e ligjit për Bashkësitë Fetare. Përfaqësuesit e Komisionit të Venedikut të prirë nga z.Thomas Markert- drejtor i sekretariatit të komisionit, më 6 shkurt takuan Myftiun e Kosovës, mr. Naim Tërnava me bashkëpunëtorë."Mosmiratimi i ligjit për bashkësitë fetare ka dëmtuar ato në punën e tyre, si dhe ka penguar realizimin e projekteve të rëndësishme për bashkësitë fetare" - tha Myftiu Tërnava. Kjo që ka ndodhur deri më tash me bashkësitë fetare nuk duhet vazhduar edhe më tej, ne kemi ngritur këtë çështje me qeveritarët e parlamentarët tanë - nënvizoi myftiu Tërnava. Ndërsa, për vizitën e Komisionit të Venedikut, myftiu u shpreh "Komisioni i Venediku me pranin e tij në vendin tonë, do t'i jap shtytje Institucioneve tona që sa më parë të nisin punën për përgatitjen e ligjit për bashkësitë fetare. Pres që Ju të ndihmoni profesionalisht Institucionet tona në përgatitjen e një ligji sa më cilësor e sa më funksional".

Delegacioni i Venedikut në takim me Myftiun u interesua për shumë çështje që pritet të përfshihen në ligjin për bashkësitë fetare.

DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
**Kryeredaktor**: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Mr. Ajni Sinani, Mr. Bekim Jashari, Mr. Ekrem Maqedonci, Mr. Fitim Gashi, Dr. Hysen Matoshi, Isa Tërshani, Mr. Ragmi Destani dhe Musli Arifaj. Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Isa Bajçinca / Korrektor: Ferid Selimi /
Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Bashkim Mehani. Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë /
Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com **www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA $ /
Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!

# Përgjegjësia prindërore për edukimin e fëmijëve

***"Pasuria dhe fëmijët janë stoli e jetës së kësaj bote, kurse veprat e mira janë shpërblimi më i mirë te Zoti yt dhe janë shpresa më e mirë.*** (El Kehf, 46)

*Marrëdhëniet familjare luajnë rol të madh në forcimin dhe qëndrueshmërinë e lidhjes së anëtarëve të familjes dhe ka një ndikim në zhvillimin dhe formimin emocional të fëmijës. Atmosfera emocionale, psikike e fizike që krijon familja, fëmijës i jep forcë serioze për t'u përshtatur me vetveten, familjen dhe me shoqërinë. Për këtë shkak familja ka nevojë për program edukativ që siguron ardhmërinë e saj, duke bërë shpërndarjen e roleve, përgjegjësive e detyrimeve vetëm e vetëm që fëmija të rritet i shëndoshë dhe i aftë në familje. Fëmijët janë thesari dhe dhurata më e vlefshme me të cilën Allahu xh.sh.i shpërblen prindërit. Për t'u ruajtur ky thesar, përmes edukimit të tyre duhet t'u kushtohet kujdesi i veçantë që nga faza foshnjore, për të vazhduar në moshën e fëmijërisë, të shkollimit dhe të pjekurisë.*

*Çdo prind duhet të marrë obligim të rëndë që këtë përgjegjësi ta kryejë me nder e seriozitet dhe, krahas kësaj, duhet të ndiejë e të çmojë vlerën e qenies së re që do të bëhet pjesëtar i denjë i shoqërisë njerëzore, e prindi, si paraardhës i saj, duhet të tregojë kujdes që ajo shoqëri të mos jetë e prishur, që bartës të së ardhmes së saj të mos jenë breza të degjeneruar, po të jenë breza të kualifikuar me cilësi të pastra, në mënyrë që të kemi një shoqëri me vizion të shëndoshë e me vlera të larta njerëzore, shoqërore, patriotike-kombëtare. Në kohën tonë, kur çdo gjë sikur ndodh me të shpejtë "fast time", obligimet prindërore disi janë zbehur. Rol jetik në këtë mes po luajnë mediet dhe zbavitjet me lojëra të ndryshme kompjuterike. Një mungesë mbikëqyrjeje apo lënie e lirë që fëmijët të lundrojnë në rrjete të ndryshme sociale, zbeh edhe më imunitetin mendor të fëmijëve, të cilët po bien pre e pamjeve të rënda e të trishtueshme nga këto rrjete. Prandaj prindi duhet të ketë nën kontroll sjelljen e fëmijës, të shohë me kë shoqërohet në internet, çfarë uebsajtesh hap dhe çfarë gjurmon në net. Fundja, kjo është edhe përgjegjësi me të cilën e ka ngarkuar Allahu. Prindërit duhet të përçojnë tek fëmijët dashuri, respekt e qetësi. Dhe nga faktet (e madhërisë së) e Tij është që për të mirën tuaj, Ai krijoi nga vetë lloji juaj palën (gratë), kështu që të gjeni prehje tek ato dhe në mes jush krijoi dashuri e mëshirë. Në këtë ka argumente për njerëzit që mendojnë.(Er-Rrum, 21).*

*Pra, këto veti mbjellin tek fëmija ekuilibër, qëndrueshmëri e dashuri të ekuilibruar. Pasuria dhe fëmijët janë stoli e jetës së kësaj bote, kurse veprat e mira (fryti i të cilave është i përjetshëm) janë shpërblimi më i mirë te Zoti yt dhe janë shpresa më e mirë. (El Kehf, 46). Allahu ju urdhëron për (çështjen e trashëgimit) fëmijët tuaj..: (En-Nisaë,11).*

*Nënat, ato që duan ta plotësojnë gjidhënien, janë të obliguara t'u japin gji fëmijëve të vet dy vjet të plotë. (El Bekare, 233)*

*Po ashtu, edhe i Dërguari a.s. shtonte dhe përkujdesej vazhdimisht për fëmijët, qoftë edhe brenda në namaz."Ai a.s. ishte duke u falur. Kur e bëri sexhden, Hasani dhe Husejni kërcyen mbi shpinën e tij. Kur njerëzit provuan t'i pengonin ata të dy, ai ua bëri me shenjë që t'i linin të qetë. Kur mbaroi namazin, i mori ata në prehrin e tij dhe tha: "Kushdo që më do mua, duhet t'i dojë edhe këta të dy". (Ibn Huzejme në Sahihun e tij, me isnad hasen nga Ibn Mes'udi (887), dhe Bejhekiu në formën mursel).*

*Fëmijët tek çdo popull përbëjnë gjysmën e së tashmes dhe gjysmën e së ardhmes. Dhe një komb që mund të përballojë për të ndërtuar dhe ngritur fëmijët e tyre në përputhje me qëllimet dhe aspiratat e tyre, është një komb që mund të mbrojë praninë e vet dhe kontrollin në të ardhmen. Prandaj, shkencëtarët këshillojnë që fëmija i së ardhmes duhet të edukohet mirë dhe të zhvillojë aftësitë prodhuese për t'u përshtatur në botën e ardhshme dhe për t'u bërë ballë ndryshimeve të shpejta, qoftë zhvillimit psikologjik e mendor dhe ndryshimeve të jashtme, sepse përndryshe ai do të ndihet i tjetërsuar nga bota e re, ku ka mundësi të bjerë pre nga shokët dhe e ardhmja.*

*Mr.Rexhep Suma*

# Fjala e Myftiut të Republikës me rastin e zgjedhjes së Myftiut të Bashkësisë Islame në Serbi Dr. Mevlud ef. Dudiç



*I nderuar Myftiu i Bashkësisë Islame në Serbi Dr. Mevlud ef. Dudiç*

*I nderuar reis Ulema: i Bosnjë e Hercegovinës, Husein ef. Kavazoviç*

*Të nderuar myftinj të Bashkësive Islame në Kroaci, Slloveni dhe Mal të Zi*

*Të nderuar të pranishëm*

*Më lejoni që në emër të Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, të strukturave udhëheqëse të saj, të besimtarëve dhe në emrin tim personal, T'ju drejtohem me një fjalë rasti në këtë manifestim të bekuar për besimtarët dhe qytetarët e këtij nënqielli.*

*Ndihem i privilegjuar që ndodhem këtu në inaugurimin e myftiut Dr. Mevlud ef. Dudiç, të cilit i urojmë punë të mbarë, suksese, shëndet e mbarësi. Manifestimi i sotëm për popullin, besimtarët dhe institucionet e Bashkësisë Islame në Serbi është një ditë e shënuar dhe e rëndësishme, ngase kurorëzon solemnisht e publikisht udhëheqësin e tyre shpirtëror.*

*I nderuar Myfti, sot në Novi Pazar ndihem jashtëzakonisht mirë, sepse po promovojmë për myfti të kësaj pjesë të Ballkanit, një ish-nxënës të medresesë "Alaudin" e rrjedhimisht edhe një koleg tonin.*

*Të nderuar të pranishëm, Zoti ka dashtë që ne të jemi fqinjë. Përgjatë historisë na ka rënë të përballemi bashkërisht me shumë sfida. Në ditët më të vështira, kemi ndarë të njëjtin fat, kur jemi munduar dhe e kemi ndihmuar njëri -tjetrin, ndërsa në ditë të mira kemi ndarë përvojën për punë të mira. Popujt tanë, shqiptarët e boshnjakët kanë një të kaluar të përbashkët, të lidhur fort me identitet fetar e nacional, madje për një kohë edhe në aspektin institucional kemi qenë bashkë.*

*Bashkërisht, përjetuam okupime të rënda, bashkërisht u përballëm me fashizmin e komunizmin, pastaj gjenocidin, me segregacionin, dhunën, gjenocidin dhe luftën kundër popujve tanë, por bashkërisht arritëm që t'i përballojmë të gjitha këto stuhi që u sollën në këto anë, dhe ja sot ku jemi. Komunikimin dhe bashkëpunim tonë e patën ndaluar përkohësisht ngjarjet e fundviteve të shekullit të kaluar, mirëpo era e re që po fryn në trojet e Ballkanit, jam i bindur që do të krijojë rrethanat e duhura e të favorshme për bashkëpunim, koordinim dhe mbështetje të dyanshme, jo vetëm me Sanxhakun por edhe me Bosnjën e Hercegovinën, Malin e Zi dhe tërë rajonin. Popujt tanë kanë një miqësi të kultivuar ndër shekuj, lidhjet mes Jeni Pazarit e Vilajetit të Kosovës janë themel i fortë për të ardhmen e popujve tanë, ne nuk e harrojmë kontributin e parisë së Jeni Pazarit për Lidhjen e Prizrenit, e më vonë edhe në Lidhjen e Pejës, e as kontributin e strategut tonë të shquar Shaban Polluzhës për mbrojtjen e popullatës së Jeni Pazarit nga masakrat çetnike që u kanoseshin në përfundim të Luftës së Dytë Botërore. BIK, me vëmendja ka përcjellë zhvillimet në Saxhak dhe rreth Sanxhakut. Çdo e arritur e juaj na gëzon, çdo sfidë e juaj është edhe e jona. Populli i Kosovës është me popullin vëlla të Sanxhakut, ne na lidh feja, e madje edhe krushqitë e shumta që i kemi ndër shekuj. Jemi këtu që të shprehim gatishmërinë e BIK-së për të kontribuar për paqe, dashuri, mirëkuptim, tolerancë e bashkëjetesë, për të gjithë popujt që jetojnë në këtë nënqiell.*

*Të nderuar të pranishëm!*

*Në këtë ditë të rëndësishme, edhe njëherë Ju shpreh gatishmërinë e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës për bashkëpunim me Myftiun Dudiç, dhe Institucioneve respektive të bashkësive tona.*

*I nderuar Myfti!*

*Zgjedhja e juaj për tu prirë muslimanëve në Serbi, sa është privilegj, aq është edhe përgjegjësi e sfidë, por jam i bindur që Ju me Lejen dhe Dëshirën e Allahut do të jeni në krye të misionit që ju kanë besuar strukturat e Bashkësisë Islame.*

*Duke ju dëshiruar suksese, Lus Zotin që juve dhe besimtarëve Tuaj T'u jap bereqet e mbarësi.*

*Myftiu i Kosovës, Mr.Naim ef.Tërnava*

Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës "El-Kehf" – (7)

Këshilla hyjnore për të Dërguarin a.s.

*27. "Lexo çka të është shpallur ty nga libri i Zotit tënd! Nuk ka kush që mund t'i ndryshojë fjalët e Tij dhe pos Tij, nuk mund të gjesh strehim.28. Përkufizoje veten tënde me ata që lusin Zotin e tyre mëngjes e mbrëmje, e që kanë për qëllim kënaqësinë (razinë) e Tij, dhe mos i hiq sytë e tu prej tyre e të kërkosh bukurinë e kësaj bote dhe mos iu bind atij që ia kemi shmangur zemrën e tij prej përkujtimit ndaj Nesh dhe i është dhënë epshit të vet, pse puna e tij ka mbaruar.29. E ti thuaj: "E vërteta është nga Zoti juaj, e kush të dojë, le të besojë, e kush të dojë, le të mohojë. Ne kemi përgatitur për jobesimtarët zjarr që muret e tij (të flakës) i rrethojnë ata, e nëse kërkojnë shpëtim, ndihmohen me një ujë si katran që përzhit fytyrat. Sa e shëmtuar është ajo pije, dhe sa vend i keq është ai".30. E ata që besuan dhe bënë vepra të mira, s'ka dyshim se Ne nuk i humbim shpërblimin atij që është bamirës.31. Të tillët e kanë vendin në xhennetin e Adnit, nën të cilin rrjedhin lumenj; e aty stolisen me rrathë të artë dore dhe ata veshin rroba të gjelbra prej mëndafshi të hollë e të trashë, janë mbështetur aty në shtretër. Sa shpërblim i mrekullueshëm është dhe sa vend i bukur është ai."* (El-Kehf, 27-31)

## Lidhshmëria e këtyre ajeteve me ato paraprake

Në ajetet e kaluara, u shtjellua ngjarja e djelmoshave që u strehuan në shpellë, në shpëtim të besimit të tyre të pastër, nga zullumi dhe tirania e idhujtarëve, nga e cila ngjarje mund tënxjerrim përfundim se sprova në besim është një prej sprovave më të rënda në këtë jetë, por ajo mund të tejkalohet vetëm me iman të pastër dhe me durim. Ndërkohë që ajetet në vazhdim të kësaj sureje, vijnë si këshilla nga ana e Allahut të Madhërishëm për të Dërguarin e Tij, që t'i lexonte e t'i informonte të tjerët me atë që po i shpallej nga *Vahji*, duke e përkufizuar veten në ndeja vetëm me muslimanët e sinqertë e të devotshëm, pavarësisht se shumica e tyre ishin të varfër. Porosia tjetër për të Dërguarin e Allahut është që të mos mashtrohej nga mirësitë e kësaj bote e të merrej me ndonjërin prej atyre jobesimtarëve, të cilëve Allahu Ua ka shmangur zemrën nga përkujtimi i Tij, sepse të tillët, vendqëndrim do ta kenë zjarrin e Xhehenemit me të gjitha tmerret e tij, ndërsa i bëhet me dije se nëse shoqërohesh me njerëz të dëlirë nga zemra, tek të cilët gjithmonëmund të gjesh prehje e qetësi shpirtërore, atëherë dije se njerëzit e tillë janë banorë të Xhenetit, në të cilët do të gëzojnë të mirat dhe kënaqësitë e Krijuesit Fuqiplotë.

## Koment:

وَاتْلُ مَا أُوحِيَ إِلَيْكَ مِن كِتَابِ رَبِّكَ لَا مُبَدِّلَ لِكَلِمَاتِهِ وَلَن تَجِدَ مِن دُونِهِ مُلْتَحَدًا ﴿27﴾

***27. "Lexo çka të është shpallur ty nga libri i Zotit tënd! Nuk ka kush që mund t'i ndryshojë fjalët e Tij dhe pos Tij, nuk mund të gjesh strehim.***

Ky ajet, me të cilin fillon ky grup ajetesh, nga shumica e dijetarëve muslimanë, është një përfundim logjik i ngjarjes së *As'habul Kehfit*, sepse qysh nga ky ajet, i Dërguari udhëzohet me disa porosi të rëndësishme, të cilat skicojnë rrugën e muslimanëve në çdo vend e kohë.

Porosia e parë për të Dërguarin a.s. është që të lexojë e përhapë atë që i shpallej nga Zoti i Gjithëfuqishëm, sepse Fjalët e Tij janë e vërteta absolute. Vetëm versioni kuranor i ngjarjes së djelmoshave të shpellës, është i sakti dhe i vërteti, sepse autenticiteti i këtyre Fjalëve hyjnore është i pamohueshëm dhe nuk mund të ndryshohet nga askush. Dhe kjo sikur është një këshillë për Pejgamberin a.s. dhe për të gjithë ne-muslimanët, se vetëm tek Allahu mund të gjejmë strehën e shpëtimit dhe mbrojtjen nga fitnet e ndryshme.

## Mbrojtja nga sprova në fe-besim

وَاصْبِرْ نَفْسَكَ مَعَ الَّذِينَ يَدْعُونَ رَبَّهُم بِالْغَدَاةِ وَالْعَشِيِّ يُرِيدُونَ وَجْهَهُ وَلَا تَعْدُ عَيْنَاكَ عَنْهُمْ تُرِيدُ زِينَةَ الْحَيَاةِ الدُّنْيَا وَلَا تُطِعْ مَنْ أَغْفَلْنَا قَلْبَهُ عَن ذِكْرِنَا وَاتَّبَعَ هَوَاهُ وَكَانَ أَمْرُهُ فُرُطًا ﴿28﴾

***28. Përkufizoje veten tënde me ata që lusin Zotin e tyre mëngjes e mbrëmje, e që kanë për qëllim kënaqësinë (razinë) e Tij, dhe mos i hiq sytë e tu prej tyre***




***e të kërkosh bukurinë e kësaj bote dhe mos iu bind atij që ia kemi shmangur zemrën e tij prej përkujtimit ndaj Nesh dhe i është dhënë epshit të vet, pse puna e tij ka mbaruar.***

**Shkaku i zbritjes së këtij ajeti-(28)**

- Në lidhje me ajetin 28 të kësaj sureje, transmeton Ibn Merduvije nga Ibn Abasi të ketë thënë: "Ky ajet ka zbritur për Umejje bin Halefin, kur i kishte kërkuar të Dërguarit a.s. një gjë, të cilën e kishte urryer, e kjo ishte dëbimi i të varfërve nga ndejat e tij dhe afrimi i parisë së Mekës.[1]

**Koment:**

Ajeti i 28 i kësaj sureje, është një porosi dhe këshillë-frymëzuese për të Dërguarin a.s., që të shoqërohej vetëm me ata njerëz që e përmendin Zotin mëngjes e mbrëmje, e madhërojnë Atë, e falënderojnë dhe i luten vetëm Atij, pavarësisht nëse janë të varfër apo të pasur. Ashtu siç cekëm më parë tek shkaku i zbritjes, ky ajet ka zbritur për disa prijës nga paria e kurejshëve, të cilët kishin kërkuar nga i Dërguari i Allahut që të ulej vetëm me ta, dhe t'i dëbonte prej ndejave të tij varfanjakët dhe të dobëtit prej muslimanëve, siç ishin Bilali Ammari, Suhejbi, Habbabi, Ibn Mes'udi dhe të tjerë. Mirëpo Allahu xh.sh. Ia kishte ndaluar një gjë të tillë duke e urdhëruar që të rrinte pikërisht me këta të varfër, por të sinqertë e të devotshëm në besimin e tyre. Në kontekst të kësaj këshille ka ardhur edhe ajeti 52 i sures "El-En'am": *"Dhe mos i përzë ata që adhurojnë Zotin e tyre pa pra mëngjes e mbrëmje, duke qenë të sinqertë ndaj Tij. Ti nuk përgjigjesh asgjë nga llogaria e tyre e as ata nuk kanë kurrfarë përgjegjësie nga llogaria jote, e po i dëbove ata do të bëhesh nga të padrejtit."*, për të cilin kemi edhe shkakun e zbritjes, sipas asaj që na rrëfen Sa'd Ibn Ebi Vekasi kur thotë: Transmeton Imam Muslimi në Sahihun e tij nga Sa'dibn Ebi Vekasi të ketë thënë: Ishim gjashtë veta me të Dërguarin e Allahut, ndërsa idhujtarët i thanë të Dërguarit a.s.: Dëboji këta që të mos na pengojnë. Prej këtyre të gjashtëve ishim Unë, Ibn Mes'udi, një njeri nga fisi Hudhejl, Bilali dhe dy njerëz emrat e të cilëve nuk më kujtohen, ndërkohë që të Dërguarit a.s. i zbriti ajeti 52 i sures El-En'am" [2]...

Në këtë konstelacion kanë ardhur edhe ajetet e sures Esh-Shuara'ë, të cilët flasin se edhe Nuhi a.s. ishte ballafaquar me parinë e popullit të tij, lidhur me besimtarët e varfër të cilët i kishin besuar.

*"Ata thanë: "E si të besojmë ty, kur ty të besojnë më të ulëtit?" Ai tha: "Unë nuk di se ç'punuan ata (që ju u thoni të ulët)". Përgjegjësia e tyre, nëse kuptoni, është vetëm para Zotit tim. E unë nuk do t'i përzë besimtarët. Unë nuk jam tjetër, por vetëm sa t'u tërheq vërejtjen haptas."* (Esh-Shuara'ë, 111-115)

Sipas shumë dijetarëve, ajeti i 28- i kësaj sureje, tregon për mënyrën më të mirë të mbrojtjes nga sprova në fe-besim. Rrëfimi i djelmoshave të cilët për të shpëtuar besimin e tyre të dëlirë, u larguan nga populli dhe paria e tyre jobesimtare si dhe shoqërimi në mes tyre, është udhëzues për ne që gjithmonë të zgjedhim shoqërinë e mirë, e cila është e devotshme, e sjellshme dhe me besim të pastër, pavarësisht pozitës së tyre ekonomike. Pra ruajtja nga sprova në fe bëhet duke u shoqëruar me njerëz të mirë dhe duke përkujtuar Ahiretin.

Shoqërimi me njerëz të devotshëm dhe të varfër, është etikë e pejgamberëve të Zotit, andaj, si e tillë, duhet të jetë edhe e jona. Sepse një zemër, e cila është e mbushur me dashurinë ndaj Allahut, është më e pasur dhe më e madhe sesa zemra e atij që është e mbushur me dashurinë e rreme të kësaj bote.

Nuk ishin vetëm idhujtarët mekas ata që i kishin kërkuar të Dërguarit a.s. që t'i dëbonte të varfrit. Këtë ia kishin kërkuar edhe disa prijës të tjerë arabë pas shpërnguljes në Medinë. Transmetohet nga Selman el-Farisiu të ketë thënë: Disa nga "El-Muel-lefetil kulub"-(disa prej atyre që shpresohej se do ta pranonin Islamin, (Shënim yni S.B.): Unejnetu bin Hisn dhe El-Akra'ë bin Habis me disa të ngjashëm të tyre, i thanë të Dërguarit të Allahut: O i Dërguar Allahut, Po të uleshe ti në krye të vendit (ndenjes) dhe po t'i largoje prej nesh këta, xhybet (rrobat) e të cilëve kundërmojnë, (kishin për qëllim Selmanin, Eba Dherrin dhe të varfrit e tjerë muslimanë, të cilët nuk kishin rroba të tjera), mbase do të bisedonim e do të uleshim më ty, do të na kishe folur e ne do të kishin marrë prej teje (ndonjë udhëzim-mësim). Atëherë i Dërguari i Allahut u ngrit dhe i kërkoi (këta varfanjakë-Selmanin, Ebu Dherrin e të tjerët)



derisa i takoi diku kah fundi i xhamisë duke e përmendur Allahun e Madhëruar dhe tha: "Falënderimi i qoftë Allahut, i Cili nuk më ma mori shpirtin e të vdisja, pa më urdhëruar që ta përkufizoj veten me këta burra të Ymetit tim. Me ju është jeta ime dhe me ju do të jetë edhe vdekja."[3]

- Është transmetuar nga Ebu Seidel Hudrijj dhe nga Ebu Hurejra të kenë thënë: Përderisa një njeri po lexonte suren "El-Hixhr" apo suren "El-Kehf" erdhi i Dërguari i Allahut, ndërsa njeriu që lexonte u ndal (heshti), kurse Resulullahi a.s. tha: "Kjo është ndenja (shoqëria) për të cilën jam urdhëruar që të shoqërohem e ta përkufizoj veten me ta".[4]

Pjesa e fundit e këtij ajeti: "... dhe mos iu bind atij që Ia kemi shmangur zemrën e tij prej përkujtimit ndaj Nesh dhe i është dhënë epshit të vet, pse puna e tij ka mbaruar.", është këshillë edhe më e drejtpërdrejtë, që të mos shoqërohej e as të mos i bindej tekeve e kapricieve të Umejje bin Halefit dhe parisë tjetër jobesimtare të mekasve, sepse puna e tyre ka mbaruar. Ata do të jenë përjetësisht në zjarrin e Xhehenemit. Zemrat e shumicës prej tyre nuk arritën të liroheshin nga prangat me të cilat ishin lidhur vetë, duke pasuar shejtanin e mallkuar, i cili ua kishte zbukuruar jetën e kësaj bote.

وَاصْبِرْ نَفْسَكَ مَعَ الَّذِينَ يَدْعُونَ رَبَّهُم بِالْغَدَاةِ وَالْعَشِيِّ يُرِيدُونَ
وَجْهَهُ وَلَا تَعْدُ عَيْنَاكَ عَنْهُمْ تُرِيدُ زِينَةَ الْحَيَاةِ الدُّنْيَا وَلَا تُطِعْ مَنْ
أَغْفَلْنَا قَلْبَهُ عَن ذِكْرِنَا وَاتَّبَعَ هَوَاهُ وَكَانَ أَمْرُهُ فُرُطًا ﴿28﴾

***29. E ti thuaj: "E vërteta është nga Zoti juaj, e kush të dojë, le të besojë, e kush të dojë, le të mohojë. Ne kemi përgatitur për jobesimtarët zjarr që muret e tij (të flakës) i rrethojnë ata, e nëse kërkojnë shpëtim, ndihmohen me një ujë si katran që përvëlon fytyrat. Sa e shëmtuar është ajo pije,dhe sa vend i keq është ai".***

Pas këtyre ajeteve sqaruese dhe argumenteve të pakontestueshme, jobesimtarëve nuk u mbeti me ndonjë arsye apo shkas që edhe më tej të qëndronin në mosbesimin e tyre, sikur të ishin statuja të palëvizshme. Përkundrazi, ndjenjat e tyre shpirtërore, do të duhej të lëviznin e të ndjenin dashurinë dhe ngrohtësinë hyjnore që u ofrohej në çdo moment. Por..., megjithatë, në fe-besim nuk ka dhunë e as imponim. Secili njeri e ka sferën e lirisë së tij për të besuar apo mohuar. Askush nuk mund ta detyrojë askënd të besojë, kur zemra e tij nuk është e gatshme të përthithë dritën e udhëzimit. Pikërisht për këtë arsye, ekziston Dita e Gjykimit, ekzistojnë Xheneti dhe Xhehenemi, ekziston Drejtësia Hyjnore. Ata që nuk e pranuan dritën e këtij udhëzimi, do të mbesin përjetësisht në errësirë. Ata do të ndëshkohen në skëterrat dhe humnerat e Xhehenemit (Ferrit). Zjarri përcëllues do t'i djeg fytyrat dhe gjymtyrët e tyre. Ata janë të rrethuar nga çdo anë me këtë zjarr të tmerrshëm. Nëse kërkojnë ndihmë, atyre do t'u hidhet ujë i zi si katran, i cili ua përvëlon fytyrat e tyre duke i shëmtuar ato. Shija e këtij uji është aq e keqe dhe kundërmuese, dhe as që mund të krahasohet madje as me kundërbimin më të neveritshëm në këtë botë. Ky është vendi më i shëmtuar, vendi i turpit të përjetshëm, të cilin e "merituan" për shkak të arrogancës dhe kryeneçësisë së tyre në jetën e kësaj dynjaje...

إِنَّ الَّذِينَ آمَنُوا وَعَمِلُوا الصَّالِحَاتِ إِنَّا لَا نُضِيعُ أَجْرَ مَنْ أَحْسَنَ
عَمَلًا ﴿30﴾ أُوْلَئِكَ لَهُمْ جَنَّاتُ عَدْنٍ تَجْرِي مِن تَحْتِهِمُ الْأَنْهَارُ
يُحَلَّوْنَ فِيهَا مِنْ أَسَاوِرَ مِن ذَهَبٍ وَيَلْبَسُونَ ثِيَابًا خُضْرًا مِّن
سُندُسٍ وَإِسْتَبْرَقٍ مُّتَّكِئِينَ فِيهَا عَلَى الْأَرَائِكِ نِعْمَ الثَّوَابُ
وَحَسُنَتْ مُرْتَفَقًا ﴿31﴾

***30. E ata që besuan dhe bënë vepra të mira, s'ka dyshim se Ne nuk i humbim shpërblimin atij që është bamirës.***

***31. Të tillët e kanë vendin në xhennetin e Adnit, nën të cilin rrjedhin lumenj; e aty stolisen me rrathë të artë dore dhe ata veshin rroba të gjelbra prej mëndafshi të***




***hollë e të trashë, janë mbështetur aty në shtretër. Sa shpërblim i mrekullueshëm është dhe sa vend i bukur është ai."***

Ata që besuan dhe gjatë jetës në këtë botë nuk u joshën nga të mirat e saj, por kishin gjithnjë parasysh se një ditë do të dalin para drejtësisë dhe gjykimit të Allahut, ata tash do të jenë grupi i shpëtuar dhe fitimtar. Allahu xh.sh. është zotuar se nuk do ta humb punën dhe mundimin e atij që ka bërë bamirësi, por do ta shpërblejë me të mirat e Tij të pakufishme. E ku ka mirësi më të madhe sesa Xhenneti Adn, nën të cilin rrjedhin lumenj me ujë të kthjellët sikurse kristali. Në këto kopshte të Parajsës, besimtarët do të trajtohen mbretër e shkuar mbretërve. Ata të mbështetur në kolltukë prej ari, të veshur me rroba mëndafshi, do të sodisin të gjitha këto mirësi të pakufishme, duke falënderuar Allahun e Gjithëmëshirshëm, që i shpërbleu për hir të besimit të tyre të pastër e të sinqertë. As imagjinata më e bujshme njerëzore, nuk mund të konceptoj të mirat që besimtarët do t'i kenë në Xhenet, por shpërblimi më i madh për secilin prej tyre do të jetë shikimi në Madhërinë e Tij, (subhane ve teala), shikim ky i cili i mbush me dashurinë e përjetshme, pas të cilit, zemra e kërkon vetëm atë ndjesi të papërshkrueshme të kënaqësisë...

**Porosia e këtyre ajeteve: (27-31)**

- Allahu xh.sh. e urdhëroi të Dërguarin e Tij qët'ua përcjell të gjithëve, besimtarëve dhe jobesimtarëve se çka i ka zbritur atij nëpërmjet këtyre ajeteve kuranore rreth ngjarjes së djelmoshave që u strehuan në shpellë, rreth thirrjes në Njëshmëri, për ndalimin e shirku dhe idhujtarisë.
- Kurani është libër që flet për shumë çështje të fshehta, të cilat askush prej njerëzve nuk mund t'i dijë apo deshifrojë, përveç atyre të cilat Allahu dëshiron t'Ua zbulojë njerëzve nëpërmjet tëDërguarve të Tij, siç është rasti me ngjarjen e djelmoshave të shpellës, tregimin e Musait a.s. me Hidrin, apo tregimin e Dhulkarnejnit.
- Askush nuk mund të ndryshojë diç prej Kuranit, sepse është Libër për të cilën garancitë i ka dhënë vetë Krijuesi Fuqiplotë, sepse Ai ka thënë: *"Ne me Madhërinë Tonë e shpallëm Kur'anin dhe Ne gjithsesi jemi mbrojtës të tij"* (El-Hixhr, 9),
- Allahu xh.sh. Ia ka mundësuar çdo muslimani që të strehohet në një shpellë figurative, në kohë turbullirash e fitnesh, e kjo shpellë e sigurt është Imani dhe afërsia tek Allahu, me gjëra nga të cilat Ai është i kënaqur. Ai i cili kërkon strehim tek Allahu, pa dyshim që e ka gjetur strehimin më të sigurt.
- Urdhërimi për të lexuar Kuran, dhe të punuarit me të, është mburoja më e fortë nëpërballjen me përgënjeshtruesit e së vërtetës.
- Islami është fe e barazisë dhe e dashurisë. Nën hijen e Ligjeve të kësaj feje, nuk ka dallim në mes të pasurit dhe të varfrit, sundimtarit dhe shërbëtorit. Tek Allahu të gjithë jemi të barabartë në përgjegjësi. Bile, të varfrit kanë një pozitë të lartë në Islam, kur dihet se Vetë Allahu xh.sh. e porosit të Dërguarin a.s. që të shoqërohet me të varfrit muslimanë: *"Përkufizoje veten tënde me ata që lusin Zotin e tyre mëngjes e mbrëmje, e që kanë për qëllim kënaqësinë (razinë) e Tij..."*
- Ai që mendon se mund t'ia dalë i vetëm në kohë fitnesh e turbullirash, duke qenë i izoluar nga njerëzit e mirë, ai është i gjykuar të dështojë. Muslimanët, vetëm të bashkuar, mund të jenë të respektuar nga të tjerët.
- E vërteta e kësaj feje është sqaruar nga ana e të Plotfuqishmit, andaj secili është i lirë të besoj ose të mos besojë.
- Për ata që nuk besojnë, duke ndjekur epshet dhe pasionet e ulëta, Allahu xh.sh. ka përgatitur si ndëshkim zjarrin e Xhehenemit, në të cilin ka ndëshkime të tmerrshme.
- Ndërsa ata që i besuan udhëzimit të Tij dhe ndoqën rrugën e pejgamberëve, shpërblimi meritor për ta do të jetë Xheneti, me kënaqësitë dhe bukuritë e tij.
- Madhështia e stilit të lartë kuranor, shihet në përfundimin e ajeteve 29, ku i Lartmadhërishmi flet për vendqëndrimin e jobesimtarëve në Xhehenem: *"Sa e shëmtuar është ajo pije, dhe sa vend i keq është ai"*. dhe përfundim të ajetit 31, ku Allahu xh.sh. flet për vendqëndrimin e besimtarëve në Xhenet: *"Sa shpërblim i mrekullueshëm është dhe sa vend i bukur është ai."*. *(vijon)*

1) El-Vahidiu "Esbabun-nuzulil Kuran" fq. 490, (me rivajet nga BedruddinelArgijani), Rijad, 2005. 2) SahihulMuslim, hadithinr 46, (2413) kapitulli vlera e sahabëve, kreu vlera e Sa'dIbnEbiVekasit. 3) El-Vahidiu "Esbabun-nuzulil Kuran" fq. 490. 4) Et-TefsirulMunir, vëll. VIII, fq. 262

Prof.ass.dr. Musa Vila

# Fenomenet shpirtërore që e shkatërrojnë shoqërinë (2)

- *"Ve la tehasedu"* – "Mos ia keni zili njëri-tjetrit"

Fjala zili do të thotë: lakmi ta futësh në dorë një të mirë që ka dikush. Zilia është cilësi e munafikut. Duhet ta lutim Allahun xh.sh. të na ruajë nga ziliqarët. Në suren Felek qëndron lutja: "O Zot, (më ruaj) Nga e keqja (zilia) e ziliqarit, kur ai vepron (bën zili)".

Ziliqari vazhdimisht ka qëllim të keq, mendon keq dhe fjalët i ka të këqija. "Besimtari lakmon (të mirën e tjetrit), munafiku bën zili." Zilia është pasojë e mosbesimit. Ziliqari shpreh moskënaqësi edhe me Kaderin (përcaktimin) e Zotit xh.sh. Se çdo e mirë që e ka besimtari tjetër është kader (caktim) i Zotit xh.sh., kurse ziliqari mendon si ta zhdukë ose ta përvetësojë atë të mirë, prandaj plotësisht është në kundërshtim me përcaktimin e Zotit xh.sh.

Zilia (smira) nuk kufizohet vetëm tek individët, ajo gjendet edhe te popujt ndaj popujve të tjerë. Çifutët ua kishin zili arabëve për Pejgamberin a.s. dhe për zbritjen e Kur`anit etj. Kështu sot, armiqtë na e kanë zili se jemi pjesëtarë të Islamit, se jemi popull tjetër (shqiptar), kemi atdhe me shumë begati, e këto janë dhunti të Allahut. Në Kur`an thuhet: "A u kanë zili atyre njerëzve për atë që Allahu u dha nga mirësitë e Tij? (En-Nisaë, 54)

*"Ve la tedaberu ve la tebegadu* - Mos ia ktheni shpinën njëri-tjetrit, as mos e urreni njëri- tjetrin."

Domethënia e kësaj pjese të hadithit është që asnjëri të mos flasë pas shpine për tjetrin, as të mos e presë të largohet ndonjëri, pastaj të thotë për të fjalë që nuk i dëshiron ai. Kështu fjala: tedaberu do të thotë "Et-tekatiu vel-earadu" – "ndërprerje, kundërshtim" që vjen si pasojë e hidhërimit, e fjalosjes, për shkak të fjalëve që dëgjohen pas kontakteve të fundit me njëri-tjetrin.

Në jetën e përditshme është më se e domosdoshme ta kemi parasysh këtë hadith, pasi i bashkon zemrat, i largon veset dhe dukuritë negative.

Edhe: *"tevel-la jevmel zehfi"* - dezertimi është një nga shtatë mëkatet më të mëdha që i ka përmendur Pejgamberi s.a.v.s. në hadithin e tij, e që ky veprim ka të bëjë me kthimin e shpinës muslimanëve.Këto shtatë mëkate të mëdha janë: shirku, mosrespektimi i prindërve, mbytja e njeriut e ndaluar nga sheriati, përveç sipas ligjit, përvetësimi i pasurisë së jetimit, kamata, magjia, dezertimi (në momentin kur i del përballë armikut).[1]

Urrejtja - *tebegadu* është ndjenjë e fortë armiqësie. E kundërta e saj është dashuria, diçka që e do shpirti. Pejgamberi s.a.v.s. e ka ndaluar urrejtjen, sepse Allahu xh.sh. na ka bërë vëllezër. Cilësi e vëllazërimit (e harmonisë) është dashuria për njëri-tjetrin dhe jo urrejtja.

Urrejtja lind nga haramet që përdoren në atë shoqëri, si: bixhozi, kamata, alkooli, falli. Kjo thuhet edhe në Kur`an, në ajetin me të cilin ndalohen alkooli dhe bixhozi. Ky ajet mbyllet me këto fjalë:" Shejtani nuk dëshiron tjetër, përveç se nëpërmjet verës dhe bixhozit të hedhë armiqësi mes jush..(El Maide,91)

E kundërta e urrejtjes është dashuria, baza e imanit dhe e Xhennetit. Pejgamberi a.s. ka thënë:"Nuk do të hyni në Xhennet derisa të besoni, e nuk do të besoni derisa të mos duheni, ..."[2]

*"Ve kunu ibadall-llahi ihvanen* - Bëhuni robër të Zotit, se do të jeni vëllezër."

Nuk ka forcë më të madhe se vëllazërimi, bazë e të cilit është besimi.

Allahu xh.sh. thotë: "Vërtet besimtarët janë vëllezër".(El Huxhurat,10)

Sipas këtij ajeti muslimanët janë një familje, përkundër asaj se janë popuj të ndryshëm, për nga gjuha, ngjyra,



raca dhe prejardhja. Ajeti nuk thotë se njerëzit, fiset dhe kombet, janë vëllezër, por thekson se besimtarët janë vëllezër.

Besimi i bashkon njerëzit e racave, të ngjyrave, të kombeve e të gjuhëve të ndryshme në një forcë dhe unitet të madh, që quhet "Ummet". Besimtarët duhet ta ndiejnë veten vëllezër dhe të mbështeten në kushtetutën e Allahut xh.sh., në të cilën thuhet: "Të gjithë kapuni për litarin e Allahut (Kur`anin) e mos u përçani".(Ali Imran, 103)

Ne, si komb (shqiptar), kemi nevojë më së tepërmi të besojmë në një Zot xh.sh., pasi imani na mban të bashkuar, na jep detyra, përgjegjësi dhe na ndërgjegjëson për gjërat e kombit tonë. Imani besimtarët shqiptarë i konsideron si një trup. Pejgamberi a.s thotë: "Shembulli i besimtarëve për dashuri ndaj njëri-tjetrit, në mëshirë dhe në përjetime është sikur një trup, kur një gjymtyrë lëngon, me të lëngon i tërë trupi nga dhembja, tensioni e temperatura."

- "*El-muslimu ehul muslimi, la jedhlimuhu ve la jehdhuluhu* - Muslimani është vëlla i muslimanit, nuk i bën mizori dhe nuk e lë të vetmuar." Ata i ndihmojnë njëri-tjetrit në vështirësi, sëmundje, rast vdekjeje, varfëri, vuajtje etj.

- Fjala "*El-Ehu*" – "vëlla" në të gjitha hadithet e Pejgamberit s.a.v.s. do të thotë vëllazërim në emër të Islamit dhe jo vëllazërim sipas emërtimeve të ndryshme të reja: p.sh. siç janë vëllazërimi për nga gjaku, atdheu, puna, sistemi politik etj. Të gjitha këto emërtime (kritere) janë të papranueshme për Islamin.

- Fjala: "*Edh-dhulmu*" - "mizori" do të thotë: "Të vësh diçka jo në vend të vet e që nuk i përket atij", ose ka pakësim, a shtim, duke anuar nga koha dhe vendi i tij.

Sipas disa njerëzve të urtë, mizoria është tri llojesh:

1 - Mizoria ndërmjet njeriut dhe Allahut xh.sh.. Më të mëdhatë janë: shirku

(politeizmi), mosbesimi dhe dyfytyrësia (hipokrizia). Allahu xh.sh. thotë: "Me të vërtetë politeizmi është mizori e madhe."(Lukman, 13)

2 - Mizoria te njerëzit, për të cilën Allahu xh.sh. thotë: E ka rrugë për ndëshkim vetëm kundër atyre që u bëjnë njerëzve mizori." (Esh-Shura, 42).

3 - Mizoria ndërmjet njeriut dhe vetes së tij, për të cilën Allahu xh.sh. thotë: "E prej tyre ka që edhe vetvetes i bëjnë mizori. "Gjithashtu thotë: "E kush e manipulon atë, ia ka bërë vetes një mizori." (El Bekare, 231)

Fjala e Muhammedit s.a.v.s.: "*La jehdhuluhu* - nuk e lë të vetmuar", d.m.th. besimtari i ndihmon besimtarit dhe e përkrah atë kur ka nevojë për ndihmën dhe për përkrahjen e tij. Fjala: "havlan" d.m.th. kur shpreson se do të të ndihmojë, por nuk të ndihmon kur ke nevojë. Nuk është njerëzore ta lëmë njëri-tjetrin të vetmuar, se këtë e bën shejtani (djalli). Allahu xh.sh. thotë:

"Shejtani shpeshherë e lë njeriun të vetmuar." As ithtarët e vet djalli nuk i do, i lë pa ndihmë, prandaj ne, si besimtarë, nuk bën ta lëmë njëri-tjetrin në vuajtje e në vetmi sikur djalli, prandaj njerëzit këtë cilësi, në veçanti besimtarët, nuk duhet ta bëjnë të vetën.

- Fjala e tij: "*Ve la jahkiruhu* – Nuk e nënçmon atë". "El-Ihtikaru" lidhet me nënçmimin, me të cilin ndokush përpiqet ta poshtërojë autoritetin e ndokujt dhe të përfitojë nga e drejta e tij, duke bërë presion të vazhdueshëm me sjellje arrogante ose me fyerje. Që nënçmimi i muslimanit është poshtërsi e madhe duket në vazhdimin e komentit të pjesës së hadithit bazë: "Nga e keqja (mëkati) që i mjafton njeriut, është nënçmimi i vëllait të tij musliman."

Nënçmimi njeriun e bën mendjemadh, duke dashur ta ngrejë veten mbi të gjithë të tjerët, pra njeriun e zhyt në të këqija, dhe të mirat ia largon. Më e keqja e tij është se mbi të rëndon Hidhërimi i Allahut xh.sh.

- Pejgamberi s.a.v.s., në vazhdim, thotë: "*Kul-lul-muslimi alel muslimi haramun demuhu ve maluhu ve irduhu* - Çdo musliman i ka të ndaluara gjakun e muslimanit, pasurinë dhe nderin e tij".

Këtu Pejgamberi s.a.v.s. na ka tërhequr vërejtjen se kemi për detyrë ta ruajmë muslimanin, jetën, pasurinë dhe nderin e tij. Sa i përket ruajtjes së muslimanit, me gjithë këtë, ajo nuk kufizohet vetëm në këto gjëra që u përmendën në hadith, sepse është detyrim të ruhen të gjitha gjërat që i përkasin atij. Këtë më së miri e ilustron një rregull e përgjithshme e sheriatit: "*Kul-lul-muslimi alel muslimi haramun* – "Muslimani për muslimanin në tërësi është i ndaluar."

- Pjesa e fundit të hadithit: "Me të vërtetë Allahu nuk e shikon trupin as fizionominë tuaj, por i shikon zemrat dhe veprat tuaja (Pejgamberi tha:) Devotshmëria është këtu, devotshmëria është këtu duke vënë dorën në zemrën e tij."

Pejgamberi s.a.v.s., në vazhdim të hadithit, nga Ummeti i tij kërkon të jetë largpamës, të gjykojë me mendje të shëndoshë, në gjykime për bazë t`i ketë veprat dhe jo fizionominë dhe formën e jashtme, ngase forma e jashtme dhe fizionomia të mashtrojnë. Shumë njerëz propagandojnë çështje me vlerë, por janë të pamoralshëm. Veshjen e kanë mahnitëse, por mendimet i kanë të çoroditura, nga jashtë janë të hijshëm, kurse brenda të shëmtuar. Trupin e mbajnë të pastër, kurse zemrën e kanë përplot zili e padrejtësi.

Këtë që u tha më lart e vërteton edhe ky hadith: "Një njeri kaloi pranë Pejgamberit s.a.v.s., i pyeti dhe u tha shokëve: "Çka thoni për këtë njeri? Ata thanë: "E meriton, nëse kërkon për t`u martuar duhet të martohet, nëse ndërmjetëson pranohet ndërmjetësimi i tij, nëse flet duhet të dëgjohet. "Pastaj heshti. Ndërkohë kaloi një musliman i varfër. Ai tha: "Çka thoni tash për këtë (njeri)? Ata thanë: "Nëse kërkon të martohet, nuk e meriton martesën, nëse ndërmjetëson, nuk i pranohet ndërmjetësia, madje edhe nëse flet nuk duhet t`i dëgjohet fjala. Mandej Pejgamberi s.a.v.s. tha: "Hadha hajrun min mil'il erdi mithle hadha" - "Ky është më i mirë se gjithë njerëzit që gjenden në Tokë se sa ai (i pari)."[3]

1) Sahihul Buhari –kitabul Hudud: 6351 2)"Sahihu Muslim", v. f.180, nr.81. 3) "Sahihul Buhari", v.16, f.34, nr.4701.

Mr. Orhan Bislimaj

# Tallja me Islamin *(el-istihzau)* dhe deklarimet publike

Allahu i Lartësuar në Kur'an ka thënë: "E s'ka dyshim se ata janë, të cilët e fyejnë Allahun dhe të Dërguarin e Tij, ata i ka mallkuar Allahu në Dynja e në Ahiret dhe për ta ka përgatitur një dënim të dhembshëm". (El Ahzab, 57)

## Domethënia e talljes (el-istihzau)

Prej veprimeve të myslimanit që cilësohen si mohuese ndaj besimit islam, është edhe tallja me Islamin. Në Kur'an dhe në hadithe të Pejgamberit a.s., si nocion për talljen ka ardhur fjala "el-istihzau", që do të thotë, përqesh, tall dikë, sillet me përbuzje, mospërfillje ndaj dikujt, etj. (Et-Tevbe, 65-66), si dhe nocioni "es-suhrijjetu" (përqeshje, tallje, ironi, sarkazëm) (shih: Kur'ani, El-Bekare, 212). Po ashtu, me këtë kuptim përdoret edhe nocioni "el-ihtikar" (përbuzje, injorim), dhe nocione të tjera.[1] Fundja, shprehjet nuk kanë rëndësi, sepse tallja mund të jetë edhe me zemër (nijjet), por më e rëndësishme është domethënia semantike dhe terminologjike e talljes, e cila, në këtë rast ka të bëjë me fjalët, sjelljet dhe qëndrimet e një myslimani, të cilat duken qartë se janë tallje, mohuese, nënçmuese, zhvlerësuese, përqeshje ndaj fesë Islame apo të një parimi bazë të besimit islam. Me një fjalë, myslimani që flet kundër Islamit, që tallet pa fije turpi, që e kundërshton një ritual fetar me të cilin obligohemi prej Allahut, etj., a është akoma mysliman apo lidhja e tij me Islamin ka marrë fund?!

Dijetarët islamë kanë trajtuar gjerë e gjatë këtë çështje, meqenëse si veprim është shumë i ndjeshëm dhe i rrezikshëm, edhe për faktin se autorin e nxjerr nga feja. Ata, talljen e ndajnë në atë që është e qartë dhe jo krejtësisht e qartë. Pastaj bëjnë dallim në mes talljes me parimet bazë të Islamit (el-aslijjetu), dhe talljes me parimet dytësore të fesë (el-fer'ijjetu); më pastaj dispozitat e talljes me Allahun dhe me të Dërguarin e Tij s.a.v.s., etj.. Ndoshta do të ishte mirë ta trajtojmë talljen në mënyrë të gjithanshme dhe, nëse do Allahu, duhet ta bëjmë këtë, por kësaj radhe do të trajtojmë talljen që ka të bëjë me parimet bazë të fesë dhe që është e qartë.

## Feja Islame është nga Allahu

Feja Islame nuk është lojë dhe as lodër, që njeriu të tallet si të dojë dhe kur të dojë. Ajo nuk është as ideologji, që të ndryshojë përditë. Jo, Islami është fe e shpallur nga Allahu dhe ka ardhur për të udhëzuar njeriun në çdo aspekt të jetës së tij. Allahu në Kur'an ka thënë: "(Kjo fe jona është) Njgyrosje e All-llahut, e kush ngjyros (me fe) më mirë se All-llahu? Ne vetëm Atë adhurojmë". (Kur'an, El-Bekare, 138). Madje, Feja Islame është dhurata e vetme që është dërguar për sojin njerëzor, pa dallim. Njeriu që pranon dhuratën e Allahut, nuk nënçmohet, veçse nderohet.

Feja Islame, më drejt, çdo parim bazë i besimit islam është shpallje nga Allahu dhe argumentohet me Kur'an dhe Synet. Këtu kam për qëllim parimet që përbëjnë subjektin e çështjeve, për të cilat ka konsensus i gjithë Ymeti islam (ehlu'l kible), se janë domosdoshmëri besimore dhe parime të shenjta të Fesë (el-malumu mine'd-dini bi'd-darureti). Ato fillojnë me deklaratën islame, domethënë me dëshminë (shehadeti) se Allahu është Një i Vetëm pa rival dhe se Muhamedi a.s. është i Dërguari i Tij, pastaj besimi për ekzistimin e melaikeve, besimi në Librat e shpallur, besimi në pejgamberët, besimi në ringjallje, besimi se e mira dhe e keqja ndodhin me krijimin e Allahut. Besimi se falja e namazit, dhënia e zekatit, kryerja e haxhit, dhe agjërimi i Ramazanit janë obligim për myslimanin. Të besuarit se mbulimi i femrës dhe veshja e dinjitetshme e saj është obligim nga Allahu dhe nuk është traditë kombëtare e një vendi. Po ashtu, të besuarit se myslimani është i obliguar të jetë i moralshëm dhe të largohet nga ato që i ka ndaluar Allahu (haramet), siç janë vjedhja, amoraliteti, droga, alkooli, bixhozi, kamata, mishi i derrit, rrena, mashtrimi, hipokrizia, padrejtësia ndaj fqinjit, padrejtësia ndaj tjetrit dhe parime të tjera.

Nëse njeriu beson sinqerisht me zemër në këto parime dhe të tjera që nuk i kemi përmendur, dhe beson se ato janë parime të shpallura prej Allahut, dhe këtë besim e deklaron me gjuhë, - ai njeri konsiderohet se hyn në Islam. Mbi këtë besim, ky musliman obligohet që të zbatojë ato parime në jetën e tij.



dhe ndihen myslimanë. Por, gjeste të këtilla, zakonisht bëjnë dhe po bëjnë, ata myslimanë që Islamin nuk po e konsiderojnë tipar të tyre, madje e konsiderojnë si një pengesë. Këta tipa myslimanësh, që dua të besoj se janë pak me numër brenda bashkësisë myslimane, sikur bëjnë garë se cili prej tyre do të tallet më shumë me Islamin. Fatkeqësisht, këtyre njerëzve, mediet publike në Kosovë dhe në Shqipëri po u japin shumë hapësirë. Prandaj, sot nuk konsiderohet e çuditshme nëse një mysliman shqiptar, i familjes myslimane, flet në televizion se Islami është prapambeturi, se mbulesa është degradim shoqëror dhe primitivizëm, se Muhamedi është vetëm një njeri i arabëve, ose se namazi është vetëm gjimnastikë dhe asgjë tjetër, apo se shkuarja në haxh është vetëm një shpenzim etj. etj.. Dhe, edhe më keq, disa të tjerë thonë se janë agnostikë, me se vetë ata e pohojnë një distancim nga të qenët myslimanë. Të gjitha këto fjalë i thonë me sarkazëm dhe përçmim për Islamin, dhe qëndrojnë krenarë për qëndrimet e tyre. Në anën tjetër, thonë se i përkasin besimit islam.

Pa dyshim, këtu fillon dhe mbaron problematika e çështjes, sepse myslimani që i thotë këto fjalë, ia pamundëson vetvetes së tij që edhe më tutje të jetë mysliman – anëtar i Islamit, për faktin se ka mohuar me vetëdije një prej parimeve të Fesë. Ky është një standard dhe kriter që i përshkon të gjitha llojet e anëtarësimit, jo vetëm atë fetar. Nëse një militant tallet me partinë e vet, ose e zhvlerëson atë publikisht, do të thotë që tashmë është larguar nga partia, pavarësisht nëse është marrë apo jo vendimi për largimin e tij. Ai mund të rikthehet në parti, por vetëm pasi të pendohet. Diçka e ngjashme ndodh edhe me fenë, pra, një person mund të kthehet në fenë e vet (Islame), po vetëm pasi të bëjë "teube istigfar" (pendim dhe kërkimfalje tek Allahu).

Të gjithë dijetarët islamë janë unikë, se tallja me fjalët e Allahut (ajetet e Kur'anit) apo nënçmimi i namazit, i haxhit, i Xhenetit, i Xhehenemit, i pejgamberëve, i fikhut islam në përgjithësi, ose tallja me ndonjë element prej shenjave të njohura të Islamit, siç janë: ezani, xhamitë, lutjet fetare etj., janë veprime të mosbesimit (kufrit), duke u bazuar në ajetin, si në vijim[2]:"E nëse ti i pyet ata (përse tallen), do të thonë: Ne vetëm jemi mahitur e dëfryer. Thuaju: A talleni me Allahun, Kur'anin

Ky është një përkufizim i thjeshtë dhe i shkurtër i përkatësisë islame të njeriut. Në këtë kontekst, njeriu vazhdon të qëndrojë në Islam, përderisa të mos mohojë një parim prej parimeve të Islamit, që u përmendën më lart. Mirëpo, në momentin që mohon një parim, p.sh. thotë se namazi nuk është obligim, pastaj e mohon Kur'anin apo agjërimin, ose thotë se mbulimi i femrës nuk është obligim fetar apo lejon alkoolin etj., ai konsiderohet se ka bërë një veprim të mosbesimit (kufrit) dhe organet kompetente islame obligohen ta akuzojnë me procedurë të rregulltë për dalje nga feja islame.

**Tallja me Islamin është mosbesim (kufr)**

Gati harrova të them se motivi që të shkruaj për këtë çështje, janë pikërisht deklarimet publike të disa myslimanëve të hapësirave tona, e të cilat cilësohen a priori si përçmim, degradim apo mohim të fesë (islame). Kuptohet, tallje dhe fjalë kundërshtuese ndaj Islamit, së paku me vetëdije, nuk thonë ata që kanë iman (besim)



kundërshton me fjalë a vepër. Sepse, fryma e Islamit është fryma e shpirtit të njeriut, prandaj nuk mund të tallet me të ose të ngrihet kundër tij. Nuk ka ndodhur që një mysliman i mirëfilltë të largohet nga Islami, siç ndodh për shembull me fetë e tjera, që madje një klerik të lërë fenë e vet dhe të kalojë në Islam. Aventura të këtilla kohët e fundit ka mjaft shumë. Përkundrazi, unë asnjëherë nuk kam dëgjuar dhe as lexuar që një hoxhë të ketë lënë Islamin dhe të ketë kaluar në një fe tjetër.

Mirëpo, gjatë rrugëtimi të Islamit, historia ka njohur mynafikë (hipokritë) dhe njerëz të ligj, të kishin deklaruar se ishin myslimanë, po do të kishin punuar kundër myslimanëve. Zakonisht kjo kategori tallej me myslimanët dhe me Islamin. Kur'ani i përmend mynafikët e kohës së Pejgamberit a.s., të cilët talleshin me të dhe kauzës së Islamit i patën shkaktuar shumë telashe e probleme. Ishte shumë vështirë që të njiheshin ata, ngase shtireshin se ishin myslimanë, po në zemrat e tyre e ruanin kufrin (mosbesimin). Edhe më keq, llogariteshin si njerëz të shpisë, dhe njeriu nuk kishte si të mbrohej prej njeriut të vet. Për shkak të këtij pozicioni të fshehtë, mendohet se dëmi i mynafikëve për Islamin është shumë më i madh sesa dëmi i mosbesimtarëve. Po edhe dënimi i Allahut ndaj tyre është shumë i dhembshëm, pikërisht për këtë shkak.

Allahu, në shumë raste, ka lajmëruar Pejgamberin a.s. për mynafikët dhe kurthet e tyre, sikurse është demaskimi i mynafikëve në luftën e Hendekut etj.. Pejgamberi a.s. ka ndërmarrë masa, në raste konkrete, në mënyrë që të eliminonte dëmin e tyre. Në çfarëdo situata, mynafikët nuk pranonin se nuk ishin myslimanë, dhe refuzonin akuzën për tradhti ndaj myslimanëve. Përgjigjen e mynafikëve e përmend Allahu në Kur'an:

"Ata betohen në Allahun se nuk kanë thënë (asgjë te keqe), e në të vërtetë kanë thënë fjalë që nuk përkojnë me besimin dhe, pasi patën shprehur besimin, ata e mohuan (bën kufr)...". (Et-Tevbe, 74).[5]

Ky ajet thuajse të ketë zbritur pikërisht për këta mynafikët e kohës sonë. Gjithë kohën flasin fjalë të vrazhda për parimet bazë të fesë Islame, po edhe për Islamin në përgjithësi, e në anën tjetër, me gojën plot, deklarojnë

dhe të dërguarin e Tij? Mos kërkoni fare ndjesë, ju pasi që (shpallët) besuat, keni mohuar". (Et-Tevbe, 65-66).

Në këtë ajet Allahu shpalos të vërtetën e disa njerëzve, që i patën deklaruar besimin Pejgamberit a.s., porse, në anën tjetër, talleshin me Allahun, me Kur'anin dhe Pejgamberin a.s.. Për shkak të këtyre veprimeve, Allahu i drejtohet Pejgamberit a.s. që t'u thotë se, ndonëse e kanë shpallur besueshmërinë, pra kanë thënë se janë myslimanë, sikur thonë sot disa njerëz, në anën tjetër, ata, në të vërtetë, nuk janë myslimanë, sepse me zemër kanë mohuar. Ndërsa nënçmimi që buron nga zemra determinon ekzistencën e mosbesimit si nga aspekti i zemrës, ashtu edhe nga aspekti i gjuhës.[3] Në kontekst të këtij ajeti, Ibni Hazmi r.h.thotë: "Allahu e ka shkruar se tallja me Allahun xh. sh. ose me ajetet e tij, ose me ndonjë pejgamber prej pejgamberëve të Tij, konsiderohet kufër prej kufrit, i cili të nxjerr nga imani. I Lartëmadhërishmi nuk u ka thënë atyre: "Unë e di se ju e ruani kufrin në zemrat tuaja", por i ka bërë pabesimtarë, pikërisht për shkak të talljes".[4]

### Tallja me Islamin tipar i mynafikëve

Tallja me fenë Islame ka qenë një tipar identitar i mynafikëve (hipokritëve në Islam). Myslimani që beson sinqerisht, nuk tallet kurrë me Islamin, dhe as nuk e

se janë myslimanë, madje me emër, me mbiemër e me familje. Në të vërtetë, tipat e këtillë ndjekin të njëjtën rrugë të mynafikëve të kohës së Resulullahit s.a.v.s., veçse në rrethana moderne dhe me forma të kohës. Ata vepronin kundër Pejgamberit dhe talleshin me të, e këta të sotmit veprojnë kundër Islamit dhe tallen me të. Ata mbyllnin veshët me gishta për të mos dëgjuar fjalimin e Pejgamberit a.s., kurse këta nuk dëshirojnë ta shohin Islamin të gjallë.

Është shumë hipokrite dhe ironike, kur dëgjojmë prej disa personave publikë se "beson në Allahun", por nuk beson në obligueshmërinë e namazit e agjërimit apo të mbulesës islame për femrat. Bile këto i konsideron si diçka të huaj dhe prapambetje?! Këto pikëpamje janë bindje hipokrite ndaj Allahut, po edhe ndaj deklarimit për besim në Allahun. Ta sqarojmë edhe më mirë këtë çështje. Myslimani i këtillë nuk e pranon obligimin e namazit, agjërimit, mbulesës, etj., mirëpo thotë se e beson Allahun!? Si mund të jetë e drejtë kjo, kur dihet se namazi, agjërim e mbulesa janë obligime prej Allahut.

Më lart e cituam ajetin, ku Allahu thotë: "A me All-llahun, librin dhe të dërguarin e Tij talleni"? Në këtë ajet vërtetohet lidhshmëria në mes të Allahut, Kur'anit dhe Pejgamberit. Shpjegimi i thjeshtë i kësaj është se Allahu ka obliguar namazin, agjërimin e mbulesën dhe këto i ka urdhëruar nëpërmjet Kur'anit, i cili i është dërguar Pejgamberit a.s.. Prandaj nuk mund të themi se besoj në Allahun Krijues, por nuk besoj në Kur'an, ose në dërgimin e Muhamedit a.s., sepse besimi në Allahun, në njërën anë, kurse refuzimi i Kur'anit apo Muhamedit, në anën tjetër, është tallje dhe përgënjeshtrim. Kjo i bie, për shembull, sikur njeriu thotë se beson ekzistencën e diellit, por nuk beson ekzistencën e dritës, ose e kundërta. Ebu Hanife këto lloje bisedash i quante biseda të atyre që i shkarravisin gjërat. Prandaj, tallja me Kur'anin është tallje me Allahun, sikurse tallja me Pejgamberin a.s. që është tallje po me Allahun. Rrjedhimisht, kur myslimani mohon një nga parimet, siç janë: namazi, agjërimi, zekati apo mbulesa, ai është duke u tallur me Pejgamberin, me Kur'anin dhe me Allahun, dhe ai mysliman ka bërë veprime të mosbesimit (kufr).

### Tallja me Islamin shkakton mallkimin nga Allahu

Me të vërtetë, tallja me një parim të Islamit është fyerje ndaj Allahut. Ne jemi njerëz dhe, nëse dikush kritikon veprën tonë, nuk do të na vijë mirë. Por, nëse ai tallet me veprën tonë, kjo na shqetëson dhe shkakton hidhërimin ndaj atij personi. Parimisht, ky është një realitet në mesin e njerëzve, ndonëse të gjithë janë të barabartë si qenie dhe asnjëri prej tyre nuk është i jashtëzakonshëm. Në këtë rrafsh, edhe kritikat edhe talljet mbase kanë vend. Por, kur bëhet fjalë për Allahun, Krijuesin absolut të gjithësisë, kush jemi ne që të tallemi me fjalën e Allahut?! Me çfarë të drejte morale a me çfarë aftësish ne mund të refuzojmë diçka që Allahu e ka vlerësuar se është e dobishme për njerëzimin. Kush është ai që mund t'I bëhet rival Allahut!? Prandaj është shumë e natyrshme që Allahu të hidhërohet ndaj atij personi që thotë se I beson Atij, por po ashtu thotë se nuk e pranon faljen e namazit, agjërimin, mbulesën islame etj.. Kjo nuk mund të konsiderohet ndryshme, veçse tallje me Allahun. E, Allahu në Kur'an ka thënë: "E s'ka dyshim se ata janë, të cilët fyejnë All-llahun dhe të dërguarin e Tij, ata i ka mallkuar All-llahu në Dynja e në Ahiret dhe për ta ka përgatitur një dënim të dhembshëm". (Kur'ani, El-Ahzab, 57). Ndërkaq, në një vend tjetër, Allahu i Lartësuar, tërheq vërejtjen që të mos e mundojnë Pejgamberin a.s. me intriga të hipokrizisë, sepse i pret dënim i dhembshëm:"Ka prej tyre që e ofendojnë Pejgamberin e thonë: "Ai është bërë vesh (beson çfarë dëgjon)". Thuaj: "Ai është vesh i së mirës suaj (dëgjon të mirën dhe vepron, e jo të keqen), ai beson Allahun (çfarë i thotë), u zë besë besimtarëve dhe është mëshirues për ata që besuan nga mesi juaj, e ata që nuk e lënë të qetë të dërguarin e Allahut, ata kanë dënim të dhembshëm". (Et-Tevbe, 61).

Prandaj, tallja me një element qenësor islam, është rrezik për vetë besimtarin. Allahu ka premtuar se atë besimtar do ta mallkojë, në këtë botë dhe në Botën tjetër. Myslimani duhet të mendojë pozitivisht për ardhmërinë e Islamit. Pejgamberi a.s. ka bërë lutje (dua) që ndihma e Allahut të jetë me atë dhe me myslimanët dhe jo kundër tyre. Tallja me Islamin është shpallje e luftës ndaj Allahut, e është e sigurt se në këtë luftë njeriu është i humbur, dhe mbi të bie dënimi i Allahut e mallkimi i Tij. E për atë që bëhet shkak për ta fituar mallkimin e Allahut, unë them - mjerë ai!

1) Sylejman Tomçini, Fjalor arabisht-shqip, AIITC, Tiranë, 2009, f, 182, 382, 1036. 2) Abdul Aziz bin Rejjis Er-Rrej-jis, El-Ilmamu bi sherhi nevakidi'l islami, darul bejjineti, botimi i parë, Rijad, 2006, f.172. 3) po aty. 4) El-Imamu Ebi Muhamed Alij bin Ahmed el-ma'ruf bi Ibni Hazmi El-Endelusi, El-Fisalu fil mileli vel-ehvai ven-nihali, daru'l-kutubi'l-ilmijjeti, botimi i dytë, Bejrut – Liban, 1999, v.2 f. 224; Po ashtu shih: Alij El-Kari, Sherhun ala kitabi 'El-fadhul kufri' li al-lameti Bedrur-Rreshid, darul fedileti, botimi i parë, Rijad, 2002, 167. 5) Ibën Hazmi, duke u bazuar në këtë ajet, argumenton se kufri është edhe nga aspekti i fjalëve. (shih: Ibni Hazmi, El-Fisalu fi'l-mileli…, po aty, vëll. 2, f. 224).

Mr. Muhidin Ahmeti

# Anijen e fundosin ata që fetvatë i kanë hobi

"Dhe mos thoni gënjeshtra me gjuhët tuaja: "Kjo është e lejuar, ndërsa kjo është e ndaluar", që të mos shpifni gënjeshtra për All-llahun. Ata që shpifin gënjeshtra për All-llahun- për ta nuk ka shpëtim". (En-Nahl, 16.)



Mendimi juridik i Sheriatit (fetva-ja) është paraqitur në ankand publik, e shumë njerëz që kanë fare pak dije të Sheriatit, pa menduar dhe ngurruar fare, japin fetva, të cilat kanë të bëjnë me çështje të rëndësishme të interesit të përgjithshëm. Në një transmetim thuhet: „Ai i cili midis jush është më i guximshmi për dhënien e fetvave, është më i guximshmi edhe për ta duruar zjarrin". Përveç kësaj, ka edhe prej atyre që pas vetes kanë pesë-gjashtë nxënës dhe veten e konsiderojnë „grupi i ndihmuar dhe i shpëtuar", ndërsa të gjithë të tjerët janë në lajthitje (të humbur) ose janë renegatë, shpifës dhe mëkatarë. Për ta krerët e shtetit janë jobesimtarë, shkrimtarët të pafe (heretikë), poetët të pamoralshëm, dijetarët të regjimit, daitë mashtrues, nëpunësit zullumqarë, tregtarët gënjeshtarë... Kështu ka vepruar harixhiu modern kur mikut të vet i ka thënë: "Askush përveç meje dhe teje nuk do të hyjë në Xhennet!" –Subhanallah! Në Xhenetin gjerësia e të cilit është sa qiejt dhe Toka, do të hyjnë vetëm dy veta!? Unë po ta lë ty atë! Ky nuk është ai Xheneti, të cilin Allahu i Lartësuar ua ka premtuar robërve të Tij – me habi iu përgjigj miku. Fetvaja është gjykim (mendim), me të cilin myftiu paraqitet në emër të Allahut, mjerë për ata që gabojnë kur paraqiten në emër të Atij që është Një dhe të Cilit I nënshtrohet gjithçka.

Secili njeri ka aq shumë lëshime e mëkate në jetë, saqë ato mund ta shtyjnë në detin e pendimit, e çfarë do të ndodh me ata që i marrin edhe gjynahet dhe gabimet e njerëzve të tjerë?!

### Rreziku i të folurit mbi fenë e Allahut të Lartësuar pa dije

Allahu (xh. sh.) në Kur'an thotë: "Ata që bënë gënjeshtër ndaj All-llahut, do t'i shohësh në Ditën e Gjykimit me fytyra të nxira". (Ez-Zumer, 60) Shejh Abdul-Kerim el-Hudajr, thotë: "Më të merituarit që i atakon ky ajet kuranor, janë ata që japin përgjigje për çështje të Sheriatit dhe flasin për All-llahun pa dije".[1] Allahu (xh. sh.) thotë: (El Isra, 36). Shejh Abdurr-Rrahman es-Sa'di, rahimehullah, në tefsirin e tij (2/920) thotë: "D.t.th. mos paso atë për të cilën nuk ke dije (njohuri), por vërtetoje dhe verifikoje mirë atë që flet dhe punon". Shih gjithashtu: (El Bekare, 168-169); (El E'raf, 28).

### Ngurrimi i ulemasë së gjeneratave të para të muslimanëve për të dhënë fetva

Gjeneratat e para të ulemasë i dënonin ashpër ata që, pa një aftësim paraprak shkencor dhe pa përgatitje të duhur, nxitonin të jepnin fetva. Një veprim të tillë e konsideronin dëm të pariparueshëm për Islamin dhe

një të keqe të madhe që duhet çrrënjosur. Imam Buhariu dhe Muslimi, në përmbledhjet e tyre të hadititheve, shënojnë hadithin që e transmeton Abdullah ibn Amri r.a. nga Pejgamberi a.s.: "Me të vëretë All-llahu nuk do ta tërheqë diturinë duke e shkulur nga zemrat e njerëzve, por do ta tërheqë diturinë duke bërë të vdesin dijetarët (ulemaja). E kur të mos mbetet asnjë alim, njerëzit do t'i marrin injorantët (xhahilët) për përfaqësues të tyre, të cilëve do t'u shtrohen pyetje e ata do të japin fetva pa dituri, dhe kështu edhe veten do ta humbin edhe të tjerët do t'i çojnë në lajthitje".

Imam Ahmedi dhe Ibni Maxhe shënojnë hadithin nga Pejgamberi (s): "Kujt i jepet një fetva që nuk është e bazuar në dije, mëkatin do ta mbartë ai që e ka dhënë fetvanë". Për këtë arsye ulemaja kanë konstatuar që ai që jep fetva e nuk është kompetent për të, është mëkatar i madh. Ndërsa ai që përkrah myftinë e tillë dhe është përgjegjës për vendosjen/zgjedhjen e tij, po ashtu është mëkatar i madh. Ibnul-Kajimi e transmeton nga Ebil-Ferdi ibnul-Xhevziu, i cili ka thënë: "Autoritetet janë të obliguara të ndalojnë punën e myftiut të tillë, sikurse kanë bërë sundimtarët nga familja e Umejjve". Ebul-Ferdi vazhdon e thotë: "Myftinjtë e tillë janë sikur ata që të huajve dhe udhëtarëve u tregojnë rrugën, e vetë nuk e dinë, ose sikur ata që nuk e njohin mjekësinë, po i mjekojnë njerëzit. Ata janë shumë më të këqij sesa ata me të cilët i kam krahasuar... Ibni Tejmije kishte qëndrim shumë të ashpër ndaj personave të tillë dhe gjykonte ashpër një raport të tillë të papërgjegjshëm ndaj institucionit të fetvasë. Kur dikush e pyeti një herë: "A ke zgjedhur një vullnetar për fetva"?, u përgjigj: "Vullnetar mund të jetë një gjellëbërës dhe një furrtarë, po myftiu nuk mund të jetë vullnetar"!

Ebu Bekr es-Siddik ka thënë: "Cili qiell do të më mbulojë dhe cila tokë do të më fshehë, nëse them diçka pa dije për librin e Allahut!?[2] Abdullah ibni Mes'udi r.a. ka thënë: "Me të vërtetë është i marrë (budalla) ai që i përgjigjet çdo pyetjeje që i parashtrohet".[3] Hudhejfe (r.a.) ka thënë: "Fetva japin vetëm tre lloj njerëzish: ai që i njeh ajetet deroguese dhe te deroguara, sundimtari që nuk ka rrugëdalje, dhe i marri me ngarkesë". Pasi përcolli këtë transmetim, Ibni Sirini tha: "Sa për mua, unë nuk jam asnjëri nga dy të parët, e nuk do të doja të isha as si i treti".[4] Ibn Hazëm el-Endelusi ka thënë: "Nuk ka dëm më të madh për diturinë dhe bartësitë e saj se ata që janë futur në mes tyre, e nuk u takojnë atyre. Ata janë injorantë, e mendojnë se dinë diçka dhe bëjnë rrëmujë (përçarje) e mendojnë se e përmirësojnë gjendjen".[5] Ibn Abdul Berr transmeton që Imam Maliku hyri te shejhu i tij Rabiatu Re'j, i cili po qante. Ai e pyeti: Përse po qan? A të ka ndodhur ndonjë fatkeqësi? Ai tha: Jo, veçse janë pyetur për fetva ata që nuk kanë njohuri, prandaj në Islam ndodhën gjëra të mëdha. Disa që japin fetva, janë më të merituar të burgosen se hajdutët.[6]

Paraardhësit tanë të mirë, ulematë, kishin frikë kur duhej të jepnin ndonjë fetva dhe mendonin gjatë e me themel para se të sillnin ndonjë fetva, e nganjëherë tërhiqeshin dhe refuzonin t'u përgjigjeshin pyetjeve të shtruara, dhe e respektonin atë që për gjërat për të cilat nuk kishte njohuri, thoshte: "Nuk e di". I gjykonin dhe i sulmonin ashpër ata që merrnin guximin t'i qaseshin kësaj pune duke mos u kushtuar vëmendje pasojave të neglizhencës së tyre. Ata e bënin këtë për të treguar rëndësinë dhe seriozitetin e saj duke ndier nga larg pasojat. Të parët që kishin një qëndrim të tillë ndaj institucionit të fetvasë, ishin as'habët. Shumë prej tyre nuk kishin guximin t'u përgjigjeshin meseleve derisa të mos këshilloheshin me ndonjë koleg të tyre dhe të kërkonin mendimin e tyre, edhe pse atyre u ishte dhuruar largpamësia, pastërtia shpirtërore, korrektësia dhe ndihma e Allahut. Ata e merrnin për shembull Pejgamberin (a.s.), i cili, kur pyetej, ndonjëherë nuk përgjigjej para se atë pyetje t'ia shtronte Xhibrilit, i cili pastaj ia përcillte zgjidhjet nga Zoti i qiejve.

#### Katër Halifët e Drejtë

Kështu vepruan edhe Katër Halifët e Drejtë, edhe



pse Allahu ua kishte hapur thesarët e diturisë. Kur shtroheshin para tyre çështje dhe raste për zgjidhjen e të cilave kërkonin qëndrimin dhe zgjidhjen e Sheriatit, ata i mblidhnin as'habët e shquar dhe kërkonin prej tyre këshilla dhe i konsultonin mendimet e tyre. Këtu mund të shohim metodën e dhënies së përbashkët (me xhemat) të fetvasë, mbi bazat e së cilës është zhvilluar ixhmai në periudhën e parë. Disa as'habë refuzoinin të jepnin fetva dhe atë çështje ua të tjerëve ose përgjigjeshin me fjalët: "Nuk e di". Utbe ibn Muslim thotë: "Unë kam qenë në shoqërinë e Ibni Omerit gati tre vjet. Kur i bëheshin pyetje, ai përgjigjej shpesh: "Nuk e di". Ibn ebi Lejla ka thënë: "Jam takuar me 120 as'habë ensarë, kur ndonjëri prej tyre pyetej për ndonjë problem, e dërgonte të interesuarin tek ndonjë as'hab tjetër, e ky e dërgonte tek i treti e kështu me radhë derisa pyetja nuk e kalonte rrethin dhe kthehej përsëri tek i pari, tek ai që ishte pyetur në fillim. Po ashtu, kur pyeteshin për diçka, ose kur kërkohej prej tyre të transmetohej ndonjë hadith i Pejgamberit (a.s.), ata të gjithë i jepnin përparësi vëllait të vet në fe. Ata ibn Es-Saib (r.a.) thotë: "Kam takuar njerëz, të cilët dridheshin sikur t'i kishte goditur rrufeja, kur u bëhej ndonjë pyetje për diçka". Umer ibnul Hatabi (r.a.) ka thënë: "Ai që është më trimi dhe më i guximshmi prej jush, kur është fjala për dhënien e fetvasë, ai është më i guxmishmi që të kapë zjarrin e xhehenemit!"

**Tabiinët (gjenerata e dytë e muslimanëve që erdhën pas ashabëve)**

Nëse shikojmë çfarë qëndrimi kanë pasur ndaj fetvasë tabiinët, do të shohim që prijësi i tyre, juristi më i mirë dhe më i pjekuri Se'id ibnul-Musejjib, nuk kishte zakon të jepte fetva, por shpesh thoshte: "O Allah, Më ruaj mua, po edhe të tjerët prej meje". El-Kasim ibn Muhammedit (njëri nga shtatë juristët e njohur të Sheriatit në Medinë) iu bë një pyetje lidhur me një çështje, e ai u përgjigj: "Nuk marr vesh shumë në të", e bashkëbisedues i tha: "Kam ardhur tek ti, sepse nuk di njeri tjeter përveç teje, i ciliё do të mund të më përgjigjej". El-Kasimi atëherë i tha: "Mos e shiko gjatësinë e mjekrës sime dhe kallaballëkun e njerëzve rreth meje! Për All-llahun, nuk e njoh mirë atë që më pyete". Një plak me nam nga Kurejshitët, i cili ishte ulur pranë Kasimit, tek e dëgjoi këtë, tha: "O axha im, përgjigju atij"! "Pasha Allahun, më shumë do të doja ta ma presin gjuhën sesa ta them atë që nuk e di"! Prej Sha'biut është kërkuar që t'i përgjigjej një pyetjeje të shtruar, e ai u përgjigj "nuk e di". I thanë: "A nuk të vjen turp të thuash "nuk e di", po ti je jurist i njohur dhe me famë në Irak"? Sh'abiu ua ktheu me këto fjalë: "Po melaqet nuk u turpëruan kur thanë: Subhaneke la ilme lena il-la ma al-lemtena...". (El Bekare, 32)

**Imamët e njohur:**

**Ebu Hanife:**

Hatib el-Bagdadi transmeton, duke cituar zinxhirin e tij të transmetuesve, i cili arrin deri tek Ebu Jusufi, i cili thotë: "E kam dëgjuar Ebu Hanifen të ketë thënë: "Kam frikë prej All-llahut para të Cilit do të përgjigjem nëse zhduket dituria (mendon për njohjen e dispozitave të All-llahut xh. sh.). Po të mos ishte kjo, askujt nuk do t'i jepja fetva e cila atë ta bëjë të lumtur, e për mua të jetë barrë të cilën nuk do të mund ta mbaj në Ditën e Gjykimit".

**Shafiu:**

U pyet Imam Shafiu për një çështje dhe heshti. I thanë – A nuk po përgjigjesh?! Tha – (Jo) Derisa ta di (ta pyes zemrën time) nëse është më mirë të përgjigjem apo të hesht".

**Malik ibn Enes:**

Ai e kishte zakon të thoshte: "Kujt i shtrohet ndonjë pyetje, para se të përgjigjet, duhet ta kujtojë Xhennetin dhe Xhehennemin dhe të pyesë se cili do të jetë fundi i tij në Ahiret, e pastaj mund t'i përgjigjet pyetjes së shtruar". Ibnul-Kasim thotë: "E kam dëgjuar Malikun duke thënë: "Me të vërtetë mendoj për zgjidhjen e një problemi dhe përgjigjen e drejtë për të më shumë se dhjetë vjet, e edhe sot e kësaj dite akoma nuk e kam formuluar qëndrimin tim lidhur me atë pyetje".

**Ahmed ibn Hanbeli:**

Ebu Davudi në një rast tha: "E kam dëgjuar Ahmed ibn Hanbelin, pasi i ishte bërë një pyetje, ai ishte përgjigjur: "Mos më bëj pyetje, të cilat janë rezultat i situatave të sapokrijuara"! Si mund ta lëmë të ardhmen e pasardhësve tanë dhe fatin e Ymetit tonë në duart e njerëzve, të cilët japin fetva për çështje, për të cilat janë stepur të mëdhenjtë prej dijetarëve. Po sikur ato pyetje t'i ishin shtruar Omer b. El-Hatabit, ai do t'i tubonte të gjithë pjesëmarrësit në luftën e Bedrit, që të këshillohej me ta".

1) "Sheru durusil-muhimme li ammetil-umme", f. 94.). 2)(shih. Xhami'u bejanil-ilmi ve fadlih" 2/41 nga Ibnu Abdil-Berri) 3) (shih. I njëjti burim: 2/48) 4) (shih: "Xhami'ubejanil-ilmi ve fadlih" nga Ibn Abdil –Berri). 5) (shih: "Ahlak ve sijer" ,fq. 67 nga Ibni Hazmi). 6) (Edebu mufti vel mustefti od En Nevevija f. 85.)

Jusuf Zimeri

# Teoria e kontratës sipas jurisprudencës islame (1)

Kontrata është burimi kryesor dhe më i rëndësishëm i marrëdhënieve dhe ndërtimit të detyrimeve. Me anë të kontratës rregullohen marrëdhëniet e pjesëmarrësve në qarkullimin e mallrave dhe në ofrimin e shërbimeve.

## Hyrje

Kontrata është marrëveshje apo manifestim i vullnetit të dy ose më shumë personave që kanë për qëllim të ndryshojnë a të formojnë ose të anulojnë një marrëdhënie detyrimore në mes tyre.

Duke marrë parasysh faktin se njeriu është qenie sociale, jeton në shoqëri dhe njerëzit ndiejnë nevojën për njëri-tjetrin, atëherë detyrimisht lind edhe nevoja e bashkëpunimit korrekt dhe të sinqertë në mes tyre, prandaj kontraktimi me të tjerët në çështje të ndryshme jetësore është nevojë imanente e njeriut.

Për këtë arsye, kontrata është burimi kryesor dhe më i rëndësishëm i marrëdhënieve dhe ndërtimit të detyrimeve. Me anë të kontratës rregullohen marrëdhëniet e pjesëmarrësve në qarkullimin e mallrave dhe në ofrimin e shërbimeve. Pikërisht, duke mbajtur parasysh këto elemente që janë të pakontestueshme, shpallja hyjnore përmes legjislacionit hyjnor, rregulloi dhe sistemoi këto raporte ndënjerëzore, me qëllim që çdo individ të realizojë të drejtën e tij individuale dhe, në të njëjtën kohë, të ruhet interesi i përgjithshëm shoqëror. Duke u nisur nga këto parime, e drejta islame njeriun e detyron për zbatimin e marrëveshjeve a kontratave që janë ndërtuar mbi vullnetin e tij pa ndonjë imponim nga jashtë. Këtë imperativ e gjejmë nëpër shumë ajete kuranore, ku Allahu xh.sh. thotë: “O ju që besuat! Zbatoni premtimet (obligimet)”. (El Maide, 01) Pastaj ajeti: “Zbatoni premtimin, epse për premtimin ka përgjegjësi”.(El Isra, 34) Pastaj ajeti:“Meqë keni premtuar, pra, zbatojeni premtimin e dhënë ndaj Allahut, e mos i prishni betimet pasi t’i keni vërtetuar ato, meqenëse Allahun E bëtë garant tuajin”. (En-Nahl,91)

Nga këto ajete vërehet qartë imperativi kuranor për zbatimin e kontratës si dhe implementimin e detyrimeve që dalin nga kontrata. Pra, këto janë argumente për ligjshmërinë e kontratave.

Në anën tjetër, kur hulumtojmë në Synetin e Pejgamberit a.s., si burim i dytë autentik i legjislacionit islam, gjejmë hadithe që vërtetojnë ligjësimin e kontratës. I Dërguari i Allahut a.s. moszbatimin e kontratës apo tërheqjen nga detyrimet që dalin nga kontrata, i konsideronte atribut të hipokritëve, nga i cili besimtari islam duhet të largohet gjithsesi. Pejgamberi a.s. thoshte: “Shenjat e hipokritit janë tri: kur flet gënjen, kur premton nuk zbaton, e kur i besohet, tradhton”.( Buhariu)

## E Drejta Islame

Në anën tjetër, nisur nga fakti se kontratat që janë nevojë imanente e njeriut gjatë jetës së tij, dhe bëjnë pjesë në grupin e çështjeve juridike bilaterale apo edhe multilaterale, kjo nënkupton se këto çështje duhen rregulluar me norma ligjore. Mirëpo, meqë të gjitha kontratat nuk janë të një natyre dhe prej tyre nuk rezultojnë të njëjtat detyrime, për të mënjanuar dhe evituar zënkat dhe kontestet në mes palëve kontraktuese, juristët islamë teorinë e kontratës e sqaruan veçan për çdolloj kontrate. Nga kjo nënkuptohet se juristët islamë (fukahenjtë), nuk i kushtuan rëndësi të veçantë themelimit dhe ndërtimit të ndonjë teorie të veçantë, e cila do të përfshinte elementet e përbashkëta të të gjitha kontratave. Mirëpo hulumtuesit, duke bërë hulumtime në secilën kontratë veçan, mund të konstatojnë se teoria e përbashkët e kontratave mund të përftohet nga hulumtimi në përkufizimin e kontratës, shtylla legale e kontratës, kushtet e kontratës, dispozitat dhe normat juridike që detyrojnë secilën nga palët kontraktuese etj.. Ky është parimi mbi të cilin edhe sot e kësaj dite funksionon e drejta detyrimore në kuadër të së drejtës civile, jo vetëm të asaj islame po edhe të asaj pozitive. Nga kjo, konstatohet se parimet e përgjithshme dhe të përbashkëta në teorinë e kontratave në të drejtën islame sqarohen përmes hulumtimit të shtatë fushave dhe disiplinave shkencore, që janë:



*Përkufizimi i kontratës,*
*Themelimi i kontratës (shtylla legale e kontratës),*
*Kushtet e kontratës,*
*Gjurmët, respektivisht detyrimet që dalin nga kontrata,*
*Llojet e kontratës,*
*E drejta e zgjedhjes në zgjedhjen e kontratës, dhe*
*Revidimi apo anulimi i kontratës.*

**Përkufizimi i kontratës**

Kontrata në terminologjinë e jurisprudencës islame njihet me nocionin "elakdu". Juristët islamë nëpër kohë, nocionin "elakdu"- kontratë, për ta bërë më të qartë, e trajtuan në dy aspekte, fillimisht nga aspekti linguistik e më pas edhe nga ai terminologjik –juridik islam.

Nocioni "elakdu" në aspektin gjuhësor, është infinitivi i foljes "akade" që do të thotë: besë, premtim, kontratë, marrëveshje, traktat, nyjë, lidhje, shtrëngim etj., pavarësisht se kjo lidhje mund të jetë materiale apo vetëm kuptimore.[1] Nocioni "elakdu", në aspektin gjuhësor nënkupton edhe bashkimin e dy skajeve të një sendi.

Në të drejtën kontraktuese positive, terminologjia e përcaktimit të kontratës nuk është unike[2], sepse, përveç termit kontratë përdoren edhe termat: konventë[3], traktat[4], pakt[5], dakordim dhe marrëveshje.

Juristët islamë janë të mendimit se kuptimi linguistik i nocionit "elakdu" përfshihet edhe në kuptimin terminologjik të jurisprudencës islame, andaj, sipas tyre, nocioni "elakdu" (kontratë) mund të përdoret në dy kuptime, që janë:

Kuptimi i përgjithshëm. Kuptimi i përgjithshëm i nocionit "elakdu" është më afër kuptimit linguistik. Në kuptimin e përgjithshëm me këtë shprehje nënkuptojmë "Çdo veprim që ka vendosur ta bëjë njeriu, pavarësisht se veprimi manifeston vetëm vullnetin personal, siç është rasti me shkurorëzimin, ose në të të manifestohet patjetër edhe vullneti i palës tjetër, siç është rasti me kontratën e shitblerjes, qirasë etj..

Kuptimi i veçantë. Në kuptimin e veçantë, që do ta kemi objekt të studimit tonë, me nocionin "elakdu" nënkuptojmë: "lidhjen (pajtueshmërinë e plotë) në mes ofertës dhe pranimit në mënyrë të ligjshme, ku vërtetohen detyrimet me lidhjen e saj (kontratës)" ose, me fjalë tjera: lidhja, harmonizimi në mes fjalëve të njërës palë kontraktuese me palën tjetër, për një marrëveshje që juridikisht është e lejuar, dhe detyrimet vërtetohen me lidhjen e kësaj kontrate.[6]

Nga ky përkufizim i juristëve islamë, nënkuptohet se parashtrimi i ofertës dhe pranimit janë shprehje përmes të cilave reflektohet vullneti i dy palëve kontraktuese nga individë që posedojnë aftësi juridike. Pra, çdo shprehje që nuk reflekton vullnetin e lirë të dy palëve po sinjalizon një imponim nga ndonjë faktor i jashtëm, eliminon legjitimitetin dhe validitetin/vlerën e kontratës. Juristët islamë në këtë përkufizim, na e bëjnë me dije qartë se reflektimi i vullnetit apo dëshirës që manifestohet përmes ofertës (ixhabit) dhe pranimit (kabulit), të ketë patjetër mbështetje ligjore, ngase çdo pajtim dhe dëshirë duhet të jetë patjetër e ligjshme në esencë, ngase kontrata nuk mund të jetë legjitime edhe nëse arrihet marrëveshje në mes dy palëve për të bërë një krim që ligjërisht është veprim i ndaluar, si p.sh.

dy palët a më shumë sosh të bëjnë një marrëveshje për vjedhje apo vrasje. Edhe kjo në një mënyrë është një lloj kontrate-marrëveshjeje, mirëpo është e paligjshme, e pavlefshme, e kotë dhe nga kjo marrëveshje nuk mund të dalin detyrime konkrete.

**2. Shtylla (rukni) e kontratës**

Shtylla (rukni), në bazë të asaj që përcaktuan dijetarët e shkencës së Usuli-Fikhut, është: çështja esenciale, nga e cila varet ekzistimi i çështjes dhe ajo është pjesë përbërëse e çështjes, që nënkupton se, me ekzistimin vlefshmëria e normës sheriatike.Nëse e kundrojmë këtë në veprimet që quhen adhurime (ibadat), si p.sh. namazi, atëherë konstatojmë se rukui apo sexhdeja, janë rukne (pjesë përbërëse) të namazit, që do të thotë se, nëse i plotësojmë këto rukne, atëherë plotësohet edhe namazi si detyrim, por nëse humbin një prej rukneve të namazit, atëherë edhe namazi është i kotë dhe konsiderohet joekzistues.Rukni i kontratës, sipas juristëve të shkollës juridike hanefite, konsiderohen oferta (ixhabi) dhe pranimi (kabuli)[7], që në terminologjinë e jurisprudencës islame njihet edhe me nocionin "sigatulakdi"- (forma e lidhjes së kontratës). Elementet e tjera të kontratës janë elemente të patjetërsueshme për lidhjen e kontratës.Për sa i përket qëndrimit të shkollave të tjera juridike islame që përfaqësojnë Ehlisunetin, dijetarët e tyre janë të mendimit se kontrata ka tri rukne, tri shtylla esenciale, që janë: dy palët kontraktuese (shitësi dhe bleresi), sendi për të cilin bëhet kontrata dhe çmimi që duhet paguar për të, dhe rukni i tretë është forma e lidhjes së kontratës, pra oferta (ixhabi) dhe pranimi (kabuli). *(vijon)*

1) Sulejman Tomçini, Fjalor Arabisht-Shqip, Instituti Shqiptar i Mendimit dhe Qytetërimit Islam (AIITC), Tiranë 2009; Muhamed RevasKal'axhi dhe Hamid Sadik Kunejbi, Mu'xhemlugatul fukara Arabij-inglizi, daruen-nefais, botimi i dytë 1998, Bejrut, Liban. 2) Dr.sc.Nerxhivane Dauti, E drejta kontraktuese – praktikum-,Universiteti i Prishtinës, Fakulteti Juridik, Prishtinë, 2003. 3) Termi konventë (convention) përdoret si sinonim i termit kontratë në marrëdhëniet ndërmjet shteteve, kur lidhen konventa të ndryshme për rregullimin e çështjeve midis dy a më shumë shteteve, (shih: Dr.Nerxhivane Dauti, f.17). 4) Traktat konsiderohet çdo pajtim i vullnetit ndërmjet shteteve me qëllim të ndryshimit ose të ndërprerjes së ndonjë raporti juridik reciprok. (po aty). 5) Fjala pakt sot përdoret më së shumti për të drejtën ndërkombëtare, edhe pse në të drejtën romake përdorej për kontratën në mes dy e më shumë palëve mbi bazën e vullnetit të tyre. Paktet janë marrëveshje shumë solemne që u referohen çështjeve të ndryshme politike. (Po aty). 6) Dr.Vehbe Zuhejli, el fikhul islami ve edil-letuhu 4/80. Darul Fikri. (neni 1003-104 nga Mexhel-le elahkamuladlijeti , Redul muhtar, Ibni Abidin 2/355). 7) Fet'hul Kadir 5/74, Ibni Abidin, Redul muhtar 4/5/ Vehbe Zuhejli, Fikhul islami ve edil-letuhu 4/92

Dr. Jusuf El-Kardavi

# Gjendja dhe sfidat e të rinjve tanë

"Ditën e Gjykimit robi nuk do të hedhë asnjë hap, gjersa të mos pyetet për katër gjëra: ku e ka harxhuar jetën, si e ka jetuar rininë, prej nga e ka fituar dhe në se e ka shpenzuar pasurinë, dhe diturinë ç'ka bërë me të"
(Bejhekiu dhe të tjerët nga Muadh ibn Xhebeli r.a)

Periudha e rinisë është më e rëndësishmja, por edhe më e rrezikshmja. Madje, ajo është etapë e gjallërisë dhe prodhimit, periudhë e vrullit, vendosmërisë dhe aktivitetit. Ajo është periudha e fuqisë, e cila buron në mes dy dobësive: dobësisë së fëmijërisë dhe dobësisë së pleqërisë.

Nga kjo mund të vërehet rëndësia e kësaj etape dhe orientimit të drejtë të popullit në të, prandaj kujdesi për të është detyrë jona, në mënyrë që ajo të mos shkatërrohet dhe të degjenerohet. Rinia është vërtet pasuria më e çmueshme. Njeriu është pasuria më e madhe, ndërsa rinia është segmenti më i rëndësishëm i kësaj pasurie njerëzore. Prandaj, nëse dëshiron ta njohësh ardhmërinë e një populli, atëherë shiko gjendjen e rinisë së tij. Ç'bën rinia e tij? Cilat janë qëllimet jetësore të tyre? Si sillen, për se mendojnë, për se ëndërrojnë, ç'ndodh në ndenjjet dhe tubimet e tyre?

**Roli i rinisë**

A ka gjë më esenciale për myslimanin se të interesohet për rolin e rinisë sonë dhe njohjen e rëndësisë së kësaj etape, për të cilën Allahu do t'i pyesë njerëzit posaçërisht Ditën e Gjykimit. Pejgamberi a.s. thotë: "Ditën e Gjykimit robi nuk do të hedhë asnjë hap, gjersa të mos pyetet për katër gjëra: ku e ka harxhuar jetën, si e ka jetuar rininë, prej nga e ka fituar dhe në se e ka shpenzuar pasurinë, dhe diturinë ç'ka bërë me të" (Bejhekiu dhe të tjerët nga Muadh ibn Xhebeli r.a). Atëherë çdo njeri le të përgatisë përgjigje për këto pyetje. Ka të rinj që rininë e kanë kaluar në bindje ndaj Allahut xh.sh., sepse Allahu ua ka mundësuar të jetojnë në ambient të mirë, dhe nuk e kanë njohur rrugën e devijimit, as kanë bërë mëkate të mëdha, e as i kanë anashkaluar farzet, në këtë mënyrë janë rritur në bindje ndaj Allahut



xh.sh., dhe janë bërë nga shtatë personat, të cilët Allahu xh.sh. do t'i vendosë nën hijen (mbrojtjen) e Tij, kur hije tjetër përveç asaj të Tij nuk do të ketë. Po kjo nuk do të thotë se atij që në kohën e rinisë së vet është zhytur në mëkate, ka rënë në zgrip dhe kështu ka devijuar, i janë mbyllur dyert, sepse dyert e pendimit janë të hapura gjithnjë, ndërsa nga njerëzit më të dashur të Allahut xh.sh. është i riu që pendohet. Periudha e rinisë është një aspekt i rëndësishëm për të cilin duhet të interesohemi të gjithë, kjo është përgjegjësia jonë kolektive. Ajo është përgjegjësia e vet të riut nëse është në moshën e pjekurisë, i mençur, sepse Allahu xh.sh. ka thënë: "Secili njeri është peng i veprës së vet". (El Muddeththir, 38).

### Përgjegjësia familjare ndaj të rinjve

Gjithashtu, ajo është përgjegjësi familjare, do të thotë përgjegjësi e babait dhe nënës. Përgjegjësia e tyre shtrihet deri në moshën e pjekurisë së fëmijëve të tyre dhe pas pjekurisë së tyre. Është e domosdoshme të mbikëqyren dhe të orientohen fëmijët. Të mos ia lëmë që preokupim kryesor i babait të jetë sigurimi i jetesës për fëmijët e vet. Siç nuk duhet të jetë preokupim sigurimi i veshmbathjes së bukur, automobilit të shtrenjtë ose i mbushjes së kuletës së tyre me para - sa të duan. Nuk duhet të preokupohemi me përmbushjen e të gjitha këtyre të mirave, ngase disa prej prindërve (baballarëve) nuk dinë dhe as që brengosen për asgjë për bijtë dhe bijat e tyre. Disa nuk i pyesin bijtë e tyre ku shkojnë, ku i shpenzojnë paratë, ku rrinë, cilët janë shokët e tyre, falen apo jo, i kanë kryer obligimet shkollore apo jo, këtë apo atë ...? Detyrë e prindit është të kujdeset për fëmijët e vet dhe t'i kontrollojë ata, sepse është kujdestar i tyre. Nuk mjafton vetëm t'u sigurosh ushqim, e më pastaj të mos interesohesh për asgjë për kryerjen e obligimeve të Islamit. Të mos ju kënaqin diplomat e bijve tuaj me sukseset dhe punët e larta shtetërore, e gjatë kësaj të shkojë rrugës së Xhehennemit, e, sa vend i tmerrshëm që është ai?! A dëshiron që fëmija yt të digjet në zjarr? Jo, atëherë ruaje prej tij: "Ruajeni veten dhe familjen tuaj nga zjarri". (Et-Tahrim, 6).

Sigurimi i jetesës nuk duhet të jetë synim i vetëm, sepse kjo mund të jetë rrezik. Dhënia e parave fëmijëve bëhet rreziku dhe dëmi më i madh për ta, pasi ata mund t'i keqpërdorin paratë.

### Sfidat e të rinjve

Është me rëndësi që zbrazëtia e kohës së rinisë dhe shpirtit të tyre të mbushet dhe të stoliset me vepra të mira dhe aktivitete të ndryshme, si: aktivitete sportive, kulturore, relaksuese, fetare, të cilat do t'i lidhnin për ideale të mëdha, për shkak të të cilave dhe për të cilat do të jetojnë. Pjesën më të madhe të rinisë e hasim në kotësi. Rinisë i mungon familja me të cilën do ta përmbushte këtë boshllëk. Rinia jonë ndien boshllëk në punë dhe në ditët e pushimit. Çështje kryesore e shumë asociacioneve, organizatave joqeveritare dhe institucioneve është rinia dhe problemet e saj me alkoolin, narkotikët dhe veset e tjera, pa i llogaritur ata që konsumojnë duhanin dhe belatë e tjera. Bëhet fjalë për statistika dhe numra të mëdhenj të rinisë, e në veçanti në fokus është rinia e këtij vendi.Tek ne ka parregullsi dhe delikuencë, e kush është përgjegjës për dështimin e kësaj rinie - brenga e vetme e së cilës është dëgjimi i këngëve dhe imitimi i aktorëve dhe muzikantëve të huaj? Duke u stolisur me lloj-lloj unazash e zinxhirësh ari, ata nuk bëjnë dallim mes hallallit dhe haramit, as nuk i dinë detyrat e tyre, duke i shkaktuar dëm vetvetes, familjes dhe popullit të vet. Ç'dobi ka nga një rini e tillë? A mund të ketë dobi prej saj ashtu siç ka qenë i dobishëm Usama ibn Zejdi r.a., i cili në moshën 18 vjeç i ka prirë ushtrisë myslimane, në të cilën gjendeshin disa shokë të Pejgamberit a.s. që ishin të moshuar? A mund ta bëjë rinia jonë atë që ka bërë Muhammed El-Fatihu, i cili çliroi Konstantinopojën (Stambollin e sotëm) dhe e rrëzoi shtetin romak-bizantin në vitin 1453, dhe ishte në moshën 23 vjeç. Ata ishin të rinj që në vete mbartnin ambiciet e të moshuarve. Prioritete të rinisë së dikurshme ishin që të zgjoheshin dhe të jetonin, të ndërtonin dhe të flijoheshin për hir të Islamit, përderisa rinia jonë është në humbje!

**Përgjegjësia shoqërore ndaj të rinjve**

Kush është përgjegjës për këtë humbje? Sa janë përgjegjës baballarët dhe nënat e tyre? Sa janë ata të interesuar për bijtë dhe bijat e veta?

Sa është përgjegjëse shoqëria, mediet, kultura, radiotelevizionet, teatrot, kinematë etj.?

A janë përgjegjëse klubet rinore që merren me aktivitete sportive, me futboll dhe animin për këtë apo atë përfaqësuese?!

A janë përgjegjës dijetarët dhe ligjëruesit, të cilët nuk çajnë kokën për këtë segment, as për udhëheqjen e drejtë?

Duhet ditur fakti se të gjithë bashkërisht jemi përgjegjës, duke filluar prej prindërve e deri tek funksionet më të larta, siç ka thënë Pejgamberi a.s.: "Të gjithë ju jeni rojtarë dhe të gjithë ju jeni përgjegjës për kopenë tuaj". (Buhariu, Muslimi, Ahmedi, Ebu Davudi, dhe Tirmidhiu nga Abdullah ibn Omeri r.a.). Të gjithë duhet të mendojmë.

Rinia e humb orientimin e drejtë, dhe ku mund ta gjejnë atë kur para vetes ndodhen mjetet mediale dhe televizionet me programet më të deformuara me amoralitetin që prezantojnë.

Të rinjve u nevojitet autoriteti dhe modeli, po a mund të gjejnë një model të duhur në shtëpi? A mund ta gjejnë në shkollë apo shoqëri?

Fatkeqësisht, modele të tilla të duhura sot ka gjithnjë e më pak. Sot është vështirë të gjendet një baba, i cili mund të jetë shembull për fëmijët e tij, as pedagog tek i cili nxënësit do të shohin autoritetin dhe edukatorin e duhur. Është vështirë të gjendet ky lloj, pos atyre të cilët i ka mëshiruar Allahu xh.sh., e ata, siç duket, janë të rrallë.

Neve na nevojitet ndihma e rrethit, që kësaj rinie t'i ndihmojë në edukimin e drejtë. Duhet të përpiqemi për krijimin e një ambienti të tillë, të cilin rinia do ta shfrytëzonte në çdo vend për të jetuar me jetë islame.

Fatkeqësisht, ne marrim nga Perëndimi, me dëshirë që të jetojmë një jetë perëndimore, por a duhet që Perëndimi të jetë njëmend shembull për jetën tonë? A është religjioni i tyre si feja jonë? A janë vlerat e tyre si ato tonat? Zakonet a i kanë si tonat?

Jo, me siguri s'janë. Dallimi është shumë i madh, për këtë arsye, nuk na lejohet vesternizimi, ngase duhet ditur kush jemi dhe në cilën tokë ndodhemi.

Duhet të kuptojmë se kujdesi për të rinjtë nuk nënkupton vetëm kujdesin për trupin e tyre, po kujdesi për trupin, mendjen, zemrën dhe ndjenjat e tyre. Kujdesi ndaj të rinjve duhet t'i përfshijë të gjitha këto aspekte.

Ekziston gabimi kryesor dhe themelor për kujdesin ndaj të rinjve anembanë Botës Islame, pasi që përgjegjësit mendojnë se ata janë përgjegjës vetëm për sport, e një mendim i tillë është i gabuar. Sporti është një pjesë dhe nuk është e tëra, ai nuk është pjesa kryesore e as më e madhja.

Nuk ka pengesë që njerëzit të luajnë futboll, por është e ndaluar që futbolli të bëhet idhull, të cilin e adhurojnë njerëzit dhe për të cilin ndahen në grupe. Çfarë vlerash kemi prej kësaj? Ne dëshirojmë një të ri të shëndoshë me trup, besim, mendje, vendosmëri dhe sjellje. Për këtë qëllim, të gjithë mekanizmat duhet të ndihmohen se si të kujdesen dhe t'i drejtojnë në mënyrën më të mirë, derisa të bëhet shembull i gjallë, mysliman i vërtetë, i cili do të deklarohet denjësisht si anëtar i fesë dhe popullit të vet. I riu i tillë është i dobishëm, dhe kjo është pasuria që kërkojmë. Duam një të ri, i cili do t'i bindet urdhrit të Zotit, madje edhe me çmim të gjakut dhe jetës. Dëshirojmë shembullin e djaloshit që kontrollon pasionet e veta, që do të përmbahet nga harami dhe që do të largohet nga padëgjueshmëria, do ta ruajë veten nga kërkesat negative, t'I frikësohet Allahut xh.sh., siç vërehet një gjë e tillë tek Jusufi a.s.. Dëshirojmë një të ri me karakter të butë dhe të pastër, që i bindet natyrës dhe respekton Librin, siç ka qenë Jahja a.s.. Vërtet, biseda për rininë dhe problemet e të rinjve është mjaft e gjatë. Këto janë vetëm disa këshilla që desha t'i përmend, dhe përmes tyre i kujtoj të gjithë njerëzit, duke filluar nga prindërit, ua kujtoj këtë rini e cila dëshiron të realizojë qëllimet e larta të fesë, që janë bërë të huaj në vendin tonë. Rinia e këtij Ymeti dëshiron të ndihmojë fenë e vet.

Falënderuar qoftë Allahu, ekzistojnë të rinj të mirë. Ekzistojnë me mijëra të rinj e të reja, të cilët Allahu xh.sh. i ka udhëzuar. Ata paraqesin rilindjen islame bashkëkohore. Kjo është rilindje e vërtetë dhe origjinale, por sa është përqindja e tyre me të tjerët? Ata janë pakicë në krahasim me shumicën tjetër dërrmuese. E kemi të ndaluar ta injorojmë çështjen e rinisë, haram është t'i humbim ata e të mos mendojmë lidhur me çështjet e tyre. Prandaj, vëllezër, para së gjithash, rini, prindër, përfaqësues të pushtetit, përfaqësues të rinisë, myslimanë - kudo që ndodheni, kini frikë nga Allahu xh.sh. kur është fjala për këtë pasuri të çmueshme, e cila është me vlerë të madhe dhe paraqet të ardhmen e një populli.

Përktheu: Mr. Faruk Ukallo, (Burimi "Predikimet e Shejh El-Kardavit", përgatitur nga Halid Essa'd, mektebetu vehbeh, Kajro, 2001, v.4).

Isa Tërshani

# Fjala e mirë është nder

"A nuk ke kuptuar se si Allahu bëri shembull: fjalën e mirë si pema e mirë që i ka rrënjët thellë (në tokë) e degët e saj janë lart. E që, me vullnetin e Zotit, ajo jep frutat e veta në çdo kohë. Allahu pra u parashtron njerëzve shembuj ashtu që ata të mendojnë. Dhe shembulli i fjalës së keqe është si një pemë e keqe që është shkulur mbi tokë e që nuk ka të qëndruar". ( Ibrahim, 24-26.)

Zoti i Madhëruar i ka dhënë njeriut në përgjithësi të gjitha të mirat, e ka nderuar dhe e ka lartësuar. Po Ai Zot, me qëllim të caktuar, i ka dalluar disa njerëz nga disa të tjerë, për t'i shërbyer njëri-tjetrit, për t'i ndihmuar e jo për të përbuzur e nënçmuar tjetrin. Ai i ka dalluar njerëzit me aftësi mendore e dituri, me të shprehur e oratori.

Shpeshherë ka momente në jetën tone, kur duhet t'i këshillojmë të tjerët. Prindi e këshillon të birin, bashkëshorten, shokun, fqinjin ose prindërit. Në shumicën e rasteve rezultati përfundimtar i këshillës zakonisht varet nga fillimi i saj. Nëse këshilla jepet në mënyrë të përshtatshme e me fjalë të mira dhe butësi, që nga fillimi, rezultati përfundimtar shpesh është i njëjtë. Mirëpo, nëse ajo jepet me vrazhdësi, me fjalë jo të mira e pakujdesi, rezultati përfundimtar do të jetë i ngjashëm.

Kur bisedojmë me njerëzit, çdoherë duhet të kemi parasysh se në ato çaste po u drejtohemi shpirtrave të tyre e jo trupave të tyre. Kjo është arsyeja pse njerëzit marrin shpeshherë këshillat e një personi të caktuar e jo të një personi tjetër.

Prandaj, fjala që e thotë njeriu, mund të jetë e mirë, afirmative dhe ilaç për zemrën dhe shpirtin, po mund të jetë edhe e keqe, destruktive dhe stres, si dhe sëmundje për zemrën dhe shpirtin. Islami na mëson që të themi fjalët që do ta afirmojnë të mirën dhe fisniken, Pejgamberi a.s. ka thënë: "Edhe fjala e mirë është sadakë"[1] e na ndalon që gjuhën ta përdorim për afirmimin e së pavërtetës, intrigës dhe të turbullirave. Ai ka thënë: "Kush beson Allahun dhe Ditën e Gjykimit, le të flasë mire, ose le të heshtë."[2]

Fjala e mirë nxit energjinë pozitive dhe forcon frytet e shëndosha tek njerëzit. Përkufizimin më të mirë të fjalës së mirë dhe të keqe e ka përmendur Zoti i Madhëruar në Librin e Tij, duke e krahasuar atë me drurin e mirë, rrënjët e të cilit janë thellë në tokë dhe me drurin e keq e të shkulur, për se thotë: "A nuk ke kuptuar se si Allahu bëri shembull: fjalën e mirë si pema e mirë që i ka rrënjët thellë (në tokë) e degët e saj janë lart. E që, me vullnetin e Zotit, ajo jep frutat e veta në çdo kohë. Allahu pra u parashtron njerëzve shembuj ashtu që ata të mendojnë. Dhe shembulli i fjalës së keqe është si një pemë e keqe që është shkulur mbi tokë e që nuk ka të qëndruar". (Ibrahim, 24-26)

Përveç kësaj, Zoti i Madhëruar, fjalën e mirë dhe të keqe i krahason me besimtarin dhe mosbesimtarin dhe, pas ajeteve të cituara, vazhdon: "Allahu i forcon ata që besuan në fjalën e fortë (të mirë) në jetën e kësaj bote edhe në Botën tjetër, kurse mizorët Allahu i bën të humbur. Allahu punon ç'të dojë". (Ibrahim, 27)

Fjala e mirë është, siç e ka përkufizuar Muhamedi a.s., mekanizëm i jashtëzakonshëm mbrojtës nga zjarri i Xhehenemit. Në transmetimin e tij, Adij bin Hatimit r.a. thotë: "Ishim së bashku me Pejgamberin a.s., i cili e ka përmendur zjarrin e Xhehenemit dhe, sikur u kthye me fytyrë nga ai, e pastaj tha: "Kini frikë zjarrin". Pastaj sërish u kthye, ashtu që menduam se është duke shikuar në të, e pastaj tha: "Mbrojeni veten nga zjarri, qoftë edhe me gjysmë hurme; nëse as atë nuk mund ta gjeni, atëherë mbrohuni prej tij me fjalë të mirë".[3] Kush e dëshiron zjarrin e Xhehenemit, askush. A dëshiron të mbrohesh prej tij? Pa dyshim që po. Vallë, pas një premtimi të këtillë, nga Pejgamberi a.s., nëse nuk ke mundësi të tjera, atëherë gjuha dhe fjala e mirë duhet të përdoren në mënyrën më të mirë, më të bukur dhe më konstruktive, që të ruhemi nga Xhehenemi përvëlues dhe të fitojmë shpërblime nga Zoti i Madhëruar.

## Si ndikon fjala e mirë

Muhamedi a.s. ishte shëmbëlltyra e fjalës dhe e sjelljes së mirë dhe qëndrimeve korrekte. Ai u u drejtohej gjithnjë njerëzve në mënyrën më të mirë. Edhe kur kishte të bënte me kundërshtarë të hapur, mohues



të Fjalës së Allahut dhe armiq të përbetuar, ai prapëseprapë fliste fjalë të mira. Zoti në Kur'an thotë: "Ju e kishit shembullin më të lartë në të dërguarin e Allahut,…". (El Ahzab, 21)

Janë të njohura rastet kur Muhamedi a.s., me fjalët e tij të mira, bindëse e të buta, ua ndryshonte jo vetëm mendimin dhe bindjet, po edhe mënyrën e jetës: Është i njohur rasti si e bindi një djal të ri, që kërkonte të bëhej mysliman, por t'i lejohej imoraliteti, duke i thënë se çdo grua është nëna, motra, halla apo tezja e dikujt dhe ky "dikushi", në qoftë,se është normal, nuk e dëshiron imoralitetin në rrethin familjar. Nga fjalët e mira dhe bindëse të Pejgamberit a.s., ai djalosh tregoi se nga ai çast gjëja më e urrejtur për të ka qenë imoraliteti. Po vallë, sikur Pejgamberi a.s. t'i drejtohej me fjalë të rënda e me zë të lartë, duke e ofenduar dhe kritikuar pa masë, ç'do të ndodhte me atë djalë?

Ashtu e mësoi beduinin arab që urinoi në xhaminë e Pejgamberit a.s., duke i thënë se xhamitë janë ndërtuar për adhurim dhe lutje e jo për të kryer nevojat personale. Edhe në atë rast kemi të bëjmë me reagimin e Pejgamberit a.s. shumë të butë, dhe reagimin e disa ashabëve që ishte i vrazhdë. Mirëpo mënyra e qasjes nga ana e Pejgamberit a.s. kishte ndikuar tej mase tek beduini, i cili shprehu një dua për Pejgamberin, e jo për ashabët. Prandaj mënyra e qasjes dhe zgjedhja e fjalëve në raport me të tjerët, ka ndikim mjaft të madh.

### Këshilla të bëhet në formë të sugjerimit

Jemi njerëz dhe, si të tillë, gabojmë, mirëpo edhe gabimet dallojnë. Disa janë të mëdha, e të tjerat të vogla. Pa marrë parasysh madhësinë e gabimeve, ato të gjitha mund të përmirësohen. Nganjëherë, mënyra si i trajtojmë problemet e të tjerëve, ndodh të jetë pjesë e vetë gabimit. Nëse njeriu mendon se nuk gabon, qysh në fillim ka gabuar. Shkathtësia e parë që duhet ta përdorim gjatë këshillimit, është të mos bëhemi të tepërt, duke ia përmendur tjetrit gabimin e madh a të vogël. Në fakt, nëse ke mundësi t'ia sjellësh në vëmendje gabimin e tij pa e kuptuar, kjo është qasja më e mirë. Pejgamberi a.s. kishte dëgjuar se Abdullah ibn Omeri r.a. kishte anashkaluar namazin e natës. Ai një ditë vendosi ta këshillonte Abdullahun për të falur atë namaz. Pejgamberi nuk e thirri për t'i thënë: "O Abdullah, fale namazin e natës" ose: "Pse s'po e fal namazin e natës"? Por ai e këshilloi në formë sugjerimi: "Sa i mirë është Abdullahu, po, sikur ta falte edhe namazin e natës". Në një transmetim tjetër është: "O Abdullah, mos u bëj si filani. Ai falte namaz të natës, po pastaj e la atë".[4] I Dërguari a.s. vepronte me njerëzit në atë mënyrë që t'i inkurajonte ata të bënin vepra të mira dhe ua lehtësonte këtë, edhe nëse ata bënin gabime.

Tregohet një rast kur një njeri teshtiu në prani të Abdullah ibn Mubarekut. Ai i tha: "Ç'është mirë të thotë personi kur të teshtijë? Ai tha: "Elhamdulilah." Abdullahu ia ktheu: " Jerhamukallah".

### Nuk duhet t'i shqetësojmë të tjerët

Pejgamberi a.s. ka thënë: "Mysliman i vërtetë është ai prej të cilit janë të shpëtuar (të qetë) myslimanët e tjerë nga gjuha dhe dora e tij". (Buhariu dhe Muslimi). Do të tregojmë një ngjarje që mund të na ndodhë shpesh edhe neve, nga dëshira dhe qëllimi shumë i mrë, por nga qasja jo e duhur mund të shkaktojmë telashe të natyrave të ndryshme, që do të kishin pasoja të paparashikueshme. Abdullahu ishte një person energjik, por i mungonte shkathtësia e fjalës së mirë. Një ditë doli nga shtëpia për ta falur namazin e drekës në xhami. Zelli i tij për namaz dhe respekti për fe e kishin nxjerrë jashtë shtëpisë, për t'u falur. Ai po ecte shpejt për të arritur në xhami para ikametit. Gjatë rrugës kaloi pranë një palme hurmash, në majë të së cilës ndodhej një njeri me uniformë duke punuar. Abdullahu u çudit dhe mendoi: " Kush është ky njeri që nuk kujdeset për namaz. Ndoshta ai nuk e ka dëgjuar ezanin ose për shkak se ai nuk merakoset për thirrjen e ikametit, i cili

sa nuk është thirrur". Abdullahu i bërtiti me zemërim: "Zbrit dhe falu" e burri iu përgjigj me gjakftohtësi: "Në rregull, në rregull… ". Abdullahu i bërtiti prapë: "Nxito për namaz, o i marrë"! Njeriu I bërtiti: "Ti më quan të marrë"?! Ai atëherë theu një degë të pemës dhe zbriti që ta godiste me të. Abdullahu e fshehu fytyrën me shall, që të mos e njihte njeriu dhe shkoi në xhami. Burri shkoi në shtëpi i zemëruar, u fal dhe pushoi për një kohë. Pastaj erdhi koha e ikindisë dhe Abdullahu shkoi në xhami përsëri. Gjatë rrugës ai kaloi pranë pemës së njëjtë dhe e pa të njëjtin njeri duke punuar. Abdullahu vendosi ta ndërronte mënyrën dhe iu drejtua personit: "Es Selamu Alejkum, si jeni"? Burri iu përgjigj:"Elhamdulilah, mirë jam". Abdullahu e pyeti si janë hurmat këtë vit e burri iu përgjigj: "Elhamdulilah". Abdullahu ia ktheu "Allahu të dhashtë sukses dhe furnizim e ta lehtësoftë jetën e të shpërbleftë për punën që po bën"! Burri u gëzua shumë dhe i erdhi mirë për këto lutje e fjalë të mira, dhe tha "amin". Abdullahu pastaj tha: "Si duket jeni shumë të preokupuar me punë e ndoshta nuk e keni dëgjuar ezanin për ikindi. Ezani është thirrur, kurse ikamet mund të thirret tani. Ndoshta të duhet të zbresësh e të relaksohesh pak dhe të bëhesh gati për namaz. Allahu të dhashtë shëndet". Burri iu përgjigj: "InshaAllah…" dhe filloi të zbriste ngadalë. Ai u përshëndet me Abdullahun duke i tundur duart dhe i tha: "Dëshiroj t'ju falënderoj për sjelljen dhe fjalët e shkëlqyeshme. "Sa i përket njërit që kaloi këtu pranë në kohën e drekës, oh sikur ta gjeja dhe t'i tregoja se kush është i marrë në të vërtetë".(5) Nga kjo që u përmend, na tregohen shumë qartë dy rrugë ku na çon gjuha: rrugën e lumturisë dhe përfundimit të mirë dhe rrugën e fatkeqësisë dhe përfundimit të keq. Ka njerëz që u kushtojnë shumë rëndësi rrobave të tyre, dukjes së tyre, veturave të tyre, dhe nuk u kushtojnë rëndësi fare fjalëve të tyre, të cilat mund të jenë ilaç shërues apo helm shkatërrues. Fjala e urtë thotë: "Gjuha nxjerr mjaltë dhe helm", prandaj, në shoqërinë tone, sot më shumë se kurrë, kemi nevojë për një fjalë të mirë e një këshillë të sinqertë, që duhet t'u thuhen njerëzve me probleme të natyrave të ndryshme, nëse dëshirojmë përmirësime. Mënyra se si komunikon dhe vepron me njerëzit, përcakton formën dhe mënyrën e sjelljes së tyre ndaj teje.

1) Hadithe të zgjedhura të Pejgamberit a.s., Tetovë 2003 (Buhariu dhe Muslimi); 2) Imam Neveviu, Ruajtja e gjuhës. 2004. Prishtinë.f.6. (Transmetuar nga Buhariu); 3) Dr. Shefik Kurdiq, Gjuha shpatë me dy teha. Shkup, 2008. F.174. Buhariu në Sahih 78- Kitabul-edeb. 4) Dr.Muhamed Abdurrahman el-Arifi. Kënaqu me jetën tënde. Prishtinë, 2009.f.324. 5) Po aty,f.24

**Ilmi Rexhepi**

# Për jetimin

*Bota ishte jetime, donte kujdesje nga dikush. Për të tërën erdhi mëshirë i dërguari ynë i fundit, Muhamedi. Ki mëshirë dhe ti e kujdesu për jetimin, ore vëlla. Lidhu me misionin e të përzgjedhurit Mustafa. Dije se njeriu do të përfundojë në Ahiret. Me atë që e ka dashur në dynja. Imagjino dy gishtat e të lumit a.s.. Treguesin e të mesmin, kur i ngriti e tha se aq afër me të në Xhenet do të jetë kujdestari i një jetimi. Sa i gjallë je në zemrat tona. Sa i dashur, ja Muhamed. Neve na rrjedhin lotët për jetimllëkun tënd, Ty të rridhnin për ne si ymet. Kur ne vështrojmë jetim me sy e zemër, kush vallë, të na kujtohet në botë para teje… Dhe çdo të mirë që shohim e që bëjmë në tonën, e dimë se tek ti ajo ishte sublime, krejtësisht e plotë i Dërguari ynë, jetimi i Ebu Talibit, që i thanë, - e ju thoni: 'Alejhi-ssalatu-ve-sselam',- I kishte vdekur babai ende pa lindur. Dhe që në fëmijëri mbeti pa 'nanë' Ai ishte si ai, krijesa më e dëlirë. Me jetimllëk duke ardhur në jetë, edhe ashtu, vetë ajo ardhje, përbënte mëshirë. Na ardhçin lotët lumë për Allahun tek kujtojmë Muhamedin e Abdullahut. Që e kemi si baba e si nënë në dynja, e në Ahiret ia paçim hise shefatin! Na ngjall, Allah, nën flamurin e tij. Na tako me të te Havdi i tij dhe ujë të gjithëmjaftueshëm Kevtheri na jep përmes dorës së lume të tij. Fjala 'jetim' vjen nga 'jutm-i' i arabishtes, që do të thotë neglizhencë, pakujdesi. Se, sado që e nderofshin njerëzia, prapë nuk i dalin dot haku atij. Fëmija që mbetet pa baba, është jetim i shkallës së parë te njerëzit, kurse jetim te kafshët llogaritet ai që mbetet pa nënë nga të vegjlit.*

*Po jetimi në vetvete nuk është aspak inferior. Në mbi njëzet vende në Kur'an fisnikërohet, më e vlefshmja shtëpi,- ka thënë i Dërguari - Është ajo ku jetimi nderohet. Kur vdes njeriu e ne themi: 'Gjynah, i la fëmijët jetimë të shkretë'. Në thelb, bash për të shkretat tona zemra, për rahmet e për shefat, Allahu na ka çelur një derë: Nëse zemra të është egërsuar, e ti nis e nuk ndien më asgjë, ibadete nuk bën ose nëpër to veç kapërcen, - ke ilaç, vëlla, ke fjalën e më të dashurit pejgamber: Gjeje një jetim. Mëshiroje, jepi bukë, ia ledhato kokën, - do të të zbutet zemra dhe qëllimet e tua do t'i realizosh përnjëherë. S 'do të jesh i pari që provon. Ta dish, shumëve u janë zbutur zemrat përmes jetimëve, dhe qëllimet në jetë i kanë arritur shpejt. Nuk mjafton veç t'i japësh para. Nuk është kjo - e tëra e kërkuar, - ta edukosh, ta shkollosh, ta martosh. Për çdo nevojë duke i ndihmuar. Gjeji lojën që do; Merrja vesh çdo dëshirë e mendim; Realizoja me maksimumin që ke; Në zemër mos e lër pa i futur gëzim! Në Xhennet tejembanë, pa dyshim, shumë hare ka, por veç një shtëpi në të quhet 'e Gëzimit'. Aty nuk kanë për të hyrë të gjithë xhenetlinjtë, po vetëm ata që lumturojnë zemrën e jetimit. Sa flokë që dora jote ia përshkon kokën duke ia ledhatuar, aq sevape do të kesh tek Allahu i Madhëruar. Dil më shpejt, kërko jetim, ia ledhato kokën, zbute zemrën tënde. Fito sevape, Jetimi s'ka nevojë për ne, Ne jemi nevojtarët e tij. Ne duhet të jemi lypsarët, ne duhet të nxitojmë tek ai!*

Prof. asoc. Dr. Fahrush Rexhepi

# Statistika e numrit të popullsisë myslimane në tokat e çliruara 1941-1944

Në bazë të dokumenteve arkivore, këto të dhëna që përmbajnë listat, janë nxjerrë nga raporti i Këshillit të Ulemave të rreth-veprimit të Shkupit të vitit 1938-1939

Nga viti 1941 deri në vitin 1944 nga aspekti politik, kombëtar, fetar dhe kulturor ka funksionuar Shqipëria etnike, përfshirë të gjitha trojet shqiptare jashtë Shqipërisë londineze. Krahas organizimeve politike kombëtare në Shqipërinë etnike në atë periudhë ka funksionuar një komunitet mysliman shqiptar për të gjithë shqiptarët mysliman, qendra e të cilit ishte Tirana. Në kuadër të këtij komuniteti vepronin të gjitha kryemyftinitë dhe myftinitë e vakafeve në tokat e çliruara jashtë shtetit amë-Shqipërisë.

Në kuadër të këtij organizimi fetar islam institucional në mbarë trojet shqiptare, "Kryesia e Këshillit të Ulemave të Komunitetit Mysliman, me qendër në Tiranë, më datë 07/06/1944 u dërgoi një qarkore kryemyftinive, myftinive dhe nënmyftinive të zyrave të vakafit në tokat e lirueme, përmes së cilës kërkon përgatitjen e listave statistike të numrit të popullsisë muslimane të të gjitha xhemateve brenda kufijve të atëhershëm të Shqipërisë (1944). Këtë listë duhej ta hartonin imamët ofiqarë.[1] Përmes asaj qarkoreje kërkohej edhe hartimi i listave statistikore të xhamive me emra, pastaj lista e medreseve, mesxhideve, përfshirë këtu edhe të dhënat e tjera - se prej kujt janë ndërtuar ose nga kush janë lënë vakëfe si dhe të dhëna të tjera rreth historikut të tyre dhe vjetërsisë së tyre si monumente të rëndësishme të trashëgimisë kulturore. Ky dokument qarkor, që ndodhet në Arkivin Qendror Shetetëror të Shqipërisë, është i nënshkruar nga kryetari i Këshillit të Ulemave të Komunitetit Musliman, Haxhi Sherif Langu[2]. Sipas Urdhrit verbal të Kryesisë së Këshillit të Ulemave të Komunitetit Musliman Shqiptar, zëvendësinspektori i këtij organi obligohet ta kordinojë dhe ta realizojë këtë projekt në bashkëpunim me të gjitha zyrat e tokave të lirueme. Realizimi i listave statistike me të dhënat e kërkuara nga kryesia e Këshillit të Ulemave u përfundua më 27/06/1944. Në bazë të dokumenteve arkivore, këto të dhëna që përmbajnë listat, janë nxjerrë nga raporti i Këshillit të Ulemave të rreth-veprimit të Shkupit të vitit 1938-1939.

### Lista e popullsisë muslimane në rreth-veprimin e Këshillit të Ulemave të Shkupit 1938-1939

Në këtë listë janë të shënuara numri i shtëpive, numri i myslimanëve të ndarë në gjini, dhe numri i përgjithshëm i myslimanëve sipas qyteteve të mëdha të rajoneve.[2]

| Nr. | Zyra vakfo-arsimore e rrethit | Numri i shtëpive | Mashkuj | Femra | Gjithsej |
|---|---|---|---|---|---|
| 1. | Gilan | 8357 | 33101 | 30682 | 63783 |
| 2. | Gostivar | 5532 | 18777 | 18009 | 36786 |
| 3. | Dibër | 2795 | 6837 | 6158 | 12995 |
| 4. | Gjakovë | 4848 | 18307 | 16578 | 34885 |
| 5. | Kërçovë | 3367 | 10442 | 10525 | 20967 |
| 6. | Rahovec | 4763 | 18317 | 16833 | 35150 |
| 7. | Pejë | 6135 | 24373 | 22454 | 46827 |
| 8. | Prizrent | 9963 | 37058 | 36372 | 73430 |
| 9. | Prishtina | 5164 | 19341 | 17882 | 37223 |
| 10. | Serbicë - Skenderaj | 3051 | 13173 | 11881 | 25054 |
| 11. | Strugë | 2569 | 8353 | 7572 | 15925 |
| 12. | Tetovë | 8675 | 28884 | 28426 | 57310 |
| 13. | Ulqin | 1406 | 6878 | 3619 | 10497 |
| 14. | Uroshevac-Ferizaj | 3744 | 14824 | 14416 | 29240 |
| 15. | Plavë | 1504 | 4722 | 4031 | 8753 |
| | Gjithsej | 71.873 | 263.387 | 245.438 | 508.825 |

### Pasqyra statistike e xhamive 1938 – 1939

Në dokumentet arkivore të A.Q.Sh, në fondin e Komunitetit Musliman Shqiptar, hasim një dokument listë, në të cilin janë të shënuara të gjitha xhamitë e qyteteve dhe fshatrave të trojeve etnike shqiptare jashtë shtetit amë – Shqipërisë. Në këtë listë në detaje përshkruhen të gjitha të dhënat për xhamitë si: periudha



e ndërtimit, materiali i ndërtimit, gjendja momentale, ndriçimi, materiali dhe forma e mbulesës së xhamisë, pastaj numri i xhamive me minare, xhamitë pa minare, xhamitë me mafil ose pa mafil, pastaj falja vetëm e xhumave ose falja edhe e vakteve etj.. Në vazhdim do të paraqesim të dhënat e xhamive sipas rajoneve:

**Gjakova me rrethinë**

Numëronte gjithsej 39 xhami, në gjendje të mirë ishin 38 dhe 1 në gjendje gjysmë të mirë. Me minare ishin 21 xhami, pa minare 18. Të mbuluara - me alumin ishte një xhami, ndërsa 38 ishin të mbuluara me tjegulla. Me material të fortë ishin të ndërtuara 35 dhe me material të dobët 4 xhami. Të ndërtuara në qytet ishin 16 xhami, në katunde 23. Me ndriçim elektrik ishin 7 xhami, me vajguri ose me qirinj ishin 32. Deri më 1912 ishin të ndërtuara 37 xhami, deri më 1930 ishte ndërtuar 1, dhe deri më 1940 po ashtu ishte ndërtuar 1 Xhami. Sa i përket faljes së namazeve, në 29 xhami falej xhumaja dhe vakte të herëpashershme, në 3 xhami nuk falej fare xhumaja, në 2 xhami falej vetëm xhumaja, në 2 xhami vetëm namazi i teravive dhe në 3 xhami nuk falej asnjë vakt. Numri i nënpunësve të xhamive ishte gjithsej 46.

**Kërçova me rrethinë**

Numëronte gjithsej 32 xhami, në gjendje të mirë ishin 29 dhe në gjendje gjysmë të mirë ishin 3 xhami. Me minare ishin 29, ndërsa pa minare ishin vetëm 3. Të mbuluara ishin të gjitha, vetëm me tjegulla. Me material të fortë ishin të ndërtuara 29 xhami, ndërsa me material të dobët[3]. Në qytet ishin 3 xhami, në katunde 29. Të ndriçuara me elektrik ishin 3 xhami, me vajgur dhe qirinjnj 29 xhami. Deri më 1912 ishin ndërtuar 25 xhami, gjer më 1930 5 xhami dhe gjer më 1940 ishin 2 xhami. Falja e namazeve në 20 xhami bëhej vetëm ditën e xhuma dhe me vakte të herëpashershme, në 10 xhami nuk falej fare as xhumaja dhe në 2 xhami falej vetëm xhumaja. Nënpunës të xhamive gjithsej ishin 34.

**Rahoveci me rethinë**

Numëronte gjithsej 29 xhami, në gjendje të mirë ishin 28 xhami, në gjendje gjysmë të mirë 1, të gjitha ishin me minare dhe të gjitha të mbuluara me tjegulla. Të ndërtuara me material të fortë ishin 28, ndërsa me material të dobët vetëm 1 xhami. Në qytet ishin të ndërtuara 4 xhami, në katunde 25 xhami. Të ndriçuara me elektricitet nuk ishte asnjë, me vajgur dhe qirinjnj ishin 29 xhami, të ndërtuara deri në vitin 1912 ishin 27 xhami, deri në vitin 1930 2 xhami, dhe deri më 1940 asnjë. Falja e xhumave dhe e vakteve të herëpashershme bëhej në 2 xhami, në 19 xhami nuk falej xhumaja fare, në 4 xhami falej vetëm xhumaja dhe namazi i teravisë, në 1 xhami falej vetëm namazi i teravive, dhe në 3 xhami nuk falej asnjë vakt. Nëpunës të xhamive ishin gjithsej 23.

**Struga me rrethinë**

Struga numëronte gjithsej 25 xhami, në gjendje të mirë ishin 19 xhami dhe 6 xhami në gjendje gjysmë të mirë. Me minare 18 xhami, ndërsa pa minare 7 xhami. Të mbuluara - me alumin vetëm 1 xhami, me tjegulla 24 xhami. Me material të fortë ishin të ndërtuara 19 xhami, me material të dobët 6 xhami. Në qytet ishte e ndërtuar një xhami, ndërsa në katunde 24 xhami. Të ndriçuara me elektrik - asnjë xhami, me vajgur ose qirinjnj 25 xhami. Deri më 1912 ishin të ndërtuara 20 xhami, deri më 1930 ishin të ndërtuara 2 xhami dhe deri më 1940 - 3 xhami. Falja e namazeve të xhumasë me ndonjë vakt bëhej në 23 xhami, pa xhuma nuk kishte, me xhuma dhe teravi 1 xhami, vetëm me xhuma 1 xhami. Nënpunës të xhamive gjithsej ishin 28.

**Prizreni me rrethinë**

Numëronte gjithsej 106 xhami, 76 xhami ishin në gjendje të mirë dhe 30 xhami në gjendje gjysmë të mirë. Me minare 46 xhami, pa minare 60 xhami. Të mbuluara me alumin ishin 6 xhami, ndërsa me tjegulla 100 xhami. Me material të fortë ishin të ndërtuara 76 xhami, me material të dobët 30 xhami. Qyteti i Prizrenit kishte gjithsej 23 xhami, ndërsa fshatrat 83 xhami. Ndriçimi

me elektricitet ishte i instaluar në 15 xhami, ndërsa me vajgur dhe qirinjnj ndriçoheshin 91 xhami. Deri më 1912 ishin ndërtuar 88 xhami, deri më 1930, 9 xhami dhe deri më 1940, po ashtu, 9 xhami. Falja e xhumave dhe e vakteve të herëpashershme bëhej në 61 xhami, pa xhuma 20 xhami, pa asnjë vakt 2 xhami, me xhuma e teravi 14 xhami, vetëm me teravi 3 xhami, dhe pa asnjë vakt 6 xhami. Këshilli i Prizrenit kishte gjithsej 120 nëpunës të xhamive.

**Peja me rrethinë**

Numëron gjithsej 41 xhami, 37 në gjendje të mirë, 4 xhami në gjendje gjysmë të mirë. Me minare ishin 19 xhami, pa minare 22, të mbuluara - me alumin 1 xhami dhe me tjegulla 40 xhami. Me material të fortë ishin të ndërtuara 37 xhami, me material të dobët 4 xhami. Në qytet ishin të ndërtuara 12 xhami, ndërsa në katunde 29 xhami. Me elektricitet ndriçoheshin 8 xhami, ndërsa me vajgur dhe qirinjnj 33 xhami. Deri në vitin 1912 ishin të ndërtuara 34 xhami, deri më vitin 1930 ishin të ndërtuara 3 xhami, dhe deri më 1940 të ndërtuara ishin 4 xhami. Xhumatë dhe vaktet e herëpashershme faleshin në 27 xhami, në 9 xhami nuk faleshin xhumatë, xhumatë dhe teravitë faleshin në 4 xhami, vetëm xhumaja dhe pa asnjë vakt - asnjë xhami. Nëpunës të xhamive ishin gjithsej 58.

**Plava me rrethinë**

Numëronte gjithsej 10 xhami, në gjendje të mirë ishin të gjitha, me minare po ashtu të gjitha. Të mbuluara me dërrasa ishin 10 xhami, të ndërtuara me material të fortë 10 xhami, me material të dobët asnjë. Qyteti kishte 6 xhami, katundet 4 xhami. Të gjitha xhamitë ishin të ndriçuara me vajgur dhe qirinjnj. Deri në vitin 1912 kanë qenë të ndërtuara 9 xhami, deri në vitin 1940, 1 xhami. Vetëm xhumatë faleshin në 8 xhami, xhumatë dhe teravitë faleshin në 2 xhami, dhe pa falje nuk kishte asnjë xhami. Nëpunës të xhamive gjithsej ishin 13.

**Dibra me rrethinë**

Numëonte gjithsej 33 xhami, 32 ishin në gjendje të mirë, 1 xhami në gjendje gjysmë të mirë. Me minare ishin 22, pa minare 11 xhami, të mbuluara që të gjitha ishin me tjegulla. Me material të fortë ishin të ndërtuara 32 xhami dhe me material të dobët 1 xhami. Qyteti kishte 6 xhami, ndërsa katundet 27 xhami. Të ndriçuara me elektricitet ishte 1 xhami, me vajgur dhe qirinjnj 32. Deri në vitin 1912 ishin ndërtuar 29 xhami, deri në vitin 1930, 3 xhami dhe deri në vitin 1940, 1 xhami. Në 32 xhami faleshin vetëm xhumatë dhe në një xhami asnjë vakt. Nëpunësit e xhamive të Dibrës me rrethinë ishin gjithsej 58.

**Tetova me rrethinë**

Numëonte gjithsej 84 xhami, 22 xhami ishin në gjendje të mirë, 46 në gjendje gjysmë të mesme dhe 16 xhami në gjendje të mesme. Me minare ishin 73 xhami, ndërsa pa minare 11 xhami. Të mbuluara - me alumin një xhami, ndërsa me tjegulla 83 xhami. Me material të fortë ishin të ndërtuara 22 xhami dhe me material të dobët 62 xhami. Qyteti i Tetovës kishte 10 xhami, ndërsa katundet numëronin 74 xhami. Me elektricitet ndriçoheshin 8 xhami, ndërsa me vajgur dhe qirinj 75 xhami. Deri më 1912 janë ndërtuar 70 xhami, deri më 1930 janë ndërtuar 8 xhami, dhe deri më 1940, 6 xhami. Në 28 xhami faleshin vetëm xhumatë, në 56 xhami faleshin vaktet pa xhuma. Xhamitë kishin gjithsej 99 nëpunës.

**Gjilani me rrethinë**

Numëonte gjithsej 64 xhami, 53 xhami ishin në gjendje të mirë, 1 xhami ishte në gjendje gjysmë të mesme, dhe 10 xhami ishin në gjendje të mesme. Me minare ishin 26 xhami, pa minare 38 xhami. Të gjitha xhamitë ishin të mbuluara me tjegulla. Me material të fortë ishin të ndërtuara 53 xhami, me material të dobët 11 xhami. Qyteti kishte 4 xhami, ndërsa katundet 60 xhami. Të gjitha xhamitë ishin të ndriçuara me vajgur dhe qirinj. Deri në vitin 1912 janë ndërtuar 45 xhami, deri në vitin 1930 janë ndërtuar 7 xhami, dhe deri në vitin 1940 janë ndërtuar 12 xhami. Në 12 xhami janë falur xhumatë dhe here pas here edhe vakte të tjera, në 30 xhami nuk janë falur xhumatë, po falej ndonjë vakt, në 2 xhami janë falur xhumatë dhe teravitë, në 15 xhami është falur vetëm xhumaja, dhe në 5 xhami nuk është falur asnjë vakt. Nëpunës të xhamive ishin gjithsej 67.

**Ulqini me rrethinë**

numëronte gjithsej 24 xhami, në gjendje të rregullt ishin të gjitha. Me minare ishin 13 xhami, ndërsa pa minare 11 xhami. Të gjitha xhamitë ishin të mbuluara me tjegulla dhe të ndërtuara me material të fortë. Në qytet ishin të ndërtuara 7 xhami, në katunde 17 xhami. Të ndriçuara me elektricitet ishin 2 xhami, ndërsa me vajgur dhe qirinj 22. Të gjitha xhamië janë të ndërtuara para vitin 1912. Falja e xhumave dhe e vakteve të herëpashershme bëhej në 19 xhami, pa xhuma nuk ishte asnjë xhami, xhumatë dhe teravitë faleshin në 4 xhami, dhe vetëm teravitë faleshin në një xhami. Gjithsej ishin 34 nëpunës.

**Skenderaj**

Me rrethinë: numëron gjithsej 10 xhami, në gjendje të mirë ishin 9 xhami, në gjendje të mesme 1 xhami. Me minare ishin 3 xhami, pa minare 7. Të mbuluara



me tjegulla ishin të gjitha, me material të fortë ishin të ndërtuara 9 xhami, ndërsa me material të dobët ishte vetëm 1. Të gjitha xhamitë e Skenderajve ishin të shtrira vetëm në katunde. Të ndriçuar me elektricitet nuk kishte asnjë xhami, ndërsa me vajgur dhe qirinj ishin 10 xhami. Deri në vitin 1912 kanë qenë të ndërtuara 8 xhami, deri në vitin 1930 1 xhami dhe deri më 1940 ka qenë e ndërtuar 1 xhami. Falja e xhumave dhe e ndonjë vakti tjetër bëhej në 2 xhami, falja e xhumasë dhe e teravive bëhej në 5 xhami, vetëm me xhuma ishin 2 xhami, vetëm teravitë faleshin në 1 xhami, pa asnjë falje nuk ishte asnjë xhami.

**Prishtina me rrethinë**

Numëronte gjithsej 38 xhami, në gjendje të mirë janë 24 xhami, në gjendje gjysmë të mesme 12 xhami, dhe në gjendje të mesme 2 xhami. Me minare janë 24 xhami, pa minare 14 xhami. Të mbuluara me alumin ishin 5 xhami, ndërsa 38 xhami janë të mbuluara me tjegulla; me material të fortë ishin të ndërtuara 23 xhami, me material të dobët 15 xhami. Qyteti i Prishtinës kishte 15 xhami, ndërsa katundet 23 xhami. Të ndriçuara me elektricitet ishin 8 xhami, me vajgur dhe qirinj 30 xhami. Deri në vitin 1912 janë ndërtuar 35 xhami, deri në vitin 1930 janë ndërtuar 2 xhami dhe deri në vitin 1940 është ndërtuar 1 xhami. Falja e xhumave dhe e vakteve herë pas here bëhej në 14 xhami, pa xhuma ishin 5 xhami, me xhuma dhe teravi 16 xhami, vetëm me xhuma 1 xhami, dhe pa asnjë vakt apo falje asnjë xhami. Nëpunës të xhamive gjithsej ishin 73.

**Gostivari me rrethinë**

Numëronte gjthsej 53 xhami, në gjendje të mirë ishin 43 xhami, në gjendje gjysmë të mesme 8 xhami dhe në gjendje të mesme 2 xhami. Me minare janë 45 xhami, pa minare janë 8 xhami. E mbuluar me bakër 1 xhami, ndërsa 52 xhami ishin të mbuluara me tjegulla. Me material të fortë ishin të ndërtuara 43 xhami, me material të dobët ishin 10 xhami. Qyteti kishte 6 xhami, ndërsa katundet 47 xhami. E ndriçuar me elektricitet ishte vetëm 1 xhami, ndërsa me vajgur dhe qirinj janë 52 xhami. Deri në vitin 1912 janë të ndërtuara 52 xhami, dhe deri në vitin 1940 ishte ndërtuar vetëm 1 xhami. Xhumatë dhe vaktet herë pas here faleshin në 11 xhami, në 36 xhami nuk faleshin xhumatë fare, me xhuma dhe teravi 6 xhami. Nëpunës ishin gjithsej 53.

**Ferizaj me rrethinë**

Numëronte gjithsej 29 xhami, në gjendje të mirë ishin 24 xhami, në gjendje gjysmë të mesme janë 5 xhami. Me minare ishin 4 xhami, pa minare ishin 25 xhami. Të gjitha xhamitë ishin të mbuluara me tjegulla. Me material të fortë ishin të ndërtuara 24 xhami, ndërsa me material të dobët 5 xhami. Qyteti kishte vetëm 2 xhami, ndërsa katundet 27 xhami. Të ndriçuara me elektriciteti ishin vetëm 2 xhami, ndërsa me vajgur dhe qirinj 27 xhami. Deri në vitin 1912 ishin të ndërtuara 22 xhami, deri në vitin 1930 5 xhami dhe deri në vitin 1940 janë ndërtuar 2 xhami. Falja e xhumave dhe herë pas here e vakteve bëhej në 14 xhami, në 2 xhami faleshin vaktet pa xhuma, në 12 xhami faleshin xhumatë dhe vaktet e rregullta dhe në 1 xhami falej vetëm xhumaja. Nënpunës të xhamive gjithsej ishin 28.(5) Mbështetur në këto të dhëna arkivore mbi ekzistimin dhe funksionimin e xhamive në tfrojet shqiptare jashtë Shqipërisë Londineze, mund të konstatojmë se aty bëhet fjalë për një organizim dhe rrjet shumë të gjallë veprues në aktivitetet fetare islame, dhe për një numër mjaft të madh të xhamive në atë periudhë. Në bazë të statistikave, del se shumica e xhamive kanë qenë të ndërtuara me material të fortë. Po ashtu nga këto të dhëna kuptojmë se shumica e xhamive kanë qenë të ndërtuara në periudha të hershme historike – para vitit 1912. Nga këto të dhëna burimore mësojmë se në shumicën e xhamive, përveç xhumave, faleshin edhe namazet e vakteve të tjera, një dukuri që, për fat të keq, nuk ndodh sot me atë masë në xhamitë tona. Për sa i përket faktit se në atë kohë nuk falej xhumaja në disa xhami, mendojmë se ishte pasojë e mungesës së kuadrit të mjaftueshëm professional. Të dhënat në hollësi për secilën xhami, si ato që i gjetëm në dokumentet e administratës së asaj periudhe, vështirë që mund t'I gjejmë në ditët tona në shumë institucione fetare apo jofetare. Kam përshtypjen se ky efikasitet i punës dhe ky përkushtim aq serioz dhe i përpiktë në administratën fetare, ishte trashëguar kryekëput nga efikasiteti dhe disiplina e punës e periudhës së Perandorisë Osmane.

1) A.Q.SH.Fondi. 882, V. 1944, dok. 80, fl.19. 2) Po aty. (3) A.Q.SH.Fondi. 882, V. 1944, dok. 80, fl.16. 3) Po aty, fl.17. 4) AQSh, fondi 882, viti 1944, dokumenti 80, fl.18/1.

Refik Gërbeshi

# Identifikimi i shqiptarëve

Trojet Shqiptare janë vendtakim i kulturave, politikave e interesave të shumtë, si nga Lindja ashtu edhe nga Përmendimi, prandaj ishin shpesh vatër e sulmeve, interesave, politikave dhe luftërave.

### Në udhëtërthore

Që në lashtësi Ballkani në përgjithësi si dhe trojet shqiptare në veçanti, ishin një vend grindjesh ndërmjet pasardhësve të Aleksandrit, që i dhanë rastin Senatit Romak për të ndërhyrë në gadishull, ”ata e konsideronin veten të vetmit sundimtarë mbi gadishull deri me ardhjen e osmanlinjve më 1453, që ishte ndryshimi i dytë. Kurse ndryshimi i tretë pas largimit të Osmanëve u shoqërua me vendosjen e sllavëve në Ballkan”. Nëpër këtë tokë lidhjet vinin nga “Mbretëresha e lashtë e rrugëve”, e cila kalonte nëpër trojet shqiptare, që e përmend Polibi në shkrimet e tij, kurse Sami Frashëri sqaron: “Emri “Egnatia” ka kuptimin shqip “E gjata” (535 mila e gjatë),[2] që ishte rrugë e gjatë komunikuese e kohëve të hershme”. Shqipëria ndodhej në udhëkryqet e Ballkanit, ku takoheshin e përplaseshin interesa divergjentë të Evropës danubiane dhe të asaj Juglindore me ato të pellgut të Mesdheut e të Detit të Zi. Madje ishte kryeura e udhëkryqeve”.[3] Duke qenë udhëkryq dhe vendtakim i kulturave botërore, populli shqiptar përjetoi pushtime, kolonizime e shtypje të shumta si rrallë ndonjë popull në botë. Pozita gjeografike, gjeopolitike e gjeostrategjike e vendit tonë ishte e atillë që lidhte detin me tokën si edhe tokën me tokën, duke qenë epiqendër e takimeve relievore, po jo vetëm kaq, veçse ky reliev ofronte mundësinë e zgjerimeve e përhapjeve ideologjike kulturore e tregtare, e pse jo edhe fetare, kështu që, jo vetëm vinin, po edhe përhapeshin më lehtë akëcilat elemente nga trojet shqiptare. Prandaj interesimi për këtë gadishull vinte nga shumë kënde, si në aspektin ekonomik, po ashtu dhe nga pozita e përshtatshme gjeografike, po edhe për pasuritë natyrore - për bujqësi e blegtori të zhvilluar me klimë të përshtatshme për jetë. Gjithsesi edhe pasuria pyjore me florë të llojllojshme si dhe ajo nëntokësore me naftë, bitum, hekur, krom, plumb, zink e ar. Dhe s’ishte e rastit dëshira për ta poseduar apo për të qenë këtu në këtë tokë … për




synime strategjike po edhe për atakime politike si edhe fetare. Këtu u binte harku rrethor apo rrethrrotullimi drejt Evropës e Azisë ideologjive të hershme, po dhe bashkëkohore, e, gjithashtu, këtu takoheshin edhe fetë qiellore – Islami dhe Krishterimi.

### Atakimet kulturore e fetare

Nga ana tjetër, Trojet Shqiptare janë vendtakim i kulturave, politikave e interesave të shumtë, si nga Lindja ashtu edhe nga Perendimi, prandaj ishin shpesh vatër e sulmeve, interesave, politikave dhe luftërave. Gjithashtu edhe kufizimi me fqinjë pretendues për trojet shqiptare nga të gjitha anët e kufirit, bënte që sulmimet e tyre jo vetëm të shkaktonin mosmarrëveshje në mes tyre, po banorët autoktonë të përjetonin tmerret e padrejtësitë, sa prej njërit sa prej tjetrit. Kjo ishte (dhe është) sepse “Shqiptarët autoktonë në vendin e tyre u përballën me shumë të ardhur, jo vetëm për të grabitur pasuri e për të shfrytëzuar tokat e njerëzit, por edhe për t’u vendosur si banorë në Truallin etnik Shqiptar”. Duke qenë i vendosur në udhëkryqin e rrugëve që lidhin qytetërimin e Perëndimit me atë të



Lindjes, populli shqiptar, gjatë tërë historisë së vet të bujshme, u gjend përballë armiqve që ia rrezikuan identitetin dhe ia ngushtuan kufirin etnik..., me pasojën që një pjesë e popullit tonë të dyndej nga Mëmëdheu dhe të ngulte në dhe të huaj".[4] Mohimi i kombësisë shqiptare nëpër kohë, i detyroi ata që elementin fetar ta mbanin me më përzemërsi, e ndoshta edhe më sekret e individualisht. Në Stamboll ishte formuar "Komiteti për Mbrojtjen e të Drejtave Shqiptare", i cili përbëhej kryesisht nga intelektualë shqiptarë, zyrtarë, qeveritarë dhe simpatizantë të tjerë, duke përfshirë myslimanë e të krishterë, siç ishin: Sami Frashri, Pashko Vasa, Jani Vreto, Konstandin Kristoforidhi etj.[5] Vështirësitë për identifikim fetar të shqiptarëve vinin pikërisht nga këto dy shkaqe të theksuara me nëntituj. Pra, ishin udhëkryq gjeostrategjik dhe vend i sulmimeve të shumta. Por më e rëndësishmja ishte rënia e Perandorisë Osmane dhe dominimet e fqinjëve, të cilët u përkisnin religjioneve të identifikuara me kombet e tyre, siç ishin serbët.

**Kombi përmes fesë**

Tendencat antifetare të filluara që herët ndër shqiptarë, me pretendimin e "ruajtjes së unitetit kombëtar", duke mos respektuar fenë dhe ngritjen shpirtërore, porse duke i nënçmuar, fyer e etiketuar - ishin më shumë të qarqeve tendencioze dhe në shërbim të të huajve. Për këtë arsye, ideja e fillimit që nga rilindësit, nuk ishte tendencë për laicitet kombëtar, por përpjekje për shikimin e kombit nëpërmjet besimeve të ndryshme, që na del të ishte si identitet i larmishëm fetar, kështu që, nga Shpallja e Pavarësisë së Shqipërisë, bashkësitë fetare ndër shqiptarë kishin filluar lëvizjen për një pavarësim nga qendrat botërore fetare dhe kështu "organizmat fetarë si dhe institucionet e kultit dhe ato arsimore islamike, u ndodhën para detyrash shumë urgjente dhe shumë të rëndësishme lidhur me të mbijetuarit e kauzës së tyre dhe me ruajtjen e identitetit shqiptar".[6] "Ishte e kuptueshme që besimtarët të mos i prisnin mirë reformat apo ndryshimet për fetë, që i bënin ideologët a prijësit e kombit, siç ishte rasti i ortodoksit Fan Noli për kryerjen e liturgjisë në shqip, pastaj prijësit islamë, që bënin shkëputjen nga Halifati ose (Sulltani), apo edhe katolikët që refuzonin prijësit italianë. Lëvizjes për pavarësi nuk i kanë munguar shtysa vendimtare nga njerëz fetarë ose të lidhur në njëfarë mënyre me fenë që nga Vëllezërit Frashëri tek atdhetarët françeskanë, që nga Negovani e Fan Noli" etj.. Më 1921 Bashkësia Islame e Shqipërisë ndërpreu lidhjet me Stambollin, e dy vjet më vonë, organizoi Kongresin e saj të parë dhe zgjodhi myftiun e vet me seli në Tiranë". Ky komunitet nuk kishte pengesa të emërimeve nga jashtë, ngase kishte kuadro të mjaftueshme nga gjiri i kombit.

**Tolerantë dhe bashkëjetues**

Jo vetëm gjatë periudhës së sistemit politik, që ra nga fundi i shekullit XX, por edhe në shkrimet tendencioze nga hulumtues shqiptarë e të huaj, pretendohet ta përdorin elementin fetar për përçarje ose për futje me të lehtë të tyre nën sundim. Sikur dihet, kur kishte ardhur Perandoria Romake, Iliro -shqiptarët nuk kishin një shtet fetar, njësoj sikurse, kur erdhi Perandoria Osmane, nuk ishin as shtet i krishterë dhe, as kur erdhi greku e sllavi apo edhe ndokush tjetër, nuk ishte shtet islam, po megjithatë, Shqiptarët kanë qenë gjithmonë tolerantë.[10] "Duke pasur një trashëgimi dhjetërashekullore si edhe kuadro të larta kualifikuese e profesionale, kultura islame tek Shqiptarët ishte e fortë gjithnjë. Që në fillim të shek. XX në Shqipëri filloi të organizohej shkollimi i mesëm islamik dhe po ashtu edhe në Kosovë e në Shkup, kurse në Çamëri u pengua plotësisht".[11] Të shumtën e rasteve ishte gjeostrategjia fetare që kishte ndikim, duke filluar që nga romakët dhe sllavët. Kujdesi ndaj bashkësive fetare nga italianët 1939 ishte në fokusin kryesor sidomos krerëve përmes të cilëve mendonte ta mbante nën kontnroll popullatën edhe pse në ditët e para nuk kishte ndonjë vend të veçantë. "Duhet shumë dinjitet e shumë stil nga ana jonë sidomos respekt absolut për gratë e për fetë"- mendonte gjenerali Badolio në ditën e dytë të pushtimit të Shqipërisë. "Objekt i një kujdesi të madh ishte që të vendosej një marrëveshje e plotë në mes të ithtarëve të katolikizmit, të ortodoksizmës dhe të fesë myslimane… Shumë xhami u restauruan e u ndërtuan në gjithë Shqipërinë me paratë e qeverisë së Romës,

ashtu sikurse edhe Kisha te të dyja ritet. Edhe Gjermanët premtonin autonomi për shqiptarët si "Arian të Ballkanit", kurse, për sa i përket Islamit, ajo kishte lidhje me Turqinë, bile në një shkrim nga Komandanti i Vermahtit thuhej: "Shqipëria në kuadrin e politikës tërësore islamike të Gjermanisë dhe sidomos me lidhjet me Turqinë, kërkonte një trajtim të posaçëm politik. Kurse serbët kishin një pretendim krejt ndryshe. Gati ngjashëm me serbët u sollën edhe disa nga elita shqipëtare për sa i përket fesë, sidomos Islamit.

### Përfaqësimi shqiptar është multifetar

Dihet mirëfilli se qëndrimi fillestar i rilindësve për ruajtjen e kombit mbështetej tek Porta e Lartë, por, meqë ajo u dobësua dhe u detyrua të tërhiqej, ideja për pavarësi totale u forcua. Shtetet krishtere të Evropës Juglindore kishin filluar opcionin e shmangies së qeverisjes nga osmanët dhe krijimin e shteteve të pavaruara, por popullata myslimane, si në Bosnjë ashtu edhe në torjet shqiptare, "fillimisht thuajse nuk mund të merrej me mend një opsion i tillë. Duke parë sesi, shtetet e porsakrijuara të krishtera po i vrisnin dhe po i dëbonin shtetasit e tyre myslimanë…myslimanët konsideronin mbetjen në kuadrin e një perandorie ende të fuqishme, si të vetmen garanci kundër pushtimit dhe dëbimit nga të tjerët".[12] Poeti i madh i kombit, në atë periudhë të vështirë për Shqiptarët dhe trojet e tyre i shikonte Mbretin, Sulltanin, Turqinë, si shpëtimtarë dhe si një faktor të bashkimit kombëtar, përballë fqinjëve serbo-malazez…"Prifti katolik françeskan Gjergj Fishta, i cili, duke e parë rrezikun nga vendet fqinje: Italia, Greqia, Bullgaria, në veçanti nga Serbia dhe Mali i Zi",[13] në kryeveprën e tij "Lahuta e Malcis" u drejtohet Shqiptarëve me këto fjalë:

*"Na sot shkjaut s'mund t'i bajmë ballë - Qi po do t'na përpijë gjallë,*
*Prandaj, thonë se e lyp e mara - Qi dhe sod na si përpara,*
*Të rrim njit me mbret t'Stambollit - Për me i bamën ballë Nikollit…"*

Në tërësi, popullata shqiptare e sotme (shqiptarët e Shqiprisë, Kosovës, Maqedonisë dhe Malit të Zi) ndahen në përgjithësi sipas prejardhjes fetare - në 80% myslimanë, 12% ortodoksë dhe 8% katolikë. Përpjesëtimi fetar i Shqipëtarëve në Kosovë është 97% myslimanë dhe 3% katolik. Kështu, intelektualët në përgjithësi, dhe udhëheqësit fetarë në veçanti, ditën ta përdornin fenë si gjeostrategji të përballimit e të mbrojtjes nga asimilimi slave, sidomos ata islamë. Dallimi nga sllavët përmes fesë, kishte disa aspekte të ruajtjes së identitetit kombëtar. Faktori kryesor që dallon serbët e shqiptarët është gjuha. "Një faktor tjetër kryesor nevojitet për të përcaktuar e caktuar përkatësinë serbe; ky faktor, historikisht faktori më i fuqishëm në krijimin e identitetit serb, është Kisha Ortodokse Serbe.[14] Delegacioni shqiptar në Konferencën e paqes në Paris (1920-1921), përbëhej nga katër veta, nga një për secilin besim fetar, që kryente funksionin e organit më të lartë të Shtetit. Nuk janë përkatësitë fetare ose arsye të një natyre fetare ato që karakterizojnë zhvillimin e një konflikti, në të cilin asnjëra nga të dy palët e ballafaquara nuk u referohej shprehimisht interesave fetarë. As prijësit mysliman, e as kleri katolik nuk kishin fare simpati për lëvizjen komuniste, që vepronte me anë të Frontit Nacionalçlirimtar".[15] Por serbët fenë e kishin si strategji për okupim dhe trysni ndaj Shqiptarëve. Dhuna ndaj myslimanëve shqiptarë ishte sferash të ndryshme dhe projekt i përgatitur nga qarqet akadamike serbe. Më 1918, kur shumë xhami u shëndrruan në stalla, varrezat myslimane u shkatrruan. Trysnitë për fe bëheshin edhe pas Çlirimit, nga nazifashistët në vitin 1946 mejtepet - shkollat fetare myslimane ishin mbyllur, kurse të mësuarit e fëmijëve nëpër xhami u konsiderua vepër penale e ndaluar me ligj në vitin 1950.[16]



1) Mallkolm 246. 2) Fahrush Rexhepi. 3) Malcolm..47. 4)Ibid..406....

Sedat Islami

# Shembulli i besimtarit

Buhariu dhe Muslimi transmetojnë në Sahihët e tyre nga Ebu Musa el-Esh'ariu, se i Dërguari i Allahut ka thënë: "Shembulli i besimtarit që lexon Kur'anin, është sikur shembulli i qitros, e cila ka aromë të këndshme dhe shije të mirë, ndërsa shembulli i besimtarit që nuk e lexon Kur'anin, është sikur shembulli i hurmës, e cila nuk ka aromë të këndshme po ka shije të ëmbël. Kurse shembulli i hipokritit, i cili e lexon Kur'anin, është sikur shembulli i borzilokut, që ka aromë të këndshme po shije të hidhur, kurse shembulli i hipokritit që nuk e lexon Kur'anin, është sikur shembulli i kungullit të egër, që nuk ka aromë po dhe shijen e ka të hidhur".

## 1. Besimtari sikur qitro

Buhariu dhe Muslimi transmetojnë në Sahihët e tyre nga Ebu Musa el-Esh'ariu, se i Dërguari i Allahut ka thënë: "Shembulli i besimtarit që lexon Kur'anin, është sikur shembulli i qitros, e cila ka aromë të këndshme dhe shije të mirë, ndërsa shembulli i besimtarit që nuk e lexon Kur'anin, është sikur shembulli i hurmës, e cila nuk ka aromë të këndshme po ka shije të ëmbël. Kurse shembulli i hipokritit, i cili e lexon Kur'anin, është sikur shembulli i borzilokut, që ka aromë të këndshme po shije të hidhur, kurse shembulli i hipokritit që nuk e lexon Kur'anin, është sikur shembulli i kungullit të egër, që nuk ka aromë po dhe shijen e ka të hidhur".

Hadithin e transmetojnë edhe autorët e Suneneve (Ebu Davudi, Tirmidhiu, Nesaiu dhe Ibni Maxheh), ku, përveç sahabiut të nderuar Ebu Musa el-Esh'ariu, transmetues është edhe Enes ibni Maliku. Në versionet e tjera, duke përfshirë këtu edhe versione të Buhariut, ka disa dallime në shprehje[1], ndonjëherë ka ndryshim të rendit të fjalëve: diku janë vënë para e diku mbrapa[2], sikurse ka dhe shtesa të tjera[3], që nuk janë të përmendura fare në versionet e tjera.



## Klasifikimi profetik i njerëzve në raport me adhurimin

Në këtë hadith, ne vërejmë se si Muhamedi a.s. bën një kategorizim të njerëzve në lidhje me adhurimin, respektivisht me leximin e Kur'anit, si një prej formave të shumta të adhurimit. Fjala është për dy kategori me dy nënkategori të tjera: Besimtari dhe Hipokriti.

Besimtari, pastaj ka dhe këtë nënndarje: Besimtari që rregullisht praktikon këtë adhurim, dhe besimtari që e praktikon këtë adhurim më pak.

Ndërkaq në rastin e hipokritit, nënndarja është: Hipokriti që adhuron, dhe hipokriti që nuk adhuron.

Është me rëndësi të kuptohet se klasifikime të këtilla na bie shpesh të shohim në hadithet e Muhamedit a.s.. P.sh. Tirmidhiu transmeton në Sunenin e tij se Muhamedi a.s. ka thënë: "Vërtet, raporti i njerëzve me dynjanë është sikur raporti i këtyre katër vetave: 1) Një robi, të cilit Allahu i ka dhënë pasuri dhe dije e ai ia ka frikën Zotit të vet, mban lidhjet familjare si dhe ia njeh të drejtën Zotit për pasurinë. Ky është në pozitën më të mirë; 2) robit, të cilit Allahu i ka dhënë dije po nuk i ka dhënë pasuri. Ai ka qëllim të sinqertë. Thotë: Sikur të kisha pasuri, do të veproja sikur filani. Ai vlerësohet sipas nijetit – qëllimit dhe shpërblimin e kanë të njëjtë; 3) robit, të cilit Allahu i ka dhënë pasuri po nuk i ka dhënë dije. Ai vepron me të pa dije, nuk ia ka frikën Zotit të vet, nuk mban lidhjet familjare si dhe nuk njeh të drejtën e Allahut për të. Ky është në pozitën më të keqe. Dhe 4) robit, të cilit Allahu i Madhëruar nuk i ka dhënë as pasuri dhe as dije, po thotë që, po të kisha pasuri, do të veproja sikur filani.[4]

## Esenca e klasifikimit të besimtarëve

Ndarja e besimtarëve nuk është për të dalluar të mirin nga i keqi, po më të mirin nga të mirët. Ai që e lexon Kur'anin, i ngjan qitros, e cila ka shijen e mirë dhe aromën e këndshme, kurse ai që nuk e lexon Kur'anin vazhdimisht, është sikur hurma, e cila, ndonëse nuk ka aromë, megjithatë shijen e ka të ëmbël dhe është e dobishme për shëndetin. Besimtari nuk mund të konsiderohet si i dëmshëm në asnjë rast. Ai mund të jetë i mirë dhe shumë i mirë, i dobishëm dhe shumë i dobishëm.

Kështu e përshkruan Pejgamberi besimtarin në disa raste. Pejgamberi ka thënë: "Besimtari i fortë është më i mirë dhe më i dashur tek Allahu sesa besimtari i dobët, por në të dy ka të mira (që të dy janë të mirë)...".(Muslimi)

Këtë e hasim edhe në një hadith tjetër. Fjala është për hadithin ku përshkruhen qëndrimet e njerëzve në raport me pranimin/refuzimin e fesë. Muhamedi ka thënë: "Shembulli i udhëzimit dhe diturisë, me të cilat më ka dërguar Allahu, është sikur shembulli i shiut, i cili ka rënë në tokë e një pjesë e saj, që ishte e pastër, e thithi atë dhe e gjelbëroi e mbiu shumë bar. Një pjesë tjetër ishte e thatë, e mbajti ujin, kështu që Allahu me të u bëri dobi njerëzve: pinë ujë për vete, ujitën dhe mbollën. Ndërsa një pjesë tjetër ishte greminë, nuk e mbajti ujin po as nuk mbiu bar në të... ".(Buhariu dhe Muslimi)

Pra, nënndarja në raport me besimtarin nuk kupton asnjëherë dallimin në baza të së mirës dhe së keqes, po vetëm të superioritetit në të mirën.

**Përse ngjasimi me këto pemë?**

Marrja e shembujve është pjesë e metodologjisë profetike në kumtimin e fesë. Qëllimi është që njerëzve t'u përafrohen kuptimet e fesë nëpërmjet shembujve me gjërat që i kanë të njohura. Për të treguar madhështinë e besimtarit të devotshëm, Pejgamberi sjell shembull qitron.

Dijetarët kanë hulumtuar përse Pejgamberi mori shembull pikërisht këtë pemë? Ata kanë vënë re ngjashmërinë ndërmjet besimtarit, në sinqeritet, sjellje dhe edukatë, me këtë pemë, për shijen dhe pamjen. Më konkretisht, kanë thënë se qitroja ka këto cilësi:

1) Është pema me e dashur dhe më e shtrenjtë për arabët,

2) Sjell dobi të shumta,

3) Ka veçori dhe karakteristika që nuk i kanë, pemët tjera si: shije të mirë, aromë të këndshme, pamje të bukur (ngjyrë tërheqëse), e butë për ta prekur, në raport me të bashkëveprojnë katër shqisa: të parit, shija, nuhatja dhe prekja.

**Një portret i besimit – imanit**

Në këtë hadith flitet shumë për brendësinë shpirtërore si gjëja më e rëndësishme. Veprat, sikurse nuk mund ta shtrembërojnë imazhin e besimtarit, që lexon më pak Kur'an, e zemra e tij është e pastër, po kështu nuk mund lartësojnë hipokritin, pikërisht për shkak të zemrës, apo prishjes së saj. Ky hadith, në njëfarë forme, sjell edhe konceptin islam për besimin. Besimi I ka rrënjët në zemër, shprehet me gojë e demonstrohet me gjymtyrë.

**Sinqeriteti si kusht i pranimit të veprës**

Hadithi flet për pastërtinë shpirtërore të besimtarit. Ai adhuron Allahun duke synuar kënaqësinë e Tij. Ibni Haxheri citon Ibni Bettalin të ketë thënë: "Domethënia e këtij kreu është se leximi i vepërprishurit dhe mynafikut nuk ngrihet tek Allahu dhe nuk shumëfishohet shpërblimi, për shkak se kjo vlen vetëm për ata që lexojnë dhe synim kanë kënaqësinë e Allahut dhe afrimin tek Ai.

**Sinqeritet dhe shumëfishimi i shpërblimit**

Sinqeriteti është shkak për shumëfishim të veprave. Në vija të trasha, këtë mund ta kuptojmë nga hadithi i katër personave dhe shembulli i tyre në raport me dynjanë, ndërsa në kontekst të temës, fjala është për shumëfishimin e leximit. Pejgamberi ka thënë: "Kush lexon një shkronjë nga Libri i Allahut, do të shpërblehet për të me dhjetë të mira. Nuk po them se elif-lam-mim është një germë, por elif germë, lam germë dhe mim germë".[5]

**Prestigji i besimtarit**

Besimtari është i mirë. Të mirë e bëjnë veprat dhe edukata e tij. Qëllimi me këtë hadith është shpjegimi i vlerës së besimtarit dhe veprave të tij. Besimi i tij dhe lidhja me Kur'anin e ruajnë atë jo vetëm nga devijimi, po dhe nga djalli. Qitroja është nga pemët që, nëse është në shtëpinë e besimtarit, atëherë djalli nuk hyn në të. Kështu, kush e lexon Kur'anin, është i mbrojtur nga djalli. Vetë djalli ka shprehur dobësinë e tij para besimtarëve. Këtë na e rrëfen Allahu i Madhëruar në Kur'an: (Shih:El Hixhr, 39-40)

**Raporti i besimtarëve me Kur'anin**

Leximi fjalë për fjalë i hadithit mund të krijojë përshtypjen se leximi i Kur'anit qenka vetëm vepër e mirë dhe jo qenësore, për shkak se edhe besimtari që nuk lexuaka Kur'an, qenka i mirë. Ky është kuptim i gabuar i hadithit. Në radhë të parë, dallimi ndërmjet besimtarëve është në kuptim të asaj që shpjeguam më parë: i mirë dhe më i mirë, pastaj nuk është thënë tekstualisht fjalë për fjalë ajo që synohet. Dallimi ndërmjet besimtarëve është vetëm në kuptim të asaj që njëri e ka bërë shprehi leximin e Kur'anit, jeton me të, është shumë i lidhur me të, kurse tjetri e lexon më pak po gjithsesi jeton dhe vepron sipas tij. Duke u bazuar në këtë domethënie të hadithit, Imam Neveviu ka nxjerrë – përfituar një mësim për vlerën e atij që e mëson përmendsh Kur'anin. Po, sikur dihet, braktisja e Kur'anit nuk është tipar i besimtarit. Kur kanë folur për format e braktisjes së Kur'anit, dijetarët kanë përmendur edhe mosleximin e tij si formë. Ibnul Kajimi numëron pesë

forma të braktisjes së Kur'anit:

1) Braktisja e dëgjimit, besimit dhe përkushtimit ndaj tij.

2) Braktisja e veprimit sipas tij.

3) Braktisja e gjykimit sipas tij

4) Braktisja e meditimit të tij.

5) Braktisja e shërimit shpirtëror me të.

Ndikimi i Kur'anit në jetën e besimtarit

Kur'ani ka një ndikim tejet të madh në jetën e besimtarit. Është ai që i sjell lumturinë. E shihni, Kur'ani e ka bërë besimtarin të rrezojë mirësi. Kjo është ajo qetësia shpirtërore që duam. Me këtë na bëhet e qartë se asgjë tjetër përveç fesë nuk mund ta mbushë zemrën me kënaqësi. Allahu i Madhëruar ka thënë: (Shih:Err-Rra'd, 28). Kur'ani është udhërrëfyesi më i mirë. Ai tregon më së miri atë që duhet bërë dhe atë që nuk duhet bërë. Për këtë shkak, Kur'ani ishte trupëzuar në karakterin e Muhamedit. Për këtë shkak, Aisheja thoshte për të: "Morali i tij ishte Kur'ani"!

### Të mos të mashtrojë pamja

Paragjykimi i njerëzve është gabim. Se kjo nuk vlen, Pejgamberi na sjell këtu shembull hurmën, pamja e së cilës mund të mos duket impresionuese nga jashtë, po brendësinë e ka të ëmbël. I këtillë është edhe besimtari ndonjëherë. Mund ta paragjykosh nga jashtë, por në brendësi mund të jetë shumë i madh dhe shumë me vlerë.

### Fundi i keq i hipokrizisë

Hadithi bën një ngjasim interesant në mes besimtarëve dhe hipokritëve. Besimtarët i përshkruan/krahason me pemë, që janë të qëndrueshme dhe të larta, kurse hipokritët me perime, që janë të shtrira përtokë dhe që kanë qëndrueshmëri më të shkurtër. I përshkruan si njerëz formalistë, të cilët mund të duken nga jashtë si të lumtur, po realisht nuk e shijojnë lumturinë. Zemrat e tyre nuk përjetojnë asgjë të mirë. Ata janë të dërrmuar. Zemrat e atyre, në të cilat nuk ka depërtuar Kur'ani, janë sikur gërmadha. Allahu i Madhëruar ka kërcënuar se zemrat e tilla do të përjetojnë vetëm dëshpërimin. Thotë Allahu: "E kush ia kthen shpinën udhëzimit Tim, do të ketë jetë të vështirë dhe në ditën e Kiametit do ta ringjall të verbër". (Taha, 124)

1) Në versionin tjetër të Buhariut në vend të 'hipokritit' (ar. el-munafik) qëndron'vepërprishuri' (ar. el-faxhir) 2) Në versionin tjetër të Buhariut, përfundimi i hadithit bëhet: 'ka shije të hidhur e aromë nuk ka fare.'3) Sikurse qëndron në Sunenin e Ebu Davudit nga transmetimi i sahabiut të nderuar, Enesit, ku është përmendur edhe shembulli i shokut të mirë. 4)Albani thotë se hadithi është autentik. 5)Albani thotë se është autentik.

Prof. Dr. Muhamed Tevfik Ramadan El-Buti

# Moderimi i diskursit fetar (2)

Kurani famëlartë ka vënë disa themele a baza të bashkëveprimit tonë me jomuslimanët, të cilat do t'i sqarojmë në vijim:

### Përgjegjësia e gjymtyrëve

* Të gjykuarit në çdo rast mbi parimin a peshoren e logjikës dhe shkencës në gjithë atë që ua paraqesim të tjerëve apo që të tjerët na paraqesin neve. Kurani famëlartë na ka obliguar që të mos ndjekim përveç asaj që ngrihet mbi parimin apo themelet shkencore: "Mos iu qas asaj për të cilën nuk ke njohuri" (El Isra, 36). Elementi i dijes gjendet te çdo njeri përmes asaj që Zoti ia ka dhuruar, siç janë shqisat dhe intelekti; Allahu xh.sh. thotë: ".. sepse të dëgjuarit, të parët dhe zemra, për të gjitha këto ka përgjegjësi" (El Isra, 36). Kur'ani gjithashtu na ka tërhequr vërejtjen për fanatizmin dhe këmbënguljen për ndonjë çështje pa argument, pa marrë parasysh nëse bëhet fjalë për ose jo për pasimin e të parëve. Zoti thotë: (Shih:El Bekare, 170), apo për aspektin e nënshtrimit ndaj dëshirave personale dhe epsheve. Zoti thotë: "... e mos shko pas dëshirave se ato të shmangin prej rrugës së Allahut". (Sad, 26). Kurani gjithashtu sqaron qartë se besimi është një vizion shkencor, duke thënë: (Shih:El Bekare, 111). Ai gjithashtu refuzon çaktivizimin e dhuntive të njohurisë e të të kuptuarit dhe një gjë të tillë e konsideron si ulje dhe denigrim në nivelin njerëzor: (Shih: El Araf, 179).

* Duke u bazuar në këtë, muslimanët disenjuan një metodë-model me qëllim të arritjes tek e vërteta, dhe obliguan vetveten e tyre me atë metodë-model në raste dialogu të tyre me të tjerët. Ata thanë: 'Nëse je transmetues-bartës, atëherë ta thuash të vërtetën, e nëse je pretendues, atëherë duhet ta argumentosh atë'; argumenti i dispozitës materiale është argument material që i nënshtrohet praktikës dhe vëzhgimit. Argumenti i së vërtetës logjike është një argument logjik. Ndërkaq, për sa u përket çështjeve të fshehta (gajbijateve-metafizikës), të cilat logjika nuk ka mundësi t'i njohë vetvetiu dhe të cilat nuk i nënshtrohen argumentit fizik, atëherë këtu gjen shprehjen lajmi i vërtetë, për të cilin kanë treguar argumentet logjike dhe e kanë vërtetuar atë.



* Gjatë dialogut jemi të urdhëruar të praktikojmë parimin "dhe polemizo me ata (kundërshtarët) me atë mënyrë që është më e mira" (En-Nahl, 125), dhe të disenjojmë gjurmët e etikës në dialog i cili nuk e obligon tjetrin me dispozitat tona dhe pranimin e bindjeve tona, por ne e parashtrojmë idenë tonë duke pasur në konsideratë gjithherë çështjen e argumentit duke supozuar qëndrueshmërinë e dispozitës sonë ose paqëndrueshmërinë e saj për t'i dhënë mundësinë tjetrit që të japë mendimin e tij. (Shih:Sebe, 24-25); e ngriti çështjen e padisë dhe e dha versionin e dispozitës së tij, në të cilën është i bindur e më pastaj e hapi sferën e dialogut duke i lënë tjetrit mundësinë e vërtetësisë së të kundërtës, duke pranuar atë që është e argumentuar duke thënë: "E atëherë, ose ne ose ju jemi në rrugë të drejtë, apo në një humbje të dukshme"!; më pastaj, me një formë shumë të butë, ua mbylli rrugën pretendimeve dhe akuzave të drejtuara ndaj nesh, duke e sqaruar se secili njeri është peng i veprës së tij. Mirëpo, kjo ka ardhur me një stil shumë të butë dhe të mirësjellshëm: "Thuaj: "Ju nuk jeni përgjegjës për gabimet tona" d.m.th. në atë çfarë po na akuzoni ne "e as ne nuk përgjigjemi për atë që veproni ju"! (Sebe, 25) dhe nuk ka thënë në gabimet tuaja.

S'ka dyshim se kjo thirrje-ftesë e qetë, e butë dhe e ngrohtë për një dialog me qëllim të arritjes tek e vërteta, nuk përmban në veten e saj ndonjë kuptim të detyrimit a shtrëngimit, ajo thjesht është një stimulim dhe nxitje ndaj logjikës dhe mendjes për të kërkuar të vërtetën. Më pastaj vjen paralajmërimi që përgjegjësinë e kërkimit ia bart mendjes, paralajmërimi është ndaj gjykimit aventurier, i cili është larg nga vendimi i lirë dhe logjik e i natyrshëm: (Shih:El Kehf, 29). Megjithëse nuk është e drejtë jona që t'ia imponojmë tjetrit besimin: (Shih:El Bekare, 256).

**Roli i thirrësit**

Detyra e thirrësit në misionin e tij është që t'ua kujtojë njerëzve dhe t'i ftojë ata, kjo na bën të bëjmë dallimin në mes dy gjërave:

1. Rolit të thirrësit në thirrjen e tij, duke pasur në konsideratë se nuk është e drejtë e tij që t'ua imponojë njerëzve pranimin e saj.

2. Përgjegjësisë së njeriut që ta kërkojë të vërtetën dhe t'i përkushtohet asaj.

Kjo e obligon thirrësin në të vërtetë që në diskursin e tij të ndjekë një metodologji të urtë, të cilën e paraqitëm më lart, duke pasur në konsideratë se të dy palët kanë të drejtë, dhe të mos ngutet për të gjykuar a priori në kotësinë e palës tjetër. S'ka dyshim se dialogu me palën tjetër, duke u nisur nga parimi i argumentit dhe i provave, është në përputhje me respektin njerëzor e human dhe ngritje e vetes dhe palës tjetër në vendin e merituar për çdonjërin prej tyre. Po e përsëris edhe një herë se përgjegjës për shfaqjen e imazhit të diskursit fetar tek të tjerët jemi "Ne". Nëse imazhi është i mirë, atëherë ky është si rezultat i paraqitjes sonë të mirë, e nëse është e kundërta, atëherë ne jemi përgjegjës për deformimin e tij.

Diaspora Islame sot në Botën Perëndimore ose jashtë Botës Islame, është imazhi i cili para të tjerëve përkthen realitetin e fesë Islame në pore të ndryshme të jetës. Dhe s'ka dyshim që fokusimi është tek ata për ta paraqitur fenë Islame përmes sjelljeve dhe veprimeve të tyre. Dhe duhet të thuhet e vërteta: se shumë probleme të Botës Islame dhe shumë sëmundje, të cilat gjenden në vendin e tij, barten dhe shfaqen me një mikrografi dhe ngjyra të ndritshme. Prej këtyre problemeve, më i rrezikshmi është problemi i dukurisë së përçarjes dhe ndarjes, të cilën të tjerët e konsiderojnë si një argument bindës për shtrembërimin e fesë sonë dhe abuzim me botëkuptimet e saj. Bile mund të ndodhë që ata vetë të nxisin shkaqet e përçarjes, me qëllim që t'i vështrojnë reagimet e tyre, dhe më pastaj fokusimin e tyre e përqendrojnë tek reagimet e tyre me qëllim që të thonë - ja ky është Islami!.. Prej problemeve më të rrezikshme është injoranca e muslimanëve ndaj mësimeve të fesë së tyre. Nëse muslimanët, në Botën Islame janë injorantë në një formë a segment të caktuar, atëherë muslimanët jashtë Botës Islame janë edhe më shumë injorantë. Sepse ata janë më larg mundësive për përmirësimin e disave prej gabimeve të tyre. Për këtë arsye shumë veprime të tyre reflektojnë nevojën e njohjes reale të Islamit, dhe ato shfaqin një imazh shumë negativ ndaj të vërtetave islame, mëshirës dhe madhështisë së Islamit.

**Metodat e thirrjes dhe zhvillimet bashkëkohore**

Zhvillimet bashkëkohore kanë bartur tek ne dy çështje kontradiktore:

E para negative: ato janë reagimet jo të sakta nga disa persona që nuk kanë njohuri rreth fesë së tyre, dhe si pikënisje të tyre kanë reagimin karshi disa qëndrimeve negative ndaj Islamit, si nga aspekti i besimit, i legjisla-

cionit dhe i adhurimit. Ata, në vend që ta përfaqësojnë edukatën e besimit që na e ka mësuar Pejgamberi ynë a.s. në metodën e bashkëveprimit me jomuslimanët dhe dialogimit me ta përmes metodës më të mirë, dhe se dërgimi i Pejgamberit a.s. ishte mëshirë për të gjitha botët, në vend të gjithë kësaj ata u ballafaquan me njerëzit me forcë, me dhunë e mizori, ndërsa Pejgamberi a.s. thotë: (Përgëzoni e mos largoni), ndërsa të tillët vazhduan t'i largojnë njerëzit e të mos i afrojnë ata. Në këtë mënyrë ata e realizuan qëllimin e keqdashësit, i cili e pengon të vërtetën dhe ndal përhapjen e saj.

E dyta pozitive, dhe kjo përfaqësohet në më shumë se një komponent:

* Vetëdijesimi shkencor i shoqërisë bashkëkohore perëndimore, gjë që e e ka bërë atë më të përgatitur për t'i kuptuar të vërtetat e fesë Islame.

* Etja shpirtërore, nga e cila vuan njeriu në Perëndim dhe nuk po e gjen atë që i shuan etjen e tij.

* Lehtësia e vështrimit të fesë Islame përmes shumë njerëzve të diasporës në Botën e jashtme, përmes mjeteve të komunikimit e kulturës dhe përmes komunikimit kulturor në mes popujve, gjë që ka lehtësuar mundësinë e zhvillimit të dialogut nga larg, ose përmes takimeve shkencore dhe kulturore që realizohen këtu apo atje.

* Degradimi serioz, nga i cili vuan shoqëria bashkëkohore, veçanërisht në Perëndim, ku familja tashmë është shkatërruar e shoqëria është shkapërderdhur dhe janë përhapur shumë sëmundje shpirtërore, për të cilat edhe sociologët dhe psikologët nuk po gjejnë zgjidhje.

**Kushtet e suksesit të diskursit fetar në Perëndim**

Diskursi islam duhet të bartë në brendësinë e tij domethënien e idesë së qartë rreth të vërtetave të çështjeve të besimit të tij dhe të përqendrohet në argumentet e tij shkencore. Të bartë botëkuptimin human, të cilin ia paraqet botës mbarë, përmes të cilit shëron plagët e tij, zgjidh problemet e tij sociale e psikologjike dhe çrregullimet mendore që e bëjnë njeriun të ndiejë një lloj skizofrenie në personalitetit e tij dhe një presion psikologjik. Perëndimit ia kemi parë edhe hajrin edhe sherrin. Tani ka ardhur koha t'i tregojmë që ne, përballë mirësisë së tyre, jemi të gatshëm të paraqesim mirësinë tone, për të cilën ka nevojë. Mirëpo ne nuk mund t'ia paraqesim Perëndimit imazhin tonë të qartë përveçse me masën me të cilën e praktikojmë atë në sjelljet dhe veprimet tona si dhe lidhshmërisë tonë ndaj Zotit xh.sh.. Ne kemi nevojë për Perëndimin, edhe Perëndimi ka nevojë për ne, atëherë pse të mos takohemi me atë në çështje të mira?

*Përktheu dhe përshtati nga gjuha arabe: Mr.Vedat Shabani*
*Burimi: www.hiramagazine.com nr; 10*

**Mr. Ragmi Destani**

# Kriza në kulturë dhe njohuri

Allahu i Lartëmadhëruar, kur e krijoi njeriun dhe e zbriti në Tokë, e ka ditur se cilat janë rregullat dhe ligjet më të përshtatshme për njeriun, që të jetojë me to në këtë jetë, dhe e ka urdhëruar që të punojë me to në tërësi, që të jetojë një jetë sa më të lumtur, sepse ai nuk ka mundësi të jetojë jetë të lumtur, përveçse nëse punon dhe jeton me këto rregulla dhe ligje të parapara prej Zotit. Allahu në Kur'an thotë: " Për secilin prej jush, Ne caktuam ligj e program (të posaçëm në çështje të veprimit )". (El Maide, 48) Dhe, duke iu drejtuar Muhamedit a.s., thotë: " Pastaj, Ne të vumë Ty në një rrugë të drejtë të fesë, pra Ti ndiqe atë e mos ndiq dëshirat e atyre që nuk dinë ". (El xhathijeh, 18). Sado që të dijë e të arrijë kulme në shkencë e dituri, njeriu nuk ka mundësi të jetojë jetë normale përveçse kur t'i praktikojë ligjet dhe urdhrat e Zotit në jetën e tij.Madje, edhe nëse arrin njohuri të plota në të gjitha shkencat, e nuk e përdor atë njohuri në jetën e tij, atëherë shembulli i tij është si shembulli i një të varfri i specializuar në shkencën e tregtisë e ekonomisë dhe gjurmues i kotë në profesionin e tij, nëse nuk ka pasuri. Nuk është problem mungesa e kulturës dhe e njohurive, sepse bibliotekat janë përplot të mbushura me tema shkencore kulturore dhe morale islame, po problem është kriza në kulturë dhe njohuri.Ne shohim ngritje të vetëdijes fetare Islame në shoqëritë tona, mirëpo në të kundërtën shohim largim të madh nga kultura dhe morali Islam. Shohim ngritje të aftësive tona për zbulimin e luftës mendore dhe projekteve të saj armiqësore kundër Islamit dhe paraqitjen e mënyrave se si t'i mposhtim ato, mirëpo në të kundërtën nuk shohim tjetër përveçse dobësi dhe nënshtrim para këtyre ndodhive.Shohim ngritje në njohjen e shkencave dhe njohurive Islame në çështje të dogmatikes dhe lagjislacionit (çështjeve të besimit dhe të sheriatit), mirëpo habitemi me të gjitha këto njohuri me dyshime të shumta mendore dhe me dukurinë e ndryshimeve dhe me zhvlerësime në rregullat e Sheriatit Islam që ekziston te disa njerëz. Dhe kjo, nuk

ka dyshim, konsiderohet problem. Mirëpo çfarë është problemi?A është ky, problem i mungesës së diturisë? JO.Sepse dituria ka arritur nivelin e saj te muslimanet në të gjitha shkencat, dhe ky nuk është pra problem i mungesës së diturisë e të logjikuarit, por ky është problem i krizës së moralit.

**Disa shembuj**

Politikanët e dinë se korrupsioni dhe padrejtësitë që i bëjnë, janë vepra shumë të këqija, por, në mungesë të moralit, shumica e tyre i bëjnë. Mjekët gjithashtu e dinë se korrupsioni është vepër e shëmtuar, por shumica e tyre e bëjnë. Gazetarët e dinë se shpifjet, gënjeshtrat dhe zbulimet e privatësive të njerëzve përbëjnë vepër shumë të rrezikshme, po megjithatë ata e bëjnë. Dëmtimi i pasurive publike nëpër institucione dhe hapësira publike të gjithë e dinëse është një e keqe dhe ndalohet, por shumë njerëz e bëjnë këtë. Puntorët e dinë se keqpërdorimi i orarit të punës është haram, por ata e bëjnë këtë, etj... Për këta myslimanë që veprojnë kështu, nuk është fajtor Islami, po mosveprimi i këtyre njerëzve sipas udhëzimeve të Islamit. Islami u bënë thirrje myslimanëve për bashkim, por ata ndahen dhe përçahen. Islami u bënë thirrje për arsimim e dije, e ata nuk e shfrytëzojnë këtë. Islami u bën thirrje të mbrohen nga armiqtë, e ata flenë dhe janë bërë përtacë. Islami u bën thirrje të jenë të drejtë në udhëheqje, e ata i bëjnë zullum njëri-tjetrit.Islami u bën thirrje për sjellje dhe moral të mirë, por ata janë dhënë pas imoralitetit dhe jokulturës.Islami u bën thirrje për shfrytëzimin e burimeve tokësore, por ata janë të pakujdesshëm ndaj tyre etj..

Mungesa e moralit dhe shkelja e moralit çojnë në shkatërrimin dhe zhdukjen e popujve. Poeti arab thotë:

*"Mbijetesa e një populli varet nga morali i tij,*
*nëse humbet morali i tij, edhe ata humbin".*

Të gjitha shkencat e botës nuk do ti ndihmojnë njeriut, nëse nuk ndien në zemrën dhe në brendinë e tij madhërimin e Allahut xh.sh. dhe frikën prej Tij. Shembulli i këtij është: si çelësat e dyerve të mbyllura kur nuk ka kush t'i përdorë për t'i çelur ato. Nëse shkencat dhe njohuritë do të ishin zgjidhje të problemit të kulturës, të virtyteve e të moralit, atëherë kjo botë nuk do të ishte botë e sprovave dhe njerëzit do ta gjenin veten të detyruar të gjenden në rrugën e Zotit, vetëm sepse kanë zotëruar këto dituri, dhe kurrë nuk do të ishin të armiqësuar në mes tyre. Mirëpo, vetëm dituria nuk mjafton, sepse, pasi të mësohet, dituria është një punë që edhe pa dashjen tonë rezervohet në mendjet tona, kurse edukata dhe zbatimi i këtyre diturrive është punë e deshirës dhe vullnetit tonë.

Njohuria këtu e ka vetëm një ndikim, që është: *paraqitja e mënyrës së veprimit*. Dhe kjo nuk ka mundësi ta mposhtë vetë tërë këtë, sepse nevoja më e madhe është zbatimi i kësaj njohurie nga kultura dhe morali.

Padituria nuk është rreziku më i madh në jetën e njerëzve. Por rreziku më i madh është kur përzihet dituria dhe të logjikuarit e njerëzve me mendime dhe njohuri të gabueshme, dhe kur dituria përdoret për qëllime të caktuara në dëm të interesave shoqërorë oër hesap të atyre personale ose grupeve.

Dituria është e vërteta më e shenjtë në ekzistencë, mirëpo, kur shfrytëzohet sipas dëshirës së njeriut, atëherë ajo kthehet e bëhet armiku më i madh për të.

Ndoshta disa njerëz Allahu i ka ngritur me diturinë e tyre në grada të larta, mirëpo, kur e keqpërdorin dhe e shfrytëzojnë për dëshirat e tyre, atëherë Allahu ata i ul në shkallët më të ulëta. Sepse edhe dituria, edhe vepra duhet të jenë me sinqeritet vetëm për Allahun, pa mendjemadhësi dhe pa qëllime të caktuara individuale a grupore.Allahu në Kur'an, për këtë kuptim, thotë: "Dhe lexoju atyre tregimin e atij që i patëm dhënë dituritë Tona, ndërsa ai u zhvesh prej tyre dhe atëherë e shoqëroi shejtani, e kështu ai u bë prej të humburve. E sikur të donim Ne, do ta ngrinim lart me atë (dituri), por ai nuk iu largua tokës (dunjasë) dhe shkoi pas epshit të vet ". (El Araf, 175-176) Nuk ka zgjidhje tjetër



të këtij problemi përveçse njeriu t'i aktivizojë ndjenjat e përcjelljes së Zotit në zemrën e tij. Sepse njeriu, nëse beson në Zotin, e kupton se Zoti e përcjell dhe i di të gjitha sekretet e tij, ia regjistron dhe ia paraqet atij në ditën e Kiametit. Allahu për këtë kuptim thotë: "Dhe vihet libri (i veprave), e i sheh mëkatarët të frikësuar nga shënimet që janë në të, dhe thonë: Të mjerët ne, ç'është puna e këtij libri që nuk ka lënë as (mëkat) të vogël e as të madh pa përfshirë. Dhe atë që vepruan e gjejnë të gatshme - prezente, e Zoti yt nuk i bën të padrejtë askujt"..(El Kehf, 49)

Nëse e di gjithë këtë; atëherë njeriu duhet ta ndalojë veten nga mëkatet, sepse dikur do të përfundojë ose në Xhehenem të përhershëm, ose në Xhenet të përhershëm.Dhe nuk mund të jetë kjo gjendja e një myslimani, vetëm atëherë kur ai harron se është mysliman dhe kësodore vazhdon të harrojë, derisa ta kaplojnë dëshirat dhe epshet e veta.Kështu ky njeri vazhdon në këtë rrugë dhe i bën 100 llogari për interesat e tij në këtë botë, e nuk bën asnjë llogari për atë që do ta gjejë pas vdekjes.E në fund, kur t'i vijë vdekja, atëherë i sheh gjërat si janë të vërteta, dhe e sheh këtë botë në formën e saj origjinale.Allahu për këtë i drejtohet njeriut duke i thënë:"Ti ishe në një huti nga kjo e Ne ta hoqëm perden tënde dhe tash ti sheh shumë mbrehtë ". (Kaf, 22)

Tani këtu zgjohen ndjenjat e tij në shpirtin e tij, mirëpo ato janë ndjenja që burojnë nga zjarri i pendimit, dhe ky pendim në këto momente është i padobishëm.

Është mysliman, por nuk mërzitet fare se ç'vepron, sepse imani i tij është tejet i dobët... Ai e di se kjo punë është e ndaluar për të, dhe sjell dëm për popullin e tij, mirëpo nuk e llogarit se është duke dëmtuar popullin e tij. (Te ky person interesi individual është mbi atë kombëter a fetar apo shoqëror, i përgjithshëm). Armiqtë e Islamit dhe të popullit mysliman shkatërrojnë fenë Islame dhe popullin e tij me duart e këtyre myslimanëve të dobët dhe qëllimkëqij.

**Në lidhje me këtë ka një një rrëfim:**

Kishte rënë pjesa e hekurt e sopatës në një kopsht ku kishte drunj dhe drunjtë filluan të frikësoheshin, mirëpo druri më i vjetër, që kishte përvojë, foli dhe u tha drunjve të tjerë: Mos u frikësoni prej kësaj, sepse kjo pjesë e hekurit, po të qëndrojë këtu edhe 100 vjet, nuk ka mundësi të bëjë asgjë, përveç nëse ndonjëri prej jush ia dhuron veten dhe bëhet bishti i kësaj sopate.

Literatura:Prof. Dr. Muhamed Said Ramadan El buti, Islami shije për të gjitha shoqëritë njerëzore.

Mr. Fitim Gashi

# TESTAMENTI (*el-vesijetu*) (3)



Në shkrimin paraprak kemi folur për ruknet, -shtyllat e testamentit dhe kushtet e tij. Në këtë punim do të flasim për testamentin në përfitime dhe mënyrën e realizimit të testamentit.

**Testamenti për përfitime**

Të gjithë dijetarët islamë (katër shkollat juridike-fetare-medhhebet) pajtohen që lëndë e testamentit mund të jenë edhe përfitimet e ndryshme. Me përfitimet, të cilat mund të realizohen përmes testamentit, tek hanefinjtë nënkuptojmë shërbimet e ndryshme, si: banimi, shrytëzimimi i qerasë, shfrytëzimi i tokës ose i rendimenteve të saj, plantacionet, frutat e plantacioneve e të ngjashme.

**Vlerësimi dhe llogaritja e përfitimeve**

Më herët kemi sqaruar se testament i lejuar, që mund të realizohet, është ai që kap vlerën e një të tretës së pasurisë së trashëgimlënësit. Nëse testamenti lihet në pasuri të patundshme-paluajtshme, siç janë shtëpitë, objektet, toka e të ngjashme, atëherë kjo pasuri vlerësohet dhe llogaritet në vetën e saj, dhe testamenti është i vlefshën në një të tretën e pasurisë. E nëse testamenti lihet në përfitime, atëherë, sipas medhhebit hanefij dhe atij malikij, vlerësohet dhe llogartitet pasuria e patundshme, nga përfitimet e së cilës është lënë testamenti, pa marrë parasysh se sa është kohëzgjatja e përfitimeve. Dhe, nëse patundshmëria kap vlerën e

një të tretës së pasurisë, atëherë testamenti i lënë nga përfitimet e kësaj pasurie, është i vlefshëm dhe realizohet, e nëse patundshmëria është më shumë se një e treta e pasurisë, atëherë realizohet testamenti në përfitimet e vetëm një të tretës së saj, e përfitimet nga ajo që është më shumë se një e treta, realizohen vetëm nëse një gjë të tillë e lejojnë trashëgimtarët. Pra, llogaritja dhe vlerësimi bëhet në vetë padundshmërinë nga e cila përfitohet, e jo në vlerën e përfitimeve. P.sh., nëse testamentlënësi ka lënë testament shfrytëzimin apo përfitimet e një hektari tokë, ndërsa vetëm gjysma e këtij hektari kap vlerën e një të tretës së pasurisë së tij, atëherë testamentmarrësit i lejohet që të shfrytëzojë vetëm përfitimet e gjysmës së hektarit e jo më shumë.[1]

### Mënyra e shfrytëzimit të përfitimeve

Ekzistojnë dy mënyra për shfrytëzimin e përfitimeve: E para: Që testamentmarrësi të shrytëzojë vetë padundshmërinë, përfitimet e së cilës i janë lënë testament, dhe e dyta; Që testamentmarrësi të japë me qira atë padundshmëri, dhe përfitimet nga qiraja e saj t'i marrë për veten e tij. Mënyra e shfrytëzimit të përfitimeve të lëna testament ndryshon varësisht nga fakti se si është përcaktuar në testament. Nëse testamentlënësi nuk ka përcaktuar në testamentin e tij ndonjë mënyrë të veçantë për shfrytëzimin e përfitimeve, atëherë, me pajtim të të gjithë dijetarëve, testamentmarrësi ka të drejtë të shfrytëzojë përfitimet me cilëndo mënyrë që ai dëshiron, t'i shfrytëzojë vetë duke banuar në shtëpi, apo duke e punuar tokën etj., ose t'ia japë me qira dikujt tjetër dhe të përfitojë nga qiraja e tyre. E nëse testamentlënësi i ka përcaktuar testamentmarrësit mënyrën e shfrytëzimit të përfitimeve, atëherë testamentmarrësi duhet t'i përmbahet mënyrës së përcaktuar. Si p.sh., nëse testamentlënësi ka lënë testament banimin, testamentmarrësi ka të drejtë të banojë vetë në atë shtëpi e jo t'ia lëshojë dikujt tjetër me qira. Ndërsa, e kundërta, nëse i ka lënë testament shfrytëzimin e qirasë, atëherë sigurisht se ka të drejtë edhe të banojë vetë në të.[2]

### Koha e shfrytëzimit për përfitime

Nëse në testamentin e lënë të përfitimeve është caktuar koha, p.sh. prej fillimit të këtij viti deri në fund të vitit, atëherë testamentmarrësit i lejohet shfrytëzimi i përfitimeve vetëm brenda asaj kohe. Nëse koha e caktuar kalon para vdekjes së testamentlënësit, atëherë testamenti bëhet i pavlefshëm dhe nuk realizohet. E nëse ka kaluar një pjesë e kohës së caktuar para vdekjes së testamentlënësit, atëherë i lejohet shfrytëzimi i përfitimeve në kohën që ka ngelur. Ndërsa, nëse testamenti për përfitime ka caktuar një kohë të padefinuar, si p.sh një vit, pa e cekur se cili vit, atëherë ajo periudhë fillon që nga koha e ndarjes së pasurisë. Vlen të përmendet se pronarit të patundshmërisë, përfitimet e së cilës janë lënë testament, nuk i lejohet asnjë veprim me patundshmërinë, si: ndërrimi, shitja e të ngjashme, përgjatë kohës së testamentit. Dhe çdo veprim në këtë rast është i ndërlidhur me lejen e testamentmarrësit. Gjithashtu vlen të theksohet se në kuadër të testamentit për përfitime mund të llogariten edhe dhënia e disa të drejtave-mundësive. P.sh. e drejta-mundësia për qasje ndaj ujit, për bartjen e tij përmes kanaleve, e drejta-mundësia për udhëkalimin e të ngjashme.

### Përfundimi i testamentit për përfitime

Testamenti për përfitime përfundon-shpallet i pavlefshëm në këto raste:

a) Nëse koha e caktuar e përfitimeve kalon para se të vdesë testamentlënësi.

b) Nëse testamentmarrësi vdes para se të fillojë koha e shfrytëzimit të përfitimeve, sepse përfitimet e lëna me testament nuk trashëgohen.

c) Nëse testamentmarrësi heq dorë nga e drejta e shfrytëzimit të përfitimeve, dhe këtë të drejtë ua lë trashëgimtarëve, qoftë me kompensim ose pa të.

### Rastet kur testamentmarrësit i pamundësohet shfrytëzimi i përfitimeve

1. Nëse testamentmarrësit i pamundësohet shfrytëzimi i përfitimeve për shkak të pengesës së një a më shumë trashëgimtarëve. Në këtë rast penguesit e testamentmarrësit obligohen t'ia kompensojnë atij-testamentmarrësit vlerën e përfitimeve për aq kohë sa është e përcaktuar me testament. Njësoj veprohet edhe në rastin kur testamentmarrësit i pamundësohet shfrytëzimi i përfitimeve për shkak të pengesës nga të gjithë trashëgimtarët. Pra, të gjithë trashëgimtarët obligohen t'ia kompensojnë vlerën e përfitimeve. Në të dyja rastet testamentmarrësit nuk i lejohet të kërkojë një kohë tjetër për shfrytëzimin e përfitimeve, pas kalimit të kohës së caktuar.

2. Nëse testamentmarrësit i pamundësohet shfrytëzimi i përfitimeve për arsye të tjera dhe jo për shkak të pengesës nga ana e trashëgimtarëve. Në këtë rast trashëgimtarët nuk kanë asnjë detyrim ndaj tij.[3]

### Mënyra e realizimit të testamentit

Nëse trashëgimia-pasuria e testamentlënësit është e tëra e pranishme dhe nuk mungon ndonjë pjesë e saj, e as nuk I është dhënë borxh dikujt tjetër, atëherë testamenti realizohet nga tërë pasuria, pa marrë parasysh nëse testamenti është vlerë monetare apo patundshmëri. Pra, llogaritet trashëgimia-pasuria e

tëra dhe testamentmarrësi e realizon të drejtën e tij me testament në vlerë të një të tretës së tërë pasurisë. Ndërsa, nëse një pjesë e trashëgimisë-pasurisë së testamentlënësit është e pranishme e pjesa tjetër e saj mungon, ose është dhënë borxh, atëherë mënyra e realizimit të testamentit ndryshon varësisht nga gjendja dhe situata, si në vijim.

**Veprimi në rastet kur një pjesë e trashëgimisë-pasurisë nuk është e pranishme-mungon, ose është dhënë borxh:**

1. Nëse testamenti është i përcaktuar në vlerë monetare, si p.sh. fjala vjen një mijë euro, atëherë vlerësohet dhe llogaritet, e nëse kjo shumë-testamenti kap vlerën e një të tretës së pasurisë që është e pranishme, atëherë testamenti realizohet nga pasuria që është e pranishme. Veprimi në këtë mënyrë konsiderohet se nuk i dëmton trashëgimtarët, sepse atyre u mbeten dy të tretat e pasurisë që është e pranishme. E nëse vlera monetare e lënë testament është më shumë sesa një e treta e pasurisë që është e pranishme, atëherë testamentmarrësi merr vetëm një të tretën e pasurisë që është e pranishme e pjesa tjetër u takon trashëgimtarëve. Dhe nga secila pjesë e pasurisë së munguar, e cila kthehet, testamentmarrësit i takon një e treta e saj. Kështu veprohet derisa testamentmarrësi të plotësojë të drejtën e tij-testamentin.

2. Nëse testamenti është i përcaktuar për patundshmëri të caktuar, si.p.sh. testamenti për shtëpi të veçant, tokë ose plantacion të veçantë, atëherë, sipas hanefinjve, testamentmarrësi e realizon testamentin nga patundshmëria e caktuar në vlerë të një të tretës së pasurisë që është e pranishme, e pjesa tjetër e patundshmërisë së caktuar mbetet pezull. Dhe, nga secila pjesë e pasurisë që kthehet, testamentmarrësi merr prej patundshmërisë së mbetur të caktuar vlerën e një të tretës së pasurisë që kthehet. Kështu veprohet derisa testamentmarrësi të plotësojë tërë patundshmërinë e caktuar me testament. E nëse pasuria që nuk është e pranishme, humbet-shaktërrohet, atëherë pjesa e mbetur e patundshmërisë së caktuar hyn në pronësinë e trashëgimtarëve.(4)

3. Nëse testamenti është i caktuar për një llojë të caktuar të pasurisë, si p.sh. testamenti për një të tretën e pasurive-mallrave tregtare, ose testamenti për një të tretën e borxheve që u janë huazuar tregtarëve etj., në këtë rast, nëse pasuria për të cilën është lënë testament, është e pranishme, testamentmarrësi merr hisen e tij-një të tretën e saj, nëse vlera e testamentit është sa një e treta e saj-llojit të pasurisë që është e pranishme. E nëse vlera e testamentit është më shumë sesa një e treta e pasurisë që është e pranishme, atëherë testamentmarrësi merr një të tretën e llojit të pasurisë që është e pranishme, e pjesa tjetër u takon trashëgimtarëve. Dhe nga secila pjesë e pasurisë që kthehet, testamentmarrësi merr nga lloji i caktuar i pasurisë së lënë me testament, në vlerë të një të tretës së saj - të pasurisë që kthehet. Kështu veprohet derisa testamentmarrësi të plotësojë të drejtën e tij-testamentin mbi atë lloj të pasurisë.

4. Nëse testamenti nuk është i caktuar për llojin e caktuar të pasurisë.

Në këtë rast, me pajtim të të gjithë dijetarëve (shkollave juridikofetare-medhhebeve), testamentmarrësi është pjesëtarë i përbashkët me trashëgimtarët i tërë pasurisë, asaj që është e pranishme dhe asaj që mungon ose është dhënë borxh. Testamentmarrësi merr një të tretën e pasurisë që është e pranishme (nëse testamenti është në vlerë të një të tretës së pasurisë), dhe një të tretën e secilës pjesë të pasurisë që kthehet. Kështu veprohet derisa testamentmarrësi të plotësojë hisen e tij që i është lënë testament. *(vijon)*

1) Sipas medhhebit shafiij dhe atij hanbelij llogaritja dhe vlerësimi i testamentit për përfitime bëhet në vlerën e përfitimeve të lëna testament e jo të patundshmërisë nga e cila përfitohet. Hanbelinjtë kanë edhe një shpjegim tjetër rreth kësaj çështjeje. (Shih: El-Fikh el-Islami ve ediletuhu, prof.dr.Vehbet Ez-zuhejli, v.10, f.7522-7525, bot.4.2002, Darul Fikr, Dimeshk. 2) Redul muhtar ala ed-durril muhtar, Muhamed emin-Ibn Abidin , v.10, f.397-399, bot.2.2003, Darul kutub el-ilmijetu, Bejrut. Sipas shafiinjve dhe hanbelinjve testamentmarrësi ka të drejtë t'i shfrytëzojë përfitimet e lëna testament në çfarëdo mënyre që dëshiron, t'i shfrytëzojë vetë ose t'i japë me qira, pavarësisht përcaktimit të testamentlënësit. (Shih: El-Fikh el-Islami ve ediletuhu, prof. dr.Vehbet Ez-zuhejli, f.7526-7527). 3) Sipas shafiinjve, nëse testamentmarrësit i pamundësohet shfrytëzimi i përfitimeve për shkak të pengesës nga të gjithë trashëgimtarët, testamentmarrësi ka të drejtë të zgjedhë një kohë tjetër për shfrytëzimin e patundshmërisë, përfitimet e së cilës i janë lënë testament, ose të kërkojë kompensimin e vlerës së përfitimeve. E nëse testamentmarrësit i pamundësohet shfrytëzimi i përfitimeve për shkak të testamentlënësit, si.p.sh. nëse testamentlënësi e ka dhënë me qira për një kohë të caktuar objektin, përfitimet e të cilit janë lënë testament, dhe ka vdekur para se të përfundojë koha e qirasë. Ose i është pamundësuar shfrytëzimi i përfitimeve për ndonjë arsye përsonale, si.p.sh. është jashtë vendit ose është i burgosur. Në këtë rast testamentmarrësi ka të drejtë të shfrytëzojë patundshmërinë, përfitimet e së cilës i janë lënë testament, në një kohë tjetër. (Po aty, f.7529-7535.). 4) Sipas malikinjve, në këtë rast veprohet sikurse në rastin e parë. Testamentmarrësi merr pjesën e patundshmërisë së caktuar në vlerë të një të tretës së pasurisë që është e pranishme, e pjesa e mbetur e patundhsmërisë hyn në pronësinë e trashëgimtarëve. Ata mendojnë se pjesa e mbetur pezull nga patundshmëria e caktuar vonon ndarjen e trashëgimisë, e vonimi mund t'u sjellë dëm trashëgimtarëve. Ndërsa, me hyrjen e pjesës së mbetur të patundshmërisë së caktuar në pronësinë e trashëgimtarëve, nuk dëmtohet as testamentmarrësi. Sepse atij do t'i kompensohet vlera e patundshmërisë së mbetur duke marrë një të tretën e secilës pjesë së pasurisë që kthehet, derisa ta plotësojë testamentin e tij. (Shih: El-Fikh el-Islami ve ediletuhu, prof.dr.Vehbet Ez-zuhejli, f.7550-7551).

Mr.Qemajl Morina

# A është "Vëllazëria Myslimane" organizatë terroriste?!

Shefi i State Departamentit amerikan, Xhon Keri, në një bisedë telefonike që kishte zhvilluar me Ministrin egjiptian të Punëve të Jashtme, Nebil Fehmi, kishte shprehur shqetësimin e tij për vendimin e Qeverisë së përkohshme të Egjiptit, të datës 25 dhjetor, për shpalljen e lëvizjes "Vëllazëria Myslimane" organizatë terroriste.



Më 25 dhjetor të vitit që lamë pas, kryeministri egjiptian Hazim Beblavi shpalli organizatën "Vëllazëria Myslimane" organizatë terroriste. Kjo ishte hera e dytë, pasi e njëjta organizatë vetëm disa muaj më parë, saktësisht në muajin shtator, ishte shpallur "organizatë e ndaluar", e privuar nga çfarëdo aktiviteti, ashtu siç ishte vepruar me të për dekada të tëra. Në bazë të kësaj, sipas qeverisë egjiptiane, mund të denoncoheshin dhe të dënoheshin liderët dhe anëtarët e saj me akuzën për terrorizëm, sipas nenit 86 të Ligjit penal, me dënime prej 5 vjet burg deri me pushkatim. Në komunikatën e Qeverisë së përkohshme egjiptiane, për medie thuhet se ndalimi i mëhershëm që ka të bëjë për "Vëllazërinë Myslimane", përfshin edhe partinë "Liri e drejtësi", që konsiderohet krahu politik i lëvizjes në fjalë.

### Grupi "Ansaru bejtil makdis" merr përgjegjësinë

Vlen të theksohet se ky vendim i qeverisë erdhi si rezultat i një shpërthimi vetëvrasës, i cili ndodhi në Drejtorinë e Sigurimit në provincën Dukhalije në deltën e lumit Nil, ku mbetën të vrarë së paku 14 veta, kurse u plagosën mbi 130 të tjerë. Për këtë akt terrorist, qeveria fajësoi drejtpërdrejt "Vëllazërinë Myslimane", para se të verifikonte rastin me fakte dhe argumente. Dhe kjo, edhe pse për këtë rast përgjegjësinë e mori organizata "Mbështetësit e Shtëpisë së Shenjtë të Jerusalemit" , e cila vepron në Sinaj. Kjo organizatë në një komunikatë për medie, thotë: "Vëllezërit tuaj në grupimin "Mbështetësit e Shtëpisë së Shenjtë të Jerusalemit" sulmuan Drejtorinë e Sigurimit në Dukhalije, e cila është kthyer në çerdhe të blasfemisë dhe mizorisë dhe ka kohë që u ka shpallur luftë Islamit dhe myslimanëve". Ajo u bëri thirrje oficerëve të policisë dhe ushtrisë që "të marrin mësim nga ajo që panë në vëllezërit e tyre dhe të braktisin shërbimin". Në fund të komunikatës, ajo kërcënoi se në ditët në vijim do të ndërmarrë aksione të këtilla kundër Qeverisë së përkohshme të Egjiptit. Ndërkohë që lëvizja "Vëllazëria Myslimane" në faqen e vet të internetit, më 27 dhjetor 2013, doli me një komunikatë për opinion, ku shpjegoi pafajësinë lidhur me veprimet e dhunshme që janë bërë apo që do të bëhen në të ardhmen. Në komunikatën e tyre, përveç të tjerash, thuhet: "Vëllazëria Myslimane" shpall botërisht se ajo është larg çdo dhune që veprohet tash apo do të bëhet në të ardhmen. Ata ishin paqësorë në të kaluarën

e tash dhe shpresojmë se do të jemi të tillë edhe në të ardhmen. Ata nuk mund ta derdhin qoftë dhe një pikë gjaku të vetme". Përgjegjësinë për shpërthimin e madh që ndodhi më 24 dhjetor 2013 në Drejtorinë e Sigurimit në provincën e Dughalisë në qytetin Mensura, e mbajnë institucionet e sigurimit të qytetit. Aty përmendet se një publicist ka paralajmëruar një shpërthim të madh, i cili ndodhi vetëm një ditë pas atij paralajmërimi.

### Qeveria në kërkim të solidaritetit kundër terrorizmit

Në komunikatë thuhet po ashtu se sulmi në qytetin Mensura u mor si pretekst për vënien e lëvizjes së "Vëllazërisë Myslimane" në listën e organizatave terroriste para se të bëhej çfarëdo hetimi paraprak dhe pasi ajo kishte gjykuar ashpër një veprim të tillë, por edhe pasi grupimi i njohur me emrin "Mbështetësit e Shtëpisë së Shenjtë të Jerusalemit" kishin marrë përgjegjësinë për shpërthimin e lartpërmendur". Ndërkohë që zëvendëskryeministri Husam Isa, në një prononcim për mediet egjiptiane, kishte deklaruar se Qeveria e vendit të tij "do t'i informojë të gjitha vendet arabe nënshkruese të marrëveshjes së luftës kundër terrorizmit, që "Vëllazëria Myslimane" është organizatë terroriste, ashtu siç kërkoi prej ushtrisë që ta ndihmojë policinë në mbrojtje të institucioneve vitale të shtetit si dhe t'u kundërvihet veprimeve të studentëve në universitet e Egjiptit, të cilët po përkrahin lëvizjen "Vëllazëria Myslimane". Në aspektin e solidaritetit me Qeverinë egjiptiane, deri më tani, përveç një përkrahjeje deklarative nga Arabia Saudite, nuk ka ndonjë përkrahje tjetër, qoftë brenda vet Botës Arabe dhe qoftë asaj Islame. Kështu, shohim që një numër i konsideruar i vendeve arabe, siç janë Jordani, Iraku, Libani, Libia e Sudani si dhe shumë vende të Gjirit, ishin prononcuar kundër vendimit që kishte marrë Qeveria e përkohshme në Kajro, bile shumë prej tyre e kishin quajtur një hap të ngutshëm dhe jo të menduar mirë. Mendim të ngjashëm kanë edhe qeveritë perëndimore si dhe shumë analistë të ndryshëm, qofshin ata të Perëndimit apo të Lindjes. Në fillim po përmendim qëndrimin parimor të Administratës Amerikane që nga fillimi i puçit që u bë ndaj presidentit egjiptian, Muhamed Mursi, i cili ishte presidenti i parë i zgjedhur nga vota e lirë e popullit egjiptian, që nga viti 1952.

### Administrata Amerikane në anën e "Vëllazërisë Myslimane"

Kështu shohim që shefi i State Departamentit amerikan, Xhon Keri, në një bisedë telefonike që kishte zhvilluar me Ministrin egjiptian të Punëve të Jashtme,



Nebil Fehmi, kishte shprehur shqetësimin e tij për vendimin e Qeverisë së përkohshme të Egjiptit, të datës 25 dhjetor, për shpalljen e lëvizjes "Vëllazëria Myslimane" organizatë terroriste. Në të njëjtën kohë, Keri insistoi nga homologu i tij egjiptian për një zgjidhje gjithëpërfshirëse politike, ku do të merrte pjesë i tërë spektri politik i vendit, ku do të respektoheshin të drejtat e njeriut të gjithë qytetarëve, me se do të arrihej stabiliteti politik dhe ndryshimi demokratik në vend. Në anën tjetër, një përgjegjës i lartë amerikan kishte deklaruar për medie se Administrata e Presidentit Barak Obama nuk e kishte studiuar dhe as e kishte shqyrtuar mundësinë e klasifikimit të lëvizjes "Vëllazëria Myslimane" si organizatë terroriste. Të njëjtin qëndrim kishte mbajtur edhe Forin Ofisi britanik, i cili kishte kundërshtuar një hap të këtillë të Qeverisë së përkohshme egjiptiane, për se në disa media egjiptiane një hap i tillë kishte qenë objekt kritike.

### "Independent" kthimi në kohën e diktaturave

Shtypi britanik i bën një vështrim gjithëpërfshirës shpalljes së lëvizjes "Vëllazëria Myslimane" organizatë terroriste nga ana e Qeverisë së përkohshme egjiptiane. Kështu në të përditshmen britanike "Independent", gjejmë artikullin me titullin "Me shpalljen e "Vëllazërisë Myslimane" organizatë terroriste, gjenerali Sisi po vazhdon me diktaturat e mëhershme në Egjipt". Në fillim të shkrimit të tij, analisti britanik, Robert Fisk, shkruan: "Nuk dua ta frikësoj askënd, mirëpo pyetja që mund të shtrohet është se a do ta bëjë gjeneral Abdul Fetah Sisi me shokët e tij gjeneralë, ekzekutimin e ish-Presidentit, Muhamed Mursi dhe shokëve të tij?" Ai vetë përgjigjet si vijon: "Në momentin kur në Lindjen e Mesme një organizatë shpallet terroriste, atëherë ty të lejohet që të vendosësh rreth qafës së anëtarëve të

saj litarin e vdekjes". Ai më tutje shton se, meqenëse veprimet luftarake janë bërë të ngjashme me ato të al-Kaides në Sinaj, si dhe ndodhia e shpërthimit të autobusit në Kajro është kthye në komplot të "Vëllazërisë Myslimane", që, në këtë mënyrë, pra, Sisi me shokët e tij mund të likuidojnë Lëvizjen që ka një jetë të gjatë prej 85 vjetësh, me çfarëdo mjeti që ata dëshirojnë. Ajo që po ndodh sot në Egjipt, është e ngjashme me vërsuljen që Xhemal Abdu Naseri u kishte bërë "Vëllezërve Myslimanë" në vitin 1954, pas një përpjekjeje atentati të dështuar ndaj tij, që një anëtar i kësaj Lëvizjeje kishte bërë kundër tij.

Analisti Robert Fisk, vazhdon: "Gjeneral Sisi do të dështojë në likuidimin e "Vëllazërisë Myslimane", kurse një prej shkaqeve kryesore të këtij dështimi është ajo që e kishin kuptuar presidentët e mëhershëm: Abdu Naseri, Sadati dhe Mubaraku, se "Vëllezërit" janë lëvizje e korruptuar politikisht, por pranojnë bisedime me regjimin ushtarak dhe kthimin në ligjshmëri". Fisku pastaj vazhdon: "Mursi ishte ai që negocioi me Mubarakun, ndërkohë që bandat e regjimit të tij po vrisnin demonstruesit në sheshin Tahrir. Mursi ishte ai që emëroi Abdul Fetah Sisin ministër të mbrojtjes".Ai po ashtu pohon se në një të afërme jo të largët secili individ që përkrah "Vëllazërinë Myslimane" llogaritet "terrorist" që mund të vritet. Kjo është e njëjta metodë që kishte përdorur Sadati me armiqtë e tij islamikë, gjithashtu kjo ishte metoda që Naseri kishte përdorur ndaj tyre. Në fund Fisku pyet: "Çfarë do Sisi prej Mursit, kur xhaxhai i vet ka qenë në lidershipin e "Vëllazërisë Myslimane" prej më tepër se gjysmë shekulli? Ç'mund të thotë ai për klasën e mesme liberale, për të rinjtë dhe punëtorët, islamikët, të varfërit dhe intelektualët, të cilët, të gjithë së bashku, protestuan për rrëzimin e regjimit të Mubarakut"? Ai pastaj thotë se shumë njerëz i kanë duartrokitur Sisit për eliminimin e "Vëllezërve" dhe pastrimin e Egjiptit nga 'shtypja' e "Vëllezërve".Robert Fisku e përfundon artikullin e tij duke shtruar këtë pyetje: A do Egjipti që të kthehet në periudhën e Xhemal Abdu Naserit, Sadatit dhe Mubarakut?

### Oponentët politikë kundër "Vëllezërve"

Si duket, oponentët politikë brenda Egjiptit si dhe jashtë tij, janë kundërshtarët e tyre më të mëdhenj, të cilët përdorin terminologjinë më të vrazhdë për t'i përshkruar ata. Kështu shohim që Ahmed Izul Arab, nënkryetar i partisë konservatore "al-Vafd", në një bisedë me të përditshmen me të njëjtin emër të partisë së tij, të datës 31.01.2014, përveç të tjerash, thotë:



"Beteja me terrorizmin është e vazhdueshme dhe ajo nuk mund të përfundojë brenda një kohe të shkurtër. Sepse konflikti në mes Egjiptit qytetar dhe fashizmit fetar ka filluar prej vitit 1928, atëherë kur një grup i vogël themeloi shoqatën që merrej me avokim fetar, mirëpo ata shumë shpejt u angazhuan në politikë që nga viti 1928 e deri më rënien e fashizmit - më 30 qershor 2013, dhe vetëm vigjilenca jonë e vazhdueshme na garanton që ne do të shkatërrojmë fashizmin fetar një herë e përgjithmonë". Izul Arab pastaj vazhdon se Lëvizja Islame që nga formimi i saj është përballur me goditje të dhembshme dhe të njëpasnjëshme, mirëpo për t'u kthyer përsëri në skenën politike. Çështja sot ka ndryshuar pothuajse tërësisht, sepse konflikti në të kaluarën kishte të bënte me policinë dhe ushtrinë, kurse sot ai që po përballet me Lëvizjen Islame është populli, i cili urren ekzistimin e njerëzve të këtillë në tokën e Egjiptit.

I të njëjtit mendim është Abul Iz al-Hariri, lider i Aleancës Socialiste, i cili, përveç të tjerash, thotë: "Qeveria është përgjegjëse për dhunën dhe terrorizmin, për arsye të mosveprimit të saj si dhe të drejtësisë tepër të ngadalshme, të cilat kanë qenë shkak për inkurajimin e terrorizmit dhe depërtimin e tij në Egjipt". Po ashtu qeveria ka pasur mbështetje në kushtetutë si dhe në ligjet penale për t'ua ndalur hovin terroristëve si edhe dhunës, e cila ka përfshirë vendin. Kushtetuta dhe ligjet nuk mund të zbatohen vetvetiu, por atë mund ta bëjnë përgjegjësit për terrorizëm, se përndryshe ato do të mbesin ngjyrë në letër, përfundon mendimin e tij al-Hariri. Pas tërë kësaj që u përmend, mund të themi se është e pamundur që një lëvizje me një histori aq të gjatë dhe me një anëtarësi aq të gjerë, të mund të eliminohet kaq shpejt.




Mr. sc. Samir B. Ahmeti

# 48. SURINAMI

TË DHËNA STATISTIKORE[1]:

Emri ndërkombëtar në anglisht: Republic of Suriname.

Emri zyrtar: Republika e Surinamit.

Sistemi i qeverisjes: Republikan.

Sipërfaqja: 163, 821 km$^2$.

Numri i banorëve: 566.846 (2013).

Dendësia: 2.9 (banorë në 1 km$^2$).

Feja: Myslimanë 19.6% - (34)*, hindus 27.4%, protestantë 25.5%, romakë katolikë 22.5% dhe paganë 5%.

Kryeqyteti: Paramaribo (llogaritet edhe qyteti më i madh i vendit).

Qytete të tjera: Acaribo, Albina, Aurora, Batavia, Friendship, Kayana, Lebidoti, Moengo, Paranam, Goddo, Wanhatti, Washoda etj..

Grupet etnike: Indianë lindorë 37%, Creole 31%, Javanese 15%, Maroons (afrikanë) 10%, Indianë amerikanë 2%, Kinezë 2%, Evropianë 1% dhe të përzier 2%.

Gjuhët kryesore: holandisht (gjuhë zyrtare), anglisht, Sranan Togo, Hundistan dhe Javanese.

Njësia monetare: Dollar surinamez (1.00 SRD = 0.228126 EUR).

Data e pavarësisë: 25 nëntor 1975 (nga Holanda)

Festë kombëtare: 25 Nëntori (Dita e pavarësisë).

**Pozita gjeografike**

Republika e Surinamit, si njëri nga shtetet e Amerikës Jugore, bie në bregun verilindor të kontinentit dhe llogaritet shteti më i vogël, si nga sipërfaqja ashtu edhe nga popullsia në Amerikën Jugore. Republika e Surinamit nga veriu kufizohet me oqeanin Atlantik me një gjatësi deri në 386 km, nga perëndimi me Guajanën në një gjatësi prej 600 km, nga jugu me Brazilin në një gjatësi prej 593 km, nga lindja me Guajanën Franceze me një gjatësi deri në 510 km. Vija bregdetare e vendit është e rrafshët. Në vend ka edhe penda, që mundësojnë punimin e tokës, ndërsa në brendësi të vendit gjejmë një brez të pyjeve, kurse në jug 75% e sipërfaqes së rajoneve e mbulojnë ujëvarat, shumë prej të cilave llogariten që nuk janë zbuluar ende[2].

Në Republikën e Surinamit mbizotëron klimë subtropikale, e cila karakterizohet kryesisht për temperatura të larta dhe me lagështi. Në vend moti zakonisht është i butë dhe me erëra të lehta. Ajo që e dallon Surinamin nga vendet e tjera të Amerikës së Jugut, janë lumenjtë e shumtë që shtrihen në territorin e tij, të cilët shtrihen në drejtim të veriut, për t'u derdhur disa prej tyre në oqeanin Atlantik3.

Paramaribo: Kryeqyteti i Surinamit, si qyteti më i madh i vendit, shtrihet pranë lumit Surinam, përkatësisht rreth 15 kilometra larg nga oqeani Atlantik. Ky qytet është themeluar nga holandezët si një qendër tregtare, mirëpo, më pas, në vitin 1630 këtë qytet e pushtuan britanikët dhe në vitin 1650 ishte bërë kryeqyteti i kolonisë së re angleze. Sundimi mbi zonën në fjalë ka lëvizur disa herë në mes britanikëve dhe holandezëve, por në fund, në vitin 1667 iu kthye holandezëve përsëri dhe qyteti iu nënshtrua sundimit holandez nga viti 1815 e deri në pavarësinë e Surinamit, në vitin 1975. Tash numri i banorëve të këtij qyteti arrin afërsisht 250.000 banorë.[4]

**Përhapja e fesë islame në Surinam**

Sipas vlerësimeve hirtorike, mendohet se arritja e parë e Fesë Islame në Surinam ka ndodhur me rastin e rekrutimit (dërgimit) të afrikanëve në Surinam, pasi në mesin e tyre kishte edhe myslimanë, që në shekullin XVII kishin ardhur nga Afrika Perëndimore. Mirëpo, rrethanat e skllavërisë, në njërën anë, dhe përdorimi i sistemit të skllavërisë, në anën tjetër, bënë që kjo kategori e njerëzve të ishin anashkaluar në arsimimin e fëmijëve të tyre rreth rregullave të Fesë Islame. Mandej, rrjetet e skllavërimit u thyen kur njëri prej myslimanëve të robëruar udhëhoqi revolucionin kundër holandezëve, me të cilët më pastaj arriti të lidhte marrëveshje. Pastaj, holandezët njohën pavarësinë e revolucionarëve, të cilët sot njihen me emrin zezakët e



pyjeve, shumica e traditave të të cilëve janë islame. Pas një kohe, filloi ardhja e valës së dytë të myslimanëve aziatikë drejt Surinamit. Ardhja e myslimanëve aziatikë në Surinam u realizua kur holandezët sollën punëtorë nga Indonezia, India dhe nga Azia Juglindore, të cilët në shekullin XIX kishin filluar migrimet e tyre drejtë Surinamit, e shumica e punëtorëve nga Indonezia ishin myslimanë, ashtu siç ishin myslimanë edhe një numër i madh i punëtorëve indianë. Migrimi i atyre punëtorëve drejt Surinamit vazhdoi edhe më tutje, deri në gjysmën e parë të shekullit të kaluar. Këto migrime u pasuan edhe me migrimin e muslimanëve arabë nga vendet e Shamit – Siria, Jordania, Palestina dhe Libani –. Ardhja e myslimanëve nga vendet e tyre drejt Surinamit llogaritet një shkëndijë ndriçuese në këto rajone, prandaj ata ndikuan në shfaqjen dhe shtrirjen e Fesë Islame edhe ndër banorët e tjerë të vendit, që rezultoi me ngritjen e xhamive dhe institucioneve të tjera fetare islame. Pra, Feja Islame hyri në Surinam në shekullin XVII dhe vazhdoi të ishte pjesë bërbërëse e myslimanëve të shoqërisë së atëhershme, si dhe arriti t'i mbijetonte të gjitha barrierat e zgjedhës së huaj për shekuj me radhë, për të mbijetuar deri në ditët tona bashkëkohore.[5]

**Historia e Surinamit**

Sipas vlerësimeve të historianëve, zonat e Surinamit të sotëm nuk kanë qenë të banuara vetëm atëherë kur është zbuluar vendi, veçse prania e njerëzve aty, përkatësisht në veri të vendit, ka qenë para dhjetëra mijëra vjetësh. Banorë të parë të vendit kanë qenë indianët Arawakë, diku në vitin 5000 para erës sonë. Pas tyre, aty kishin ardhur indianët Karaibetë, afërsisht në vitin 1100 para erës sonë. Vendi mori emrin që ka sot, që ia dhanë fiset Surin, të cilat banonin nëpër zonat e Surinamit para se të dëboheshin prej atyre zonave nga indianët amerikanë, në shekullin XVI të erës sonë. Të parët që zbuluan rajonet e Surinamit nga evropianët, konsiderohen spanjollët, të cilët patën rastin të zbritnin nëpër ato rajone në shekullin XV të erës sonë, po në atë kohë spanjollët nuk kishin ambicie koloniale, prandaj nuk ndaluan aty, së paku për një kohë. Zbuluesi i atyre zonave kondsiserohet të ishte Alonso de Ojeda (lindi – 1468 / vdiq – 1515), i cili e kishte shoqëruar Kolombon, por nuk konfirmohet nëse këmbët e tij shkelën apo jo në tokën e Surinamit. Mirëpo, komandanti i njohur Domingo de Vera (lindi – 1550 / vdiq – 1629), në vitin 1593 arriti që Surinamin t'ia bashkangjiste Mbretërisë Spanjolle. Pra, kështu Surinami u bë një koloni spanjolle, po spanjollët nuk qëndruan gjatë dhe pas tyre erdhën britanikët, të cilët, nga viti 1652 aty ngritën shumë vendbanime. Mirëpo, më pas Surinami u bë rajon i holandezëve, atëherë kur e morën vendin nga britanikët si kompensim ndërrimi me New Amsterdamin, përkatësisht me Nju-Jorkun (New Yorkun) e sotëm, që ishte realizuar sipas marrëveshjes Breda. Surinami, pas një opozite të ashpër nga qytetarët vendas kundër pushtetit holandez, fitoi pavarësinë nga Holanda në vitin 19756.

**Gjendja ekonomike**

Sektori i bujqësisë në Surinam llogaritet të jetë i zhvilluar dhe i begatshëm, edhe pse potenciali i madh bujqësor aty është ende i pashfrytëzuar. Prej prodhimeve më të rëndësishme dhe kryesore bujqësore mund të veçohen: orizi, kallami i sheqerit, bananet, kafeja, pambuku, farat, vaji, arrat, kikiriki, si dhe druri. Prej tyre, orizi mbulon hapësirën më të madhe të sipërfaqes bujqësore në vend. Pylltaria në Republikën e Surinamit zë pozitë të lakmueshme; aty mund të gjenden drunj të rrallë. Po ashtu edhe peshkimi llogaritet si pasuri ujore e vendit. Surinami vuan nga probleme mjedisore, që përfshijnë zhdukjen e pyjeve, për shkak të prerjes për eksport dhe nga kontaminimi i ujërave, si rezultat i aktiviteteve minerale. Gjithashtu, Republika e Surinamit ka pasuri të begatshme të lopëve e dhive. Ndërkaq, industria në Surinam nuk ka arritur shkallë të lakmueshme, me gjithë prodhimin e mjaftueshëm të aluminit. Surinami renditet ndër vendet e para në botë për prodhimin e mineralit të aluminit, për shkak të zotërimit të minierave bokside. Po ashtu Surinami posedon burime të energjisë elektrike Prej prodhimeve më të rëndësishme llogariten: nxjerrja e boksidit, prodhimet e aluminit e të drurit, si dhe industria ushqimore.[7]

* Përqindja e përkatësisë islame në Surinam ka shumë dallime nga një burim në tjetrin.

1) Vladimir Zoto, Enciklopedi gjeografike e botës, f. 220. Dasara, 2007, Tiranë. Amir B. Ahmeti; Atlas i Botës islame f. 114, 115. Logos-a, 2009, Shkup. Muhammed Atris; Muxhem Buldan El Alem, f. 367, 368. Mektebetul Adab, 2007, Kajro. 2) Muhammed Atris; f. 367. www.moqatel.com 3) www.marefa.org 4) ar.wikipedia.org 5)www.al-islam.com. main.islammessage.com 6) www.al-jazirah.com 7) www.marefa.org

Dr. Hatixhe Ahmedi

# Kazaja e Preshevës gjatë periudhës osmane
## (shtrirja dhe ndarja e saj në tapitë osmane)

Presheva është qyteti që ka qenë nikoqir i civilizimeve më të vjetra botërore, duke filluar nga ai ilir – dardan, "Kaza" në kohën e Perandorisë Osmane, qyteti që në gjirin e tij ka rrugën që lidh dy kontinentet më të vjetra - Evropën dhe Azinë, dhe gjithmonë urë lidhëse dhe pikë bashkimi për kombin shqiptar. Kur themi se është urë në mes kontinenteve, kemi për synim edhe urën që bashkon tërë botën jo vetëm për lidhje tregtare, po njëkohësisht faktin që pikërisht në këtë qytet gjithmonë janë realizuar lidhjet për bashkimin ushtarak dhe politik mbarëbotëror, që nga kohët e lashta e deri në ditët e sotme. Falë kushteve të mira klimatike dhe afërsisë që kishte me kryeqytetin e vilajetit të Shkupit dhe të Kosovës – Shkupin, Presheva gjithmonë ka pasur një forcë të madhe civilizuese, akademike, shkencore dhe ushtarake të popullit, që më pas i ka mundësuar që të japë personalitete me famë dhe krenari të veçantë, shkencëtarë, akademikë, komandantë dhe prijës të ndryshëm, për ta dalluar këtë qytet nga të tjera.

### Presheva gjatë periudhës së Perandorisë Osmane

Rëndësia dhe vlera që ngërthen ky vend, përfshirë dhe pozitën gjeostrategjike, kanë bërë që ky vend dhe ky popull asnjëherë dhe në asnjë periudhë nuk i kanë bërë dëm askujt, por më shumë kanë qenë të dobishëm për të gjithë. Mjerisht, ndodh shpesh që, edhe nëse nuk i bën askujt dëm, të tjerët të të bëjnë dëm sa herë të kenë pikësynim interesin e tyre, për të shkatërruar edhe civilizimin shumëvjeçar që është krijuar me shekuj. Kur themi kështu, me shumë keqardhje konstatojmë që, meqë popujt e tjerë për shkaqe të përfitimeve të veta, morën lirinë e ndërgjegjes dhe të përparimit në këto troje, tërë kjo më pastaj ndikoi që të shkatërrohej i tërë civilizimi i dhjetëra shekujve. Tani, shohim me dhimbje civilizimin e shkatërruar të njëzet shekujve – civilizim për të cilin dikur ishin shumë krenarë qytetarët për edukatën dhe dobinë e përgjithshmer për tërë shoqërinë, dhe asnjëherë vetëm për individët.

Sikur në të gjitha periudhat e tjera, edhe gjatë periudhës së Perandorisë Osmane Presheva pësoi ndryshime në mënyrën e jetës dhe në strukturën që kishte më parë, në sferën e diturisë, humanitetit –njerëzores, arkitekturës, tregtisë, në doke e zakone si dhe në segmente të tjera. Në administratën dhe strukturën e institucioneve shtetërore osmane, për një kohë të shkurtër Presheva do të mundohej të krijonte zhvillimin e saj të mundshëm qytetërues për të ushtruar ndikimin edhe në aspektin e etikës dhe ngritjes së popullatës së kësaj ane…

Gjatë periudhës së Perandorisë Osmane, në saje të lidhjeve të afërta kulturore dhe tregtare me kryeqytetin - Shkupin, Preshevës do t'i mundësohej të krijonte një taban kulturor më të qëndrueshëm, gjurmët e të cilit do të trashëgohen brez pas brezi. Presheva e periudhës osmane paraqet kohën kur burrat quheshin efendinj "zotërinj" e gratë quheshin hanëme "zonja"; kur ekzistonte ligji ose nizamnameja për njerëz dhe për kafshë; kur kontrolli ishte shumë i përpiktë; kur gjithashtu ndodheshin gurë dhe vende të posaçme për dhënien e lëmoshës për ndihmë ndaj njerëzve, atëherë kur në Preshevë endeshin poshtë e lart pajtonët me pajtonxhinjtë që quheshin "arabaxhi"; kur ekzistonte vetëm një rrugë, sadopak e rregulluar, për qarkullimin e këtyre mjeteve dhe kur, udhëtimet e largëta bëheshin vetëm me tren nëpër "karaudhë – binarë". Ajo kohë përbën një civilizim të posaçëm për Preshevën, që do një analizë dhe qasje edhe më serioze. Prandaj, të jesh nga Presheva ose të jesh preshevar apo preshevare, nuk nënkupton vetëm lindjen ose jetën në këtë vend, po në të njëjtën kohë edhe njohurinë dhe prirjen që kanë njerëzit e këtij vendi, rregullat, veçoritë dhe sistemin jetësor të këtij vendi, e që në të vërtetë përmban një kulturë në vete, që nuk shpjegohet dot pos që jetohet dhe mësohet duke u trashëguar- kur rritesh dhe jeton një kohë në këto troje. Dihet shumë mirë se në Preshevë, që nga periudha ilire e deri tek ajo osmane, ka pasur popuj me fe dhe kombësi të ndryshme, por qyteti është shquar gjithmonë për ndjekjen e rregullave dhe të mirësjelljes ndaj fqinjëve dhe njerëzve të huaj "jabanxhinj", për respektimin e të drejtave të të huajve, atyre fqinjësore dhe njerëzore në përgjithësi, dhe gjithmonë në këtë qytet ka pasur një kulturë me një tolerancë të madhe, që rrallëkund tjetër do ta gjeje.

### Forca për të bërë punë të mëdha

Gjatë hulumtimit për përpilimin e punimit shkencor "Presheva gjatë Periudhës Osmane" u fokusova në pjesën e vjetër të këtij qyteti, duke marrë në vështrim Kalanë e Preshevës, Xhaminë e Ibrahim pashë Bushatliut të Shkodrës ose Xhami-i Atik, siç quhej atëherë, medresenë "Shems-e Hatun", e njohur si "Medreseja Hatunije", Teqenë e drejtimit Halveti dhe Semahanen - bujtinën e Sheh Maksud Efendisë – delegat në Lidhjen e Prizrenit, gjithashtu Çarshinë dhe Hykymet Konakun - Kuvendin Komunal ose Beledijen e atëhershme dhe Xhaminë e Poshtme ose Xhami- Xhedid, pra Xhaminë e Re, Çezmat e Xhamisë dhe çezmat e tjera të vjetra brenda qytetit. Për të studiuar këtë periudhë, duhet të ndalesh në këto "trungje" të vjetra. Këto gjurmë të vjetra, të cilat i kanë dhënë antikitet, lashtësi po dhe hijeshi e pamje të mirë qytetit sot e kësaj dite, e për ata që kanë jetuar në to, ka pasur një lezet të veçantë që nuk përshkruhet përveçse përjetohet. Këto janë objekte që gjatë secilës stinë dhe festë përmbajnë urtësinë dhe bukurinë e tyre shpirtërore, që unë vetë, sa herë që afrohem, i shikoj dhe i kujtoj me kërshëri e ndjenja të veçanta. Është detyrë jona kombëtare dhe shpirtërore që roli dhe urtësia e këtyre objekteve të ruhen, të studiohen dhe të përcillen duke u ruajtur dhe kultivuar edhe më tej tek gjeneratat tona të ardhme; kjo është me rëndësi sidomos për këtë periudhë të pafavorshme, nëpër të cilën po kalon Presheva dhe popullata e saj. Të mos harrojmë: "Fëmija kur posedon njohuri për vendlindjen e tij dhe për gjyshërit e vet, do të gjejë më shumë forcë për të bërë punë më të mëdha".

### Mëhallët e Preshevës të përshkruara në tapitë osmane

Mëhallët në Perandorinë Osmane njihen si organi themelor për vazhdimësinë e ecurisë dhe ndarjes së një qyteti. Në përgjithësi ato themeloheshin ose krijoheshin përreth xhamive ose çarshive kryesore. Banorët që jetonin nëpër mëhallë, mundoheshin të jetonin me një besim dhe sjellje të njëjtë, duke mos penguar njëri-tjetrin. Xhamitë e mëhallëve, shkollat, çezmat, sokakët e ngushtë, ndriçimi i tyre etj.. ndërtoheshin me veprën dhe mundin e banorëve të mëhallëve gjegjëse. Gjithashtu edhe lidhjet ndërfqinjësore, bisedat e gjata në burime çezmash dhe në kafehane, bisedat që bëheshin në shkollat e mëhallëve nga më të diturit dhe më të respektuarit e shtresës intelektuale, shtonin edhe më shumë dashurinë, "ashkun" ndaj diturisë dhe shkencës. Nëpër mëhallë zhvillohej gjithashtu edhe aktiviteti i edukimit dhe mësimit, që ndryshonte nga edukimi që merrej në shkollë. Dituritë e reja nuk interpretoheshin nëpërmjet mësimit, pointerpretoheshin dhe mësoheshin drejtpërdrejt, nëpërmjet bisedave (muhabeteve). Kjo ndikonte në gjallërimin dhe vazhdimin e mëtejmë të jetës kulturore.Sipas tapive osmane, mëhallët e qytetit të Preshevës ishin mbi pesë mëhallë kryesore, duke përfshirë këtu edhe çarshitë dhe sokakët. Shteti osman që nga fillimi,e deri në përfundim, kishte një administratë shumë të fortë. Ata i emëronin mëhallët nëpër qytete "sehir", për t'u informuar dhe për t'u identifikuar më lehtë banorët e asaj lagjeje. Ashtu sikur në të gjitha qytetet e tjera, edhe në Preshevë mëhallët emëroheshin sipas xhamive, medreseve (shkollave), çeshmeve dhe çarshive, po emërimi i tyre në përgjithësi bëhej sipas emrit që mbante xhamia, që gjendej në qendër të mëhallës, e herë-herë një mëhallë merrte emrin sipas një zanati të caktuar që ushtrohej në rrugën kryesore të asaj mëhalle. Mëhallët e Preshevës në tapitë osmane janë këto:

1. Mëhalla e Xhamisë së Vjetër - Xhami-i Atik – mëhalla përreth Xhamisë Ibrahim pasha të Shkodrës, e cila përshkruhet në më se 76 vende - pronarë në Defterë të tapive përafërsisht me 338 prona.
2. Mëhalla e Xhamisë së Re (të Poshtme) Xhami-i Xhedid – e cituar diku rreth 42 vende - pronarë përafërsisht me 137 prona.
3. Mëhalla e Rekës – Dere Mahallesi, e cituar në më se 90 vende – pronarë përafërsisht me 460 prona.
4. Mëhalla Hamidije – Hamidije Mahallesi.
5. Preshevë - Nefs-i Presova.
6. Në Preshvë - Nefs-i Presova'da.
7. Qyteti - Nefs-i kasaba.
8. Në qytet - Kasaba'da.
9. Në Preshevë - Presova'da.

Gjersa isha fëmijë u rrita mbi kalldrëmin osman i cili do t'i përcillte kujtimet e mia gjatë gjithë jetës sime. Edhe sot kur hyj në brendi të çarshisë, xhamisë, teqesë, oborrit të Hykymet Konakut –Komunës, ku jam rritur, nuk shoh më atë gjallëri, thuaja se të gjithë flenë, shihen vetëm nga dy njerëz nëpër rrugë. Ndoshta edhe hapat e tyre nuk dëgjohen, meqë mungojnë njerëzit dhe hapat e tyre të rëndë tek shkelnin kalldrëmin e dikurshëm, të cilët i kujtoj me shumë nostalgji. Shtëpitë që dikur më dukeshin të larta, tani nuk më duken ashtu. E ndiej brenda një lot të shtegtimit, turmat e njerëzve që shtegtuan dhe po shtegtojnë, po më dhembin në shpirt.Tani këto ditë i kujtojmë vetëm si ditë të gjallërisë dhe të së kaluarës së ëmbël, gjithmonë me shprehjen se a do t'i kthehet ajo gjallëri dhe ai reputacion edhe njëherë vendlindjes sime?! Për ne që jemi rritur, kemi shkelur në këto troje, janë kthyer në formë të gjuhës së gojës, e cila, edhe pse nuk shihet, posedon vend të veçantë, të merituar dhe të pazëvendësueshëm për tërë trupin e njeriut. Thënia korçare: "Duaj atë e duaj nënë, po më shumë duaje atdhenë" - qenka shumë e vërtetë!

Mr. Ejup Haziri

# Mendimi ndryshe (2)

## Trajtesë krahasuese në mes së kaluarës së lavdishme dhe dekadencës aktuale

### Qasje e gabuar

Qasja e gabuar e disave që minojnë orvatjet dhe flakin mundin e përpjekjet e dijetarëve eminentë, që përpiqen për të plotësuar boshllëkun rreth një fushe të caktuar, ka krijuar një situatë delikate, duke vështirësuar veprimet për masën e gjerë, e cila nuk është në gjendje për t'i kuptuar gjërat që janë larg nivelit të tyre. Nëse flasim për qasjen e ndonjë "ndryshimi të mundshëm", qoftë në të menduar a në të vepruar, atëherë qasja nuk mund të bëhet ndryshe përpos paralelisht me edukimin dhe vetëdijësimin e shoqërisë dhe në mënyrë graduale, jo vrullshëm e rrëmbyeshëm.

Një qasje e tillë turbullon mendjen, ngatërron mendimet, shton dyshimet dhe kufizon tej mase procesin e të menduarit dhe forcën e intelektit, procese këto tepër të rëndësishme për zhvillimin mendor dhe aftësinë për të arsyetuar e gjykuar. Vetë fakti se përmendja e shpeshtë e të menduarit dhe intelektit në Kur'an, në mbi 30 vende, në kontekstin pozitiv, flet për vlerën e madhe që kanë dhe për nevojën e aplikimit në jetë. Termi intelekt apo thjesht të menduarit, paraqet një shkallë të zhvillimit mendor, të cilit Kur'ani i kushton rëndësi të posaçme, duke thirrur njerëzimin për përsiatje, të menduar dhe intelekt.

Në kontekstin tonë, mendimi ndryshe dhe veprimi i tij, është bërë në mënyrë të shpejtë, pa i menduar mirë gjërat, pa i kuptuar rrethanat ekzistuese dhe pa pasur në mendje reaksionin e mundshëm të shoqërisë. Këto gjëra kanë ndikuar që mendimi ndryshe, ndonëse i bazuar në traditën pejgamberike, të shihet si i dëmshëm dhe i papranueshëm, madje edhe të cilësohet si i skajshëm në raport me mendimet e mirëfillta.

Për plasimin e një mendimi ndryshe të efektshëm, duhen shikuar rrethanat dhe gjendja aktuale, e jo të plasohet pa menduar mirë dhe pa pasur në konsideratë reaksionin e masës, ngase kundërveprimi mund të jetë shumë i dëmshëm dhe minues. Një vrull i tillë në përqafimin e një metodologjie të një mendimi të caktuar, ka krijuar situata frontale duke hedhur shkëndija të panevojshme ndaj masës së gjerë, po shpeshherë edhe akuza të ndërsjella dhe ndonjëherë edhe qëerim hesapesh. Një qëndrim i tillë, krejtësisht i panevojshëm, pa përfillur metodologjinë kuranore të gradualitetit, krijoi një destabilitet dhe futi përçarje në mes myslimanëve, kur secila palë akuzonte mendimin dhe palën tjetër.

Gradualiteti i theksuar në Kur'an, sepse tekstet kuranore dhe dispozitat e tij erdhën në mënyrë graduale dhe jo në mënyrë të përnjëhershme, si çështje e ndalimit të kamatës a alkoolit, ishte metodë shëruese, duke parapërgatitur mendjet dhe shpirtrat për pranimin e tyre me shumë bindje e kënaqësi, në formën e përshkallëzuar, pa u shkaktuar atyre ndonjë goditje të papritur. Njëherësh kjo ishte mënyra më efikase për ta forcuar zemrën e të Dërguarit dhe shokëve të tij, të cilët hasnin në pengesa dhe barriera të mëdha, përjetonin sprova dhe mundime të ndryshme, konfrontoheshin me mendime prapanike dhe sjellje mizore.[1]

### Domosdoshmëria e njohjes së rrethanave

Gradualiteti a shkallëzimi ishte metodologji e gjeneratave të para, kur mendimet jepeshin konform rrethanave ekzistuese, prandaj edhe ato dallonin nga njëri-tjetri, për shkak të ndryshimit të rrethanave shoqërore në mes vendeve ku jetonin myslimanët.

Një metodologji e tillë, në kohën moderne ka marrë një qasje tjetër dhe, në vend që të kuptohen së pari rrethanat e çdo vendi dhe të sillen mendime që përshtaten me mentalitetin e shoqërisë, barten mendimet e një shoqërie tjetër, me rrethana krejtësisht të tjera, ku përputhshmëria është shumë e vogël në raport me dallueshmërinë. Kjo pastaj sjell një impakt jo të dëshirueshëm për shoqërinë.

Secila shoqëri ka karakteristikat e veta që e dallojnë nga shoqëria tjetër, madje edhe vendet që janë pranë njëri-tjetrit, dallojnë në shumë aspekte, prandaj është shumë e nevojshme që mendimi të jetë sipas asaj që është shoqëria, sepse, po të jetë më ndryshe, është vështirë të pranohet. Imam Shafiu themeloi medhhebin e tij të vjetër në Irak, po, kur shkoi në Egjipt, ai themeloi medhhebin e tij të ri dhe për shumë çështje ai



shfaqi mendime të ndryshme nga ato që kishte thënë gjatë qëndrimit të tij në Irak, ndonëse ishte i njëjti njeri, por ajo që e shtyri t'i ndryshonte, ishin rrethanat e ndryshme nga një vendi në tjetrin.

Në kohën e Ebu Hanifes u themelua fikhu't takdirij (apo iftiradij), fikhu që kishte të bënte me pyetjet hipotetike, ose, thënë ndryshe, gjërat që ende s'kishin ndodhur në shoqëri. Ebu Hanife kishte sajuar rreth 60 mijë situata të tilla. Imam Maliku kundërshtonte një gjë të tillë, madje ishte kategorik kundër çështjeve hipotetike dhe, në takimin e tyre, Ebu Hanife e bindi atë që rrethanat në Irak, ku është qendra e halifetit, kishte bërë që të përgatiteshin për gjëra të tilla, ndonëse të paqena, për dallim nga Medina, ku problemet ishin të pakta, prandaj ishte e nevojshme një gjë e tillë tek ne. Gjërat që haseshin në Irak, nuk haseshin në Medinë, prandaj edhe të menduarit ishte pak më ndryshe, por më vonë edhe në Medinë pranuan një metodologji sikur të hanefinjve. Ka mendime që i përgjigjen një mjedisi të caktuar, po për një tjetër nuk vlejnë, sikurse që i përgjigjen një kohe të caktuar, po për një kohë tjetër janë të pavlefshme. Vlen të përmendet se Omeri në një vit të caktuar për një rast kishte dhënë një fetva, kurse për të njëjtin rast një vit më vonë kishte dhënë fetva të kundërt. E, kur u pyet për një veprim të tillë, ai u përgjigj:

"Ajo ka qenë çfarë gjykuam në atë kohë (në bazë të rrethanave dhe njohurive), kurse sot gjykojmë kështu (me rrethana dhe njohuri të reja)".[2]

### Imponimi i një mendimi të caktuar

Për dallim nga e kaluara e lavdishme, kur respektohej dhe çmohej mendimi ndryshe në çështjet dytësore të sferës së ixhtihadit, aktualiteti ka prodhuar një situatë krejtësisht tjetër me vështrime të zymta, mendime që nganjëherë nuk përkojnë fare me realitetin kohor dhe deri tek veprimi ekstrem, ku tentohet të imponohet një mendim i caktuar, duke injoruar mendimet e tjera.

Sikur është bërë një shkëputje e panevojshme nga historia e mëhershme, kur ndonëse dijetarët kishin divergjenca në mendimet e tyre, megjithatë mospajtimi i tyre rreth një mendimi, assesi nuk tensiononte situatën dhe nuk krijonte superioritet ndaj tjetrit. Përkundrazi, juristi e shihte mendimin e vet si të drejtë me mundësi gabimi, e mendimin e tjetrit si të gabueshëm po me mundësi që të jetë edhe më i drejtë sesa i tij.

Aktualiteti ka shfaqur një intolerancë në të menduar dhe një mungesë të kulturës së dialogimit, ku cilësimet dhe vlerësimet e skajshme kanë kapërcyer natyrën e të shprehurit, për shkak se sipas disave ekziston vetëm një argument dhe vetëm mendimi i tij është i pranueshëm, e për mendimet e tjera as që dëgjojnë fare.

Sigurisht që këtë problematikë e kanë inicuar disa njerëz të dijes, të cilët në përqafimin e një mendimi, që sipas tyre është cilësuar si më i drejti dhe më i pranueshmi, ngritën akuza ndaj dijetarëve të tjerë, madje disa grupacione dhe dijetarë i etiketuan si të dalë nga Islami.

Në ligjëratat dhe punimet e "dijetarëve të tillë" do të kuptosh se vetëm ata janë në të vërtetën dhe se vetëm metodologjia e tyre është e pastër, përderisa çdo gjë jashtë tyre dhe çdo mendim që nuk përputhet me mendimin e tyre, e cilësojnë si të gabuar dhe të refuzuar.

Kjo ideologji e gabuar mbolli farën e përçarjes dhe hutisë në mesin e shoqërisë, sepse iniciativa në imponimin e një mendimi dhe metodologjie të vetme, nuk solli fryt të madh dhe përpjekjet në pranimin e asaj metodogjie sollën me tepër ndasi sesa afërsi. Të tjerët, farën e mbjellë e kultivuan edhe më tutje, duke ndikuar që hendeku në mesin shoqërisë të thellohet edhe më shumë.

Disa nga pasuesit e ndonjë dijetari eminent, pranojnë vetëm ato që janë thënë nga dijetari i tyre, e mendimet ndryshe, ata i refuzojnë menjëherë dhe madje, ajo që është më e keqja, mendimin ndryshe e konceptojnë si të dëmshëm, për shkak se nuk përkon me metodologjinë e tyre dhe nuk u përshtatet koncepteve të tyre. Në këtë kontekst, gjithçka që thuhet jashtë metodologjisë dhe planifikimit të tyre, mbetet e refuzuar.

Zelli i jashtëzakonshëm i disave për të mbrojtur dhe ruajtur parimet e tyre përballë mendimeve të tjera, ka krijuar një fanatizëm dhe ka plasuar në masë një koncept të rrezikshëm, ku vëllazëria matet me qëndrime mendimesh e idesh, që, nëse mendimet e tua nuk përputhen me mendimet e tjetrit, jo vetëm që prishen raportet, por fillon edhe armiqësia. Në këtë kontekst, armiqësia është më e madhe në mes tyre, ndonëse në koncept bashkohen po ndahen në mendime, sesa në mes atyre që ndahen edhe në koncepte e parime.

Imam Shafiu po debatonte njëherë me një dijetar të kohës së tij, po debati i tyre nuk solli ujdi në mes tyre, ngase secili kishte mendim ndryshe, duke argumentuar mendimin e vet. Kur përfundoi debati që nuk solli pajtim në mendime, Shafiu zgjati dorën në drejtim të debatuesit dhe i tha: "Ne jemi (dhe mbesim) vëllezër, ndonëse kemi mendime të ndryshme".

Është shumë e rëndësishme që fjalia e Shafiut të zbatohet në kohën aktuale, që debati dhe mendimi ndryshe të mos krijojë ndarje e përçarje, po të shihet si një gjë e natyrshme, e logjikshme dhe si një proces që pasqyron të menduarit e tij, mënyrën e argumentimit dhe qasjen rreth problematikës në fjalë.

Halifi Xhafer el-Mensuri thuhet se e kishte urdhëruar imam Malikun ta hartonte Muvettanë e tij, e ai t'i detyronte njerëzit për të pasuar atë libër dhe ato mendime. Ibn Sa'di në "Tabekatin" e tij, transmeton nga Vakidiu, të ketë thënë: "Kam dëgjuar Malik ibn Enesin të ketë thënë: "Kur bëri haxhin Mensuri, më tha: "Unë kam vendosur që librat që i ke shkruar ti, të urdhëroj të shtypen dhe të dërgohen në çdo vend të myslimanëve nga një kopje, dhe t'i urdhëroj që ata të veprojnë sipas tyre, e jo të bazohen në të tjerë veç tij (librit tënd)". Unë i thashë: "O prijës i besimtarëve, mos e bëj këtë, sepse njerëzve u kanë mbërritur fjalë dhe kanë dëgjuar hadithe e kanë transmetuar transmetime të ndryshme, dhe secili vend ka marrë atë që i ka arritur, prandaj lëri njerëzit në atë që kanë zgjedhur për veten e tyre".[3]

Në disa vende përmendet se ai që e kishte urdhëruar, ishte Harun Reshidi, halifi i pestë i Abasitëve, por ka mundësi që të kishin urdhëruar të dytë për një gjë të tillë, madje Haruni e kishte urdhëruar që Muvettanë ta vendoste në muret e Qabesë, një gjë që sinjalizonte se njerëzit duhet t'i përmbahen atij libri. Enes ibn Maliku ka thënë: "Harun Reshidi u konsultua me mua që ta vendoste librin "Muvetta" në muret e Qabesë, që njerëzit ta pasonin atë, por unë i thashë: "Mos vepro ashtu, sepse shokët e të Dërguarit të Allahut kanë dhënë mendime të ndryshme (nuk janë pajtuar) për gjërat dytësore dhe u shpërndanë nëpër vende të ndryshme, e secili prej tyre ia qëlloi (sepse pasoi Synetin e të Dërguarit)". Ai më tha: "Allahu të dhashtë suksese"!.[4]

Kjo ngjarje e mrekullueshme pasqyron dy botëkuptime të ndryshme; atë të liderit që tenton kthimin e tërë myslimanëve rreth një mendimi, dhe të dijetarit të njohur, largpamës, që është i njohur me mendimet e ndryshme në vendet ku jetojnë myslimanët, sepse secilit vend i ka shkuar diçka nga Syneti, në bazë të shokëve të Pejgamberit që emigruan në ato vende. Prandaj ai e shihte këtë tentativë si betejë ndaj Synetit, sepse mendimet e ndryshme për çështje dytësore ishin mëshirë për këtë Ymet, ku secili merr atë që i ka arritur.

**Respektimi i traditës në vend**

Me shpërndarjen e shokëve të Pejgamberit nëpër vende të ndryshme, syneti-tradita e Pejgamberit depërtoi tek ato vende dhe tek ata popuj. Tek disa vende ajo depërtoi më herët, e tek disa më vonë. Transmetimet ishin të ndryshme, për shkak se tradita pejgamberike, në përgjithësi, ishte bartur në mënyrë gojore, jo e shkruar. Shkrimi i traditës pejgamberike, në masë të madhe, erdhi më vonë. Gjeneratat e kaluara ishin shembull për respektimin e mendimeve të ndryshme që haseshin rreth një çështjeje që i përkiste sferës së ixhtihadit. Ndonëse kishin divergjenca në mes tyre dhe nuk pajtoheshin rreth shumë gjërave, vlerësimet i tyre për ata që mendonin më ndryshe për çështje dytësore, ishin të larta. Kur shkonin nëpër vende ku mendimet ishin më ndryshe, ata shpeshherë praktikonin traditën e atij vendi, e kjo shihej si edukatë dhe respekt i tyre karshi atyre që mendonin më ndryshe. Shembujt në vijim do ta ilustrojnë më së miri këtë që jemi duke e thënë.

Ebu Hanife dhe nxënësit e tij parashihnin që abdesi prishet atëherë kur del gjaku (në sasi më të madhe), e Ebu Jusufi e pa Harun Reshidin duke iu bërë atij hixhame[5], ai nuk mori abdes dhe u drejtua në namaz. Ebu Jusufi u fal pas tij dhe nuk e përsëriti namazin, ndonëse mendimi i tij parashihte që duhej të merrej abdes. Edhe imam Ahmedi e parashihte që një person i tillë duhet të marrë abdes. Njëherë e pyetën atë për një njeri që i ishte bërë hixhamja, e ai u ngrit dhe u fal pa marrë abdes, a ishe falur pas tij? Si të mos falem pas Malikut dhe Seid ibën Musejjebit[6] -u përgjigj Ahmedi.

Imam Shafiu njëherë fali namazin e sabahut në xhematin hanefij në njërën nga xhamitë e tyre periferike të Bagdadit, ku nuk e bëri kunutin. Hanefitë thanë se veprimi i Shafiut ishte respekt për imamin, përderisa shafiinjtë e komentuan se ai në atë kohë ndërroi qasjen e të menduarit rreth kunutit në namazin e sabahut.[7]

Në kontekstin tonë, tradita shekullore e praktikimit të shkollës hanefite është ndeshur me mendime të skajshme përgjatë dy dekadave të fundit, kur është hedhur pluhur shpeshherë dhe janë drejtuar akuza të ndryshme në shkollën hanefite dhe tek praktikuesit e saj. Në mungesë të të kuptuarit të teksteve ku vlerësohet mendimi ndryshe, kanë arritur në një mendim duke përfunduar se veprimi i tyre është konform hadithit apo traditës pejgamberike, kurse mendimet e tjera i kanë konsideruar më të ulëta e ndonjëherë edhe të refuzuara, ndonëse mbështetja e mendimeve të tjera nuk është nën nivelin e mbështetjes së mendimeve të tyre.

Përfundimi i tyre ka qenë i panevojshëm dhe qesharak, sepse në raste të argumentimit të tyre që është synet të ngrihen duart deri mbi supe, të vendosen mbi kërthizë apo në gjoks, të ngrihen duart gjatë shkuarjes

në ruku dhe gjatë ngritjes prej rukusë, të thuhet fjala amin me zë të lartë...etj., gjithashtu mund të thuhet se synet është po ashtu të ngrihen duart deri tek veshët, të lidhen nën kërthizë, të mos ngrihen duart përpos tekbirit fillestar dhe amini të shqiptohet jo me zë të lartë. Prandaj, është kamufluar në emër të synetit, gjegjësisht traditës pejgamberike, sepse janë vënë në praktikë vetëm njëri mendim, me gjithë argumentet e tij, e mendimi ndryshe është cilësuar i paargumentuar, saqë nëpër kolektivin tonë shpesherë janë ngritur pyetje nëse lejohet falja pas imamit hanefit. Janë shkruar libra e broshura duke e paraqitur formën e të falurit vetëm sipas një versioni pikërisht sikur "ky është syneti" i formës së faljes së namazit, e që mund të nënkupohet se format e tjera nuk janë sipas synetit. Tragjikomedia nuk mund të jetë ndryshe! Shfaqja e një propagande të tillë ka qenë e pamenduar mirë dhe pasojat nga një propagandë e tillë do të mbesin më gjatë, sepse dëmi i shkaktuar nuk mund të riparohet lehtë.Askush nuk mund të jetë kundër synetit, në çfarëdo forme qoftë, por forma të tjera, të cilat nuk i ka njohur dhe me të cilat nuk është ballafaquar shoqëria jonë, nuk është dashur të praktikohen para vetëdijësimit të masës. Vetëm atëherë kur masa të jetë e përgatitur dhe e vetëdijësuar për një gjë të tillë, mund të jetë i suksesshëm praktikimi i tillë. Jo vetëm praktikimi, por edhe mënyra e praktikimit dhe propagandimi kanë qenë të pamatura dhe kanë krijuar reaksione të pamenduara nga pala tjetër, saqë ndonjëherë edhe kolektivi i mendimit tjetër i ka emërtuar si devijues.Imam Sujutiu në "Xhezilul Mevahib fi Ihtilafil Medhahib"[8], kur flet për mendimin ndryshe të shkollave juridike, atë e paraqet si begati të madhe dhe vlerë të jashtëzakonshme, e më pastaj thotë: "E kuptuan këtë të diturit, e injorantët u vërbuan, gjersa disa injorantë i kam dëgjuar duke thënë: "I Dërguari i Allahut erdhi me një legjislacion, e katër shkollat juridike nga erdhën"? *(vijon)*

1) Mennai Katan, Te'rihu-t Teshri' el-Islamij, bot. I, muessesetu-rr rrisaletu, Bejrut-Liban, 2001, f. 43. 2) Vizaretul Evkaf vesh-shuun el-Islamijeh, El-Mevsuatul Fikhijetu el-Kuvejtijetu, bot. II, Darus-Selasil, Kuvajt, v.2 f. 301. 3) Xhelaludin Abdurrahman Sujuti, Ihtilaful Medhahib, f. 23. 4) Ebu Nuajm, Hiljetul Evlija, v.6, f. 333. 5) Hixhami është lëshimi i gjakut me prerje sipëfaqësore të lëkurës. Zakonisht bëhet në venat e qafës dhe shpatulla. Është metodë efikase në shërimin e disa sëmundjeve. Shumë hadithe flasin për të. 6) Maliku dhe Seid ibn Musejjebi mendonin se hixhamja nuk e prish abdesin. Kjo tregon për respektin e madh që kishte një dijetar ndaj dijetarëve të tjerë me mendim tjetër. 7) Vizaretul Evkaf vesh-shuun el-Islamijeh, El-Mevsuatul Fikhijetu el-Kuvejtijetu, v.2, f. 302. 8) Xhelaludin Abdurrahman Sujuti, Xhezilul Mevahib fi Ihtilafil Medhahib, Dar el-I'tisam, pa vit dhe vend botimi, f. 25.

**Këshilli i Bashkësisë Islame në Lipjan**

**Shpallë:**

# KONKURS

**Për plotësimin e vendeve të lira të punës:**

**1. Imam i xhamisë në fshatin Janjevë**
**2. Një shofer për bartjen e kufomave.**

**Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:**

1. Të kenë kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia e BIRK-së)
2. T'u përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores së Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikimi dhe organizimi të çështjeve fetare;
4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;
5. Të mos kenë vërejtje për punën (nëse kanë qenë në punë më parë).

**Dokumentet e nevojshme:**

Krahas kërkesës për punësim, duhen bashkangjitur edhe këto dokumente:

- Diploma e medresesë dhe fakultetit,
- Certifikata e lindjes,
- Certifikata shëndetësore (pasi të pranohet),
- Certifikata se nuk është nën hetime (pasi të pranohet),
- Deklaratë me shkrim se do t'i kryejë të gjitha shërbimet fetare,
- Dëshmi mbi karakteristikat në punë (nëse kanë qenë në punë më parë),
- CV – të dhënat personale, kualifikime ose dëshmi për aftësim profesional.

(Të gjitha dokumentet të jenë origjinale.)

2. Për pozitën 2, kandidati duhet t'i plotësojë këto kushte:

1.Të ketë kryer medresenë,
2. Të ketë patentë shoferi dhe
2. Të jetë i aftë për këtë punë.

(Të gjitha dokumentet të jenë origjinale)

Dokumentet e pakompletuara dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë prej ditës së shpalljes në revistën Dituria Islame.





**Myftiu Tërnava priti ambasadorin suedez Mats Staffansson**

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava më 21 shkurt priti ambasadorin jorezident të Suedisë në Kosovë, Mats Staffansson i cili shoqërohej nga i ngarkuari me punë në Ambasadën suedeze në Prishtinë, Henrik Nilsson.

Myftiu fillimisht u shprehu mirëseardhje në selinë e BIK-së si dhe falënderoi ambasadorin për vizitën. "Më lejoni që në emër të BIK dhe besimtarëve të Kosovës edhe njëherë të falënderoj shtetin dhe popullin suedez për ndihmën e mbështetjen që i keni dhënë në vazhdimësi Kosovës. Ne do jemi mirënjohës gjithmonë për ndihmën tuaj"- tha, përveç tjerash, Myftiu Tërnava.

Myftiu, po ashtu, e njohu ambasadorin suedez edhe me rrjedhat e zhvillimet për jetën fetare në vend, si dhe me sfidat që ballafaqohet BIK.

Ambsadori Staffansson, falënderoi myftiun për mikpritjen dhe për angazhimin e tij personal dhe kontributin e BIK për bashkëjetesën, tolerancën dhe kultivimin e dialogut mes komuniteteve për një jetë sa më të mirë të të gjithë besimtarëve në vend pa dallim etnie a besimi.*(R.Sh)*

**Myftiu Tërnava priti ambasadorin Babür Hızlan**

Myftiu i Kosovës, Mr.Naim Tërnava më 11 shkurt priti ambasadorin Babür Hızlan- drejtor i përgjithshëm i Ministrisë së Punëve të Jashtme të Republikës së Turqisë i cili po qëndron për vizitë zyrtare në Kosovë. Myftiu Tërnava falënderoi ambasadorin për vizitën dhe e njohu diplomatin turk me arritjet, sukseset dhe sfidat në BIK. Myftiu Tërnava edhe kësaj radhe falënderoj qeverinë, popullin e posaçërisht diplomacinë turke për mbështetjen e përkrahjen e vazhdueshme dhe të pa rezervë që i kanë dhënë, dhe po i japin Kosovës në arenën ndërkombëtare. Ambasadori Babür Hızlan vlerësoj kontributin e BIK në të mirë të vendit dhe popullit të Kosovës. Ambasadori po ashtu u shpreh se diplomacia turke edhe në të ardhmen do ta ndihmojmë Kosovën në rrugën e saj për anëtarësimin në organizmat ndërkombëtar.

**Myftiu Tërnava priti Ambasadorin italian Andreas Ferrarese**

Myftiu i Kosovës, Mr.Naim Tërnava, më 24 janar priti Ambasadorin italian në Prishtinë, Andreas Ferrarese, i cili shoqërohej nga Prof. Dr. Marco Casamonti, arkitekt dhe ekspert i njohur nga Italia në fushën e restaurimeve të objekteve kulturore e monumentale, i cili po qëndron për vizitë në vendin tonë. Myftiu, pasi I shprehu mirëseardhjen në selinë e BIK-së, falënderoi Ambasadorin për angazhimin e tij personal dhe të shtetit italian për ndihmën që i kanë dhënë dhe po i japin Kosovës dhe, në veçanti, për bashkëpunimin me BIK-në në fushën e restaurimit të trashëgimisë kulturore islame në Kosovë. "BIK është e interesuar të ruajë trashëgiminë islame në Kosovë dhe, për këtë qëllim, Kuvendi i BIK-së, në mbledhjen e parafundit, ka miratuar propozimin e Kryesisë për themelimin e Institutit për ruajtjen e trashëgimisë kulturore islame në Kosovë" – theksoi Myftiu







Tërnava. Prof. Dr. Casamonti falënderoi Myftiun për pritjen dhe, ndër të tjera, theksoi: “Kosova ka pasuri të trashëgimisë kulturore islame, me se duhet të mburret, prandaj dhe jemi këtu për të shtrirë dorën e bashkëpunimit në fushën e restaurimit dhe konservimit të tyre”.

**Myftiu Tërnava vizitoi atasheun për çështje fetare pranë Ambasadës së Turqisë, z. Abdullah Vasfi Yuce**

Myftiu i Kosovës, Mr.Naim Tërnava vizitoi në selinë e tij atasheun për çështje fetare pranë Ambasadës së Turqisë, z.Abdullah Vasfi Yuce-n, të cilit i uroi punë të mbarë dhe suksese. Atasheu Abdullah Vasfi Yuce falënderoi Myftiun për vizitën dhe theksoi: “Kjo është një vizitë shumë e veçantë për mua, ngase ju jeni të parët që më takoni në zyrën time, e ky takim gjithsesi ka domethënien e vet”.

**Myftiu Tërnava priti kryetarin Dudiç**

Myftiu i Kosovës, Mr.Naim Tërnava, më 27 janar, priti në takim kryetarin e ri të sapozgjedhur në krye të Meshihatit të Serbisë, Dr. Mevludin Dudiç, i cili shoqërohej nga kryetari i Kuvendit Dr. Enes ef. Svraka dhe Fahrudin ef. Çosoviç, anëtar i Meshihatit. Myftiu Tërnava, bashkë me mirëseardhjen në selinë e BIK-



së në Prishtinë, kryetarin e ri e uroi për postin dhe mandatin në krye të Meshihatit të Serbisë dhe i uroi shëndet, mbarësi e sukses në detyrën e re. “Ne jemi vëllezër dhe do punojmë së bashku në të mirë të besimtarëve të dy vendeve” – tha, në mes të tjerash, Myftiu Tërnava. Ndërkaq, kryetari Meshihatit të Serbisë Dudiç falënderoi Myftiun e Republikës së Kosovës për pritjen e ngrohtë dhe vëllazërore. Kryetari Dudiç, midis të tjerash, tha: “Me Prishtinën dhe Kosovën jam i lidhur emocionalisht dhe, kurdo që vij këtu, ndihem si në shtëpinë time, ngase këtu në Prishtinë kam mbaruar shkollën elitare të myslimanëve të Ballkanit - medresenë “Alaudin”.

**Myftiu Tërnava priti deputet e Grupit Parlamentar 6 Plus**

Myftiu i Kosovës, Mr.Naim Tërnava, më 10 shkurt priti deputetët e Kuvendit të Kosovës nga Grupi Parlamentar 6 + të kryesuar nga deputeti Rasim Demiri, që shoqërohej nga Duda Balje, Qerim Bajrami dhe Xhezair Murati. Myftiu Tërnava falënderoi deputetet për vizitën në BIK dhe për kontributin e tyre në kuadër të institucioneve të Kosovës. Rasim Demiri në emër të GP, G+ falënderoi myftiun për pritjen e ngrohtë dhe vëllazërore , si dhe çmoi angazhimin e myftiut dhe të BIK në mbarëvajtjen e jetës fetare në vend me theks të veçantë për kultivimin e frymës tolerante dhe bashkëpunuese me të gjitha etnitë që jetojnë në Kosovë. “BIK është i përkushtuar që këtë frymë vëllazërore të bashkëpunimit në mes besimtarëve të shtyjë edhe më tej përpara”- tha Myftiu Tërnava.





**Në xhaminë e Shipolit Arsim Syla fal gjakun e djalit**

Më 7 shkurt, para namazit të xhumasë, në xhaminë e Shipolit në prani të një numri të madh të qytetarëve, e ku qe i pranishëm edhe Myftiu i Kosovës, mr. Naim Tërnava, familja Syla ia fali gjakun e djalit familjes Hyseni. Ndryshe, Astrit Syla ishte viktimë e dhunës që po mbretëron kohëve të fundit në shkollat tona, ku ai ishte therur me thikë nga shoku i tij i klasës, në shkollën e mesme teknike "Arkitekt Sinani", në Mitrovicë. Për pajtimin e dy familjeve me iniciativën e Myftiut Tërnava është angazhuar imami i xhamisë së Shipolit, Fatmir ef. Latifi.

Para të pranishmëve babai i maturantit Astrit Syla, Arsimi tha: "Lutem që Zoti i madh, djalin tim të ma dërgon në xhenet. Falënderoj popullin shqiptar prej katër anëve të shqiptarisë që na kanë mbështet, andaj vetëm i madhi Zot mundet me shpërblye. Dhashtë Zoti mos të ketë më asnjë rast të tillë!".

Myftiu Tërnava tha se ky veprim është akt burrërie e respekti i kësaj familjeje për institucionet e vendit dhe përkushtim për çrrënjosjen e hasmërive për hir të Krijuesit dhe pastaj të gjeneratave të reja."Vetëm i madhi Zot ka fuqinë që t'ju shpërblej, dhe Zoti ju bëftë prej atyre që të jeni shembull për mirëqenien e kombit tonë, atdheut tonë dhe sigurisë së vendit tonë!"-tha ndër të tjerat, Myftiu Tërnava. Kryetari i Mitrovicës Agim Baftiri pasi përshëndeti familjen Syla dhe gjithë të pranishmit u shpreh: "Uroj e lutem që ky të jetë rasti i fundit i ngatërresave të tilla mes nesh".

**Hidhet gurthemeli për shatërvanin e xhamisë në qendër të Mitrovicës**

Më 7 shkurt 2014, në një ceremoni modeste, ku qenë të pranishëm edhe myftiu i Kosovës, mr. Naim Tërnava me bashkëpunëtorë, kryetari i Mitrovicës, Agim Bahtiri, udhëheqësit e KBI-së, si dhe një delegacion nga Myftinia e Bajram Pasha nga Turqia u hodh gurthemeli i shatërvanit për xhaminë "Bajram Pasha" në qendër të Mitrovicës.

**Myftiu Tërnava vizitoj Komunën e Mitrovicës**

Gjatë qëndrimit në Mitrovicë, më 7 shkurt Myftiu i Kosovës, mr.Naim Tërnava, pas hedhjes së gurthemelit të shatërvanit të xhamisë, i shoqëruar nga kryetari i Mitrovicës vizituan ambientet e Komunës, ku myftiu u njoftua nga kryetari Bahtiri me hapat e marrë pas zgjedhjeve lokale për përmirësimin e shërbimeve të komunës për qytetarët.

Kryetari Baftiri, gjithashtu, në bisedë më myftiun foli edhe për prioritetet e tij për zhvillimin e komunës së Mitrovicës.

Myftiu Tërnava përgëzoj kryetarin e zgjedhuar Agim Bahtirin dhe e uroi e inkurajoi në realizmin e projekteve të tij.

**Myftiu Tërnava priti Komisionin e Kuvendit të Kosovës për Bujqësi, Pylltari, Zhvillim Rural, Mjedis dhe Planifikim Hapësinor**

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava priti sot në selinë e Kryesisë së BIK, Komisionin e Kuvendit të Kosovës për Bujqësi, Pylltari, Zhvillim Rural , Mjedis dhe Planifikim Hapësinor, të kryesuar nga deputeti Nait Hasani- kryetar i Komisionit. Myftiu Tërnava falënderoi komisionin për vizitën dhe në emër të BIK-së u paraqiti vërejtjet e propozimet për projektligjin mbi zhurmën që tashmë ka kaluar në leximin e parë në Kuvendin e Kosovës.

"BIK gjithnjë ka qenë dhe do të mbetet e përkushtuar që të gjitha çështjet t'i zgjidhim duke debatuar dhe kërkuar zgjidhjet më të mira të mundshme me institucionet tona"- tha, përveç tjerash, Myftiu Tërnava. Kryetari i Komisionit, Nait Hasani pasi e falënderoi Myftiun për pritjen dhe e informoi atë për punën që ka





bërë në komision, për projektligjin në fjalë, ai tha:

"Projektligji për mbrojtjen nga zhurma nuk është kundër objekteve fetare, e as kundër bashkësive fetare, sikur edhe është trajtuar nga disa media dhe grupe të caktuara politike. Ne jemi për bashkëpunim të hapur, të dëgjojmë dhe të pranojmë vërejtjet dhe sugjerimet e bashkësive fetare prandaj dhe jemi këtu, dhe më lejoni që në e emër të Komisionit t'ju ftojmë të mërkurën të merrni pjesë aktive, si grup i interesit, me propozimet tuaja konkrete" -tha kryetari Nait Hasani

### Myftiu Tërnava e ministri Gashi: Nuk duhet politizuar feja për interesa politike dhe partiake

Myftiu i Kosovës, Mr.Naim Tërnava, më 3 shkurt priti në selinë e Kryesisë së BIK-së Ministrin e Mjedisit dhe Planifikimit Hapësinor, Dardan Gashi, i cili shoqërohej edhe nga sekretari i përgjithshëm Arben Çitaku.

Myftiu Tërnava e Ministri Gashi në takim, përveç të tjerash, biseduan edhe për debatin e ngritur në opinion lidhur me "Projektligjin për Mbrojtjen nga Zhurma", i cili në parim, u miratua ditë më parë në Kuvendin e Kosovës.

Ministri Dardan Gashi tha se ligji nuk ka të bëjë më ndalimin e ezanit, po, përmes këtij projekt ligji, synohet të rregullohet në parim niveli i zërit dhe të mbrohen objektet fetare nga zhurma e jashtme.

Myftiu Tërnava dhe Ministri Gashi u dakorduan që projektligji të riformulohet dhe çështjet që kanë të bëjnë më objektet fetare, të përgatiten bashkërisht me BIK-në, dhe ndryshimet e nevojshme të bëhen në komisionin përkatës.

Myftiu Tërnava dhe Ministri Gashi theksuan se feja nuk duhet politizuar për interesa politikë dhe partiakë. BIK ka të gjitha kapacitetet e nevojshme për të ngritur çështjet që kanë të bëjnë me fenë, në institucionet e vendit dhe për të bërë bashkërisht më të mirën.

Ministri Gashi tha: "Projektligji për Mbrojtjen nga Zhurma" assesi nuk ka frymë antifetare, futja e rregullimit të zërit gjatë thirrjes së ezanit në këtë projektligj është pasojë e mosmiratimit të ligjit për bashkësitë fetare të Kosovës. Shpresoj që, me miratimin e ligjit për bashkësitë fetare, edhe kjo çështje do të rregullohet në atë ligj dhe do të hiqet nga ligji për zhurmën".

Myftiu Tërnava e Ministri Gashi u pajtuan se as tani dhe as në të kaluarën nuk ka pasur dallime për sa i përket kësaj çështjeje në mes të dy institucioneve dhe shumë shpejt do të nënshkruajnë një memorandum mirëkuptimi për bashkëpunimin e këtyre dy institucioneve në disa fusha.

### Myftiu Tërnava mbanë ligjëratë për nder të ditës së pavarësisë

Më 16. 02. 2014, pas namazit të akshamit, në xhaminë e fshatit Magurë, me rastin e shënimit të vitit të gjashtë të Pavarësisë së shtetit të Kosovës, organizuar nga imami i xhamisë së Magurës së Lipjanit, Habib Olluri; Myftiu i Republikës së Kosovës, mr. Naim Tërnava, mbajti ligjëratë, me titulll *"Kontributi i Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës"*, në të cilën, para një numri të madh xhematlinjsh, rezymoi lidhmërisht historinë shqiptare dhe kontributin e ulemave e të BIK-së për çështjet shqiptare me peshë historike. Myftiu, në pjesën e fundit të ligjëratës, u ndal te kontributi i BIK-së në luftën e fundit të UÇK-së. Evokoi momente emocionale të tij si drejtor që ishte me nxënësit e medresesë 'Alauddin' të cilët ranë dëshmorë, pastaj, përmendi ajetet kuranore me të cilat argumentoi se ata, inshaAllahu, bashkë me dëshmorët e tjerë do të jenë në Xhenet. Myftiu tregoi rolin që kishte luajtur myftiu i atëhershëm, Rexhep Boja. Theksoi se ne muslimanëve që jemi shumicë absolute në këtë vend, na bie barra që ta ruajmë e ta kultivojmë tolerancën ndërfetare. Myftiu shprehu



pakënaqësinë e tij me arritjet në Kosovë pas lufte dhe ndaj trajtimit joadekuat dhe joprofesional që disa medie i bëjnë BIK-së. U zotua se BIK-së do të jetë edhe më aktive në ndërtimin dhe në zhvillimin e gjithëmbarshëm të vendit. Myftiu shoqërohej nga bashkëpunëtorët e tij, drejtorët: Ahmet Sadriu dhe Ekrem Simnica. Në ligjëratë ishin të pranishëm përfaqësues komunalë të Lipjanit, përfaqësues të KBI e Lipjanit në krye me kryetarin z. Vehbi Gajtani me bashkëpunëtorë, cili edhe e hapi këtë manifestim. Kishte edhe Imam pranë KBI-së dhe shumë Imamë të Këshillave të tjerë. Ligjërata u hap me pjesë të Kuranit që i lexoi Avdush Krosa dhe u kënduan ilahi kushtuar dëshmorëve nga Besnik Kadriolli dhe Vezir Ademaj. *(Burim Arifi)*

### Myftiu në takim me drejtuesit dhe administratën e Këshillave vendore

Bashkësinë Islame e përfaqëson, e prezanton para institucioneve dhe para opinionit vetëm Myftiu i Kosovës

Më 15 shkurt 2014, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava i shoqëruar nga bashkëpunëtorët, ka mbajtur mbledhje me udhëheqësit dhe administratën e këshillave vendor të BI, ku Myftiu ka trajtuar, disiplinën dhe përgjegjësinë në punë, respektimin e hierarkisë institucionale, njohjen e kompetencave të autoriteteve lokale, angazhimin në përmasimin e jetës fetare në terren si dhe paraqitjen e imamëve me derse e ligjërata në rrjetet sociale.

"Disiplina të fillojë nga udhëheqësit-kryetari e kryeimami, pastaj të vazhdojë tek administrata në të gjithë këshillat. Neve na duhet angazhim për ngritjen profesionale të kapaciteteve të administratës, po e them administrata duhet të jetë në funksion të imamëve dhe të besimtarëve"- tha myftiu Tërnava për përgjegjësinë e disiplinën në punë. Më tutje, myftiut Tërnava foli për vëmendjen që duhet kushtuar në terren çështjes së mësimbesimit, për se, ndër të tjerash, tha: "Kryesia e BIK nuk është e kënaqur me punën që po bëhet nëpër xhamitë tona, nëse marrim shembull vetëm mësimbesimin dhe krahasojmë me vitet e 70, 80, e madje 90-ta të shekullit të shkuar, përkundër vështirësive dhe kushteve jo të favorshme që kemi pasur atëbotë, rezultatet kanë qenë më të prekshme. Viteve të 90-ta kandidatë që vinin për t'u pranuar në Medrese, shumica prej tyre kishin bërë hatme në xhamitë të vendbanimeve e tyre, ndërsa tani pothuajse nuk na vjen asnjë nxënës që ka bërë hatme. Kjo dëshmon qartë punën e mualimeve dhe të imamëve nëpër xhami dhe këshilla".

Një pjesë të rëndësishme të fjalës së tij myftiu Tërnava në mbledhjen me drejtuesit dhe administratorët e këshillave vendor ia kushtoi respektimit të hierarkisë, respektimit të Kushtetutës së BIK, respektimit të rregulloreve, si dhe njohjen dhe zbatimin e kompetencave që dalin nga këto akte. Për respektimin e hierarkisë myftiu nënvizoi: "Është koha që në kuadër të BIK të respektohet hierarkia, të shihen kompetencat, dhe të respektohet autoriteti më i lartë, të respektohet Kushtetuta e BIK. Të nderuar! E dini mirë, që BIK e përfaqëson, e prezanton para institucioneve jashtë e brenda, si dhe para opinionit e besimtarëve, Myftiu i Kosovës. Është obligim i tij kushtetues përfaqësimi i besimtarëve, përfaqësimi i institucionit të BIK-ut, mbrojtja e të drejtave të besimtarëve, promovimi i vlerave të BIK dhe besimtarëve. Nuk është e drejtë që udhëheqësit lokal, administrata apo imami të flasin e të deklarohen para Myftiut, apo një gjë të tillë ta bëjmë pas deklarimit te Myftiu. Myftiu nuk ka nevojë që t'i paraprini ju në opinion, por as nuk ka asnjë nevojë që të bëni fushatë me një çështje që është deklaruar Myftiu".*(R.Shkodra)*

### Myftiu Tërnava i takoi imamët e fshatërave të Zhupës

Më 18.02.2014, Myftiu mr.Naim ef. Tërnava, i shoqëruar nga bashkëpunëtorët e tij Ahmet ef. Sadriu dhe Ekrem ef. Simnica, i takoi imamët boshnjakë të fshatërave të Zhupës (Prizren). Në takim mori pjesë edhe kryetari i Kuvendit të BIRK-ut, Ajni ef. Sinani dhe kryetari i KBI të Prizrenit, Lutfi ef. Ballëk me bashkëpunëtorët e tij Orhan ef. Bislimaj dhe Faruk ef. Ukallo. Ndërsa, nga imamët, morën pjesë më se 15 imamë të fshatërave të Zhupës, të cilët i përkasin nacionalitetit boshnjak. Myftiu Tërrnava, pasi i përshëndeti të pranishmit, mbajti një fjalë rasti ku i njoftoi se qëllimi i këtij takimi është krejtësisht vëllazëror, dhe se ka ardhur për të biseduar me imamët për çështje të ndryshme, e të cilat mund të jenë preukopim i këtij rajoni. Përveç





të tjerash, Myftiu këshilloi për unitet, respektim të detyrave të punës dhe bashkëpunim të ndërsjellë. Po ashtu, ai tha se besimtarët islamë të Republikës së Kosovës, tradicionalisht i përkasin medh'hebit hanefij, dhe ky është përcaktim i Kryesisë së BIRK-ut. Imamët e kanë për obligim që të kontribuojnë në këtë drejtim, dhe mos të lejojnë asnjë përçarje në xhemat.*(Orhan Bislimaj)*

**Myftiu Tërnava në përurimin e myftiut të Bashkësisë Islame në Serbi, Dudiç**

Myftiu i Kosovës, Mr.Naim Tërnava më 19 shkurt mori pjesë në Novi Pazar në inaugurimin e Myftiut të ri të Bashkësisë Islame në Serbi (BIS), Dr.Mevlud Dudiq.

Myftiu Tërnava në Novi Pazar shoqërohej edhe nga kryetari i Kuvendit të BIK, - Mr.Ajni Sinani, kryeimami, Sabri Bajgora, dekani i FSI-së, Dr.Qazim Qazimi dhe bashkëpunëtorë nga Kryesia e Medreseja.

Në ceremoninë e inaugurimit të Myftiut të ri të Serbisë qenë të pranishëm edhe udhëheqësit më të lartë të bashkësive islame nga rajoni, si Reis ul ulemaja i Bosnjës e Hercegovinës, Husein ef. Kavazoviq, Myftiu i Kroacisë, Aziz Hasanoviç, Myftiu i Sllovenisë, Nexhad Grabus, Reisi i Malit të Zi, Rifat Fejziq, si dhe delegacione nga Shqipëria e Maqedonia. Në ceremoni promovuese që u mbajt në xhaminë "Hajrudin" në Novi Pazar, Reisi ulemaja i Bosnjës e Hercegovinës, Husein ef. Kavazoviç i dorëzoi solemnisht Muraselen Myftiut të Bashkësisë Islame në Serbi, Dr. Mevlud Dudiçit.

Myftiu Tërnava dhe delegacioni kosovar në Novi Pazar u pritën me nderime të mëdha nga Myftiu Mevlud Dudiç. Në fjalën përshëndetëse myftiu Tërnava pasi përgëzoi e uroi në emër të BIK, institucioneve të saja dhe në emrin e besimtarëve kosovarë, ndër të tjerat tha:

"Manifestimi i sotëm për popullin, besimtarët dhe institucionet e bashkësisë islame të Sanxhakut është një ditë e shënuar dhe e rëndësishme, ngase kurorëzon solemnisht e publikisht udhëheqësin e tyre shpirtëror.

I nderuar Myfti, sot në Novi Pazar ndihem jashtëzakonisht mirë, sepse po promovojmë myfti të kësaj pjese të Ballkanit, një ish-nxënës të medresesë Alaudin, e rrjedhimisht edhe një koleg i yni në Prishtinë, e më vonë edhe në Kajro.

Të nderuar të pranishëm, Zoti ka dashtë që ne të jemi fqinjë, gjatë historisë na ka rënë të përballemi me sfida të përbashkëta, në ditë të vështira kemi ndarë të njëjtin fat, e kur kemi mundur edhe e kemi ndihmuar njëritjetrin, ndërsa në ditë të mira kemi ndarë përvojën e kemi bërë punë të mira, po bashkërisht.

Popujt tanë kanë një të kaluar të përbashkët të lidhur fort me identitetin fetar e nacional, madje në një kohë edhe në aspektin institucional kemi qene bashkë.

Bashkërisht, përjetuam okupime të rënda, bashkërisht u përballëm me fashizmin e komunizmin, pastaj me segregacionin, dhunën e luftën kundër popujve tanë, por edhe bashkërisht arritëm që të përballojmë gjithë këto stuhi që u ngjitën në këto anë, dhe ja sot ku jemi. Komunikimin tonë, bashkëpunimin tonë e kanë ndaluar përkohësisht ngjarjet e viteve të 90 të shekullit të shkuar. Mirëpo, erë e re që po fryn në trojet e Ballkanit, jam i bindur që do krijoi rrethanat e duhura e të favorshme për bashkëpunim, koordinim e mbështetje të dyanshme jo vetëm me Sanxhakun por edhe me Bosnjën e Hercegovinën, Malin e Zi dhe tërë rajonin".

Ndërsa, duke folur për angazhimet e BIK-së, myftiu tha: "BIK, me vëmendje ka përcjell zhvillimin në Saxhak dhe rreth Sanxhakut, çdo e arritur e juaja na gazon, çdo sfidë e juaj është edhe e jona. Populli i Kosovës është me popullin vëlla të sanxhakut, ne na lidh feja, etninë e krushqitë e shumta që kemi ndër shekuj. Jemi këtu që të shprehim gatishmërinë e BIK për të kontribuar për paqe, dashuri, mirëkuptim, tolerancë e bashkëjetesë, për të gjithë ata që jetojnë në këtë nënqiell". *(R.Shkodra)*





**Përfundoi kursi i Kur'anit dhe Texhvidit organizuar nga Departamenti i të Rinjve i BIK-së**

Në kuadër të aktiviteteve të tij Departamenti i të Rinjve i BIK-së, siç e ka bërë traditë tashmë, edhe këtë herë organizoi dhe kreu me sukses kursin e Kur'anit dhe Texhvidit. Ky aktivitet zgjati dy muaj, nga 25.11.2013 deri më 20.01.2014. Nga ky kurs u certifikuan gjithsej 10 veta, shumë prej të cilëve studentë. Kursi u mbajt në dy lëndë: Mësimi i shkronjave të Kur'anit dhe Mësimi i rregullave të Texhvidit. Kurset u zhvilluan tri herë në javë dhe u mbajtën në sallën e Departamentit. Mësimin dhe ligjëratat i mbajti stafi i Departamentit.*(Fejsal Spahiu)*

**Gjilani ndërton edhe një xhami të re**

Në lagjen Zabeli i Sahit Agës të Gjilanit, në prani të shumë xhematlinjve e udhëheqësve fetarë të kësaj ane, filloi ndërtimi i xhamisë së re, të cilën me mjetet vetanake e ka planifikuar dhe po e ndërton haxi Halil Haliti nga fshati Kokaj, tash banor i kësaj lagjeje dhe nën mbikëqyrjen e KBI-së të Gjilanit. Me këtë rast, në fillimpunimet ishte i pranishëm edhe babai i Halilit –Mulla Rifati (94 vjeçar)-veteran i hoxhallarëve të kësaj ane. Edhe prania e prijësve fetarë të Këshillit të BIK-së të komunës, Dr.Sulejman Osmani- kryetari dhe Mr.Iljaz Mustafa – kryeimam, e bëri këtë solemnitet më madhështor. Ata, në fjalët e tyre përgëzuan dhe uruan donatorin si dhe bashkëqytetarët e tij për një fillim të mbarë të ndërtimit të objektit të ri të xhamisë. Familja e Halil Halitit njihet si familje me traditë të lashtë fetare islame, dhe është devotshmëria e tij që, nga kursimet e tija personale që kishte grumbulluar sa ishte punëtor në Botën e jashtme (tash është në pension), që e bëri të investojë në ndërtimin e objektit të xhamisë së re. Për këtë vepër e shtyri edhe fakti që lagjja e tij (e Zabelit të Sahit Agës) nuk kishte pasur kurrë objekt fetar dhe fakti se ajo po rritej dita-ditës e nevoja për një godinë kulti fetar ishte e domosdoshme. Familja Haliti njihet jo vetëm për devotshmëri e si kultivues me traditë të fesë islame, por ajo njihet edhe si dorëshlirë- dhuruese e përhershme e ndihmave për familje që kanë nevojë. Veterani i hoxhallarëve- Mulla Rifati jo vetëm që ka qenë hoxhë-imam i fshatit në xhamin e Kokajve, por në vitet e para pas Luftës së Dytë Botërore, ka qenë edhe "mësues" dhe i ka mësuar e edukuar fëmijët e bashkëfshatarëve të tij, si me mësimbesimin fetar islam, ashtu edhe me edukimin kombëtar, duke u mësuar alfabetin e shkrim-leximin në gjuhën shqipe. Objekti i ri i xhamisë po ndërtohet në truallin prej dhjetë arësh, që më parë e kishte siguruar vetë ndërtuesi-Haxhi Halili. Objekti i xhamisë do të ketë katin përdhes dhe dy kate të tjera me minaret dhe kupolën, me një sipërfaqe 1000 m2. *(Iljaz Mustafa)*

**Dhurohet gjak për pavarësi**

Me rastin e gjashtë vjetorit të Pavarësisë së Kosovës, më 16. 02. 2014 në xhaminë e fshatit Kraishtë të Lipjanit me iniciativën e Imamit z. Zaim Baftiu është ndërmarrë një aksion për dhurimin vullnetarë të gjakut. Ndërsa thirrjes për dhurim të gjakut, iu kanë përgjigjur rreth 100 qytetarë. Dhuruesit e gjakut kryesisht kanë qenë xhematlinjtë e kësaj xhamie, ndërsa nuk kanë munguar edhe personeli shkollor, pjesëtarë të FSK-së dhe të Policisë së Kosovës. Ky aktivitet është përkrahur edhe nga Qendra Kombëtare e Transfuzionit të Gjakut. Vlen të theksohet se ky lloji i aktivitetit është i pari, që ndërmerret me rastin e shënimit të Festës së Pavarësisë së Kosovës. *(Burim Arifi)*



**Humaniteti për shtëpi të reja vazhdon**

Para disa vjetësh, me ndihmën e Allahut xh.sh dhe të vëllezërve e shumë shokëve humanë, vazhduam aksionin për ndërtimin e shtëpive për familjet e varfëra dhe të pa strehë në periferi të qytezës së Kamenicës.

Për këtë iniciativë së pari njoftuam Këshillin e Bashkësisë Islame të Kamenicës dhe të gjitha xhamitë e komunës sonë, pastaj edhe shumë njerëz dhe donatorë të tjerë që iu bashkuan këtyre aksioneve për t'u zgjatë dorën e ndihmës këtyre familjeve nevojtare të komunës sonë, me çka arritëm t'u sigorojmë banimin tri familjeve. Për këto 3 shtëpi, truallin nga 3 arë e ka ndarë falas komuna e Kamenicës. Një ndihmë të madhe ka dhënë edhe shoqata "Bereqeti". Më 2010 është ndërtuar shtëpia për familjen dy anëtarëshe të Feti Maliqit, që kanë jetuar në Velegllavë, afër kufirit me Serbinë dhe në shtëpi të huaj dhe pa kushte themelore. Më 2011, afër shtëpisë së parë që është ndërtuar, ka filluar ndërtimi i shtëpisë së dytë për familjen 4- antarëshe të Kadri Hotit nga Meshina, i cili djalin - Jetullahun 18 vjeç, e ka të sëmurë. Për këtë ndihmë shumë të madhe dhanë Ramadan Lipovica dhe vëllezërit e tij. Më 2013 është ndërtuar shtëpia e tretë me radhë, po aty, për familjen 5-anëtarëshe të Ramadan Huruglicës nga Lajqiqi. Këtu ka dhënë një kontribut të madh familja e Fitim Azem Gagicës nga Kamenica, po edhe shumë donatorë të tjerë. Edhe shumë donator të tjerë nga anët e ndryshme të Kosovës, të cilët i falënderojmë shumë, edhe pse nuk i kemi përmendur me emra të gjithë. Allahu i shpërbleftë! Ne kërkojmë nga të gjithë njerëzit vullnetmirë që të na përkrahin edhe për ndërtimin e shtëpisë së katërt, që do të fillojë në pranverë, për familjen e Ragip Cakollit në Krilevë. *(Xhemush Biçku)*



**Kompleksi ortodoks, ndërtohet në pronën e myftinisë së Ohrit**

Myftinia e Ohrit ka ngritur edhe një herë shqetësimin për ndërtimin e fakultetit teologjik dhe të kishës Shën-Klimenti në pronën që ajo e konsideron të vetën. Reagimi i tyre, kësaj here ka ardhur, pasi punimet për ndërtimin e kompleksit universitar Shën-Klimenti, në pronën prej 3400 metrash katrorë, nuk kanë të ndalur. Myftiu, i kësaj myftinie, Afrim Xhelili dhe sekretari Gazmend Hoda, shprehen për Portalb se është e çuditshme se si mund të ndërtohen objekte në pronën e dikujt tjetër. Ata kërkojnë njëkohësisht nga përgjegjësit që të ndërpresin punimet për ndërtimin e kompleksit universitar Shën-Klimenti, së paku për aq kohë derisa të zgjidhet çështja, nëpërmjet zbatimit të Ligjit për denacionalizim.

"Ne kompletuam dokumentacionin për kthimin e vendit të quajtur Imaret, ku ndodhej xhamia dhe dy varret e themeluesve të kësaj xhamie, por as sot e kësaj dite nuk kemi marrë përgjigje", - thekson sekretari i Myftinisë së Ohrit, Gazmend Hoda, ndërkohë që ndërtimet në këtë pronë po vazhdojnë. Ai shton se Myftinia e Strugës qëndron fort në kërkesën e saj që prona e nacionalizuar t'i kthehet. Hoda thotë se Komisioni për Kthimin e pronave të nacionalizuara ka kthyer, në vitin 2009, vetëm 34m2, nga 3400 që janë pronë e kësaj bashkësie dhe në këta pak m2 ndodhen dy varret e themeluesve të Himaretit ."Myftinia e Ohrit, nuk ka asgjë kundër ndërtimeve të këtilla, mirëpo ne ndihemi të diskriminuar dhe të përçmuar, sepse në truallin e Myftinisë së Ohrit ndërtohen objekte të tjera. Nuk na është kthyer asnjë përgjigje, edhe pse që nga viti 2001 kemi bërë kërkesën për denacionalizim", - thekson Myftiu Xhelili. Ai shton se, para se të prishej

xhamia Himaret dhe të ndërtohej mbi themelet e saj kisha, janë bërë gjurmime arkeologjike për të vërtetuar se në atë pjesë ekzistonte njëfarëlloj kishe ose themelet e saj, pretendime këto, të cilat nuk u vërtetuan kurrë. Myftiu thekson se qëllimi I vetëm i këtyre veprimeve ishte rrënimi i xhamisë dhe i çdo gjëje që është islame. Drejtuesit e Myftinisë së Ohrit kërkojnë edhe ndihmën e politikanëve për zgjidhjen e këtij problemi. Sekretari Hoda thotë se qytetarët i kanë sytë tek ata lidhur me këtë çështje, ndërsa Myftinia e Ohrit tek pushtetarët, të cilët, sipas tij, duhet të mbajnë kontakte me Komisionin për denacionalizim, në mënyrë që të zbatohet ligji. Nga ana tjetër, në tabelën e vendosur në hapësirën ku kryhen punimet, sipërmarrja që po punon për ndërtimin e kompleksit universitar ortodoks, ka vendosur tabelën në të cilën është evidencuar, ndër të tjera, edhe numri i lejes për ndërtim.

### Gratë australiane po bëhen myslimane

E ngazëllyer nga mënyra se si Islami e trajton femrën, Julia Moukhallalati një grua nga Sidnej (Sydney) i ka sfiduar prindërit e saj të krishterë ortodoksë duke kaluar në Islam .

Sipas Asociacionit të Myslimanëve të Rinj , Julia është një prej qindrave që po bëhen myslimane vitet e fundit. Ky institucion tregon se 2/3 e të konvertuarve janë femra. Myslimanët përbëjnë 1.7% të popullsisë 20-milionëshe të Australisë.

### Janë afër përfundimit punimet e ndërtimit të Xhamisë së madhe në Köln të Gjermanisë

Në qytetin Këln (Köln) të Gjermanisë vazhdon ndërtimi i xhamisë më të madhe të vendit.

Në Këln, njëri prej qyteteve më të vjetra të Gjermanisë, në të njëjtën kohë gjendet edhe katedralja më e madhe e vendit. Në këtë qytet, me përfundimin e ndërtimit të kësaj xhamie, do të ngrihen edhe minaret e xhamisë më të madhe të Gjermanisë. Bëhet e ditur që kjo do të jetë një shembull i mirë nga pikëpamja e bashkëjetesës në harmoni të njerëzve me fe, besim dhe kultura të ndryshme. Xhamia qendrore e Këlnit do të ketë- reflektojë stilin modern të arkitekturës, do të ketë një kube të tejdukshme dhe 2 minare 55 metra të larta.Në xhami do të mund të falen në të njëjtën kohë 2 mijë persona.



### Islami feja e dytë më e populluar në SHBA

Sipas të dhënave nga viti 2010, Islami është feja më e populluar nga të gjitha fetë jo të krishtera në Shtetet e Bashkuara të Amerikës. Në bazë të të dhënave pas kryerjes së "Regjistrimit fetar: Regjistrimit të bashkësive fetare dhe studimit për anëtarësimin", që kryhet në çdo dhjetë vjet, Islami është feja më e populluar nga të gjitha fetë jo të krishtera në tokën e Shteteve të Bashkuara të Amerikës. "Islami është feja më e populluar jo e krishterë në Shtetet e Bashkuara të Amerikës. Në 20 shtete të SHBA-së, kryesisht në Jug dhe Perëndim, myslimanët përbëjnë shumicën e numrit të përgjithshëm të popullsisë jo të krishterë. Në Perëndim të SHBA-së, në 15 shtete, shumicë janë budistët, ndërsa në Verilindje çifutët", shkruan Vashington Post.

Megjithatë, Shtetet e Bashkuara të Amerikës, në aspektin fetar, janë jashtëzakonisht të ndryshme, çka do të thotë se komunitetet fetare janë shumë të përziera, sidomos në perëndim të vendit. *(Rexhep Suma)*



| AUTOR: AGIM GASHI | DIJETARI NË FOTO, ARNAUTI | KATROR | PAJISJE E LUFTË-TARIT | EMËR I HUAJ MASHK. | E KAPA ME DORË | NDËR-MJETËS FEJESE | KRAHINË NË GREQI | KALIUMI | EMNAKU I EMINES | | PËREMËR VETOR | GYP GJAKU | FILM YNI | LËNDË BAZIKE SHKOLLORE |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| E NIVELIT TË LARTË ARSIMOR | | | | | | | | | | NJERIU I PARË / SHOK (FR.) | | | | |
| VENDET KU DEL UJI | | | | | | | | LLOJ ENE | | | | | | |
| VULOSA | | | | | | | | TERRITOR IMAMI / DUKAT | | | | | | |
| PERANDOR JAPONEZ | | | | ROSAKU / LLOJ BIME USHQYESE | | | | | | | A.DH.E / KURSIVE | | | |
| LAURE-NCIUMI | | | SHTET ARAB / SHTIREM | | | | | | | IRNOHEM | | | | |
| FIGURË NË SHAH | | | | |  | | | | | TONI | | LANTANI / KRAHINË OSMANE (SH.PASHQ.) | | |
| SULM, MËSYMJE | | | | | | | | | | AFROJ | | | | |
| LLOJ VITAMINE | | RHODE ISLAND / USHTARAKE | | | | | | | | DRURI I LARTË | | | | |
| PRINC ARAB | | | | | | | | | | MBAJTËSE RRIPI NË PANTA-LLONA | | | | |
| CEREMONIA FETARE | | | | | | | | | | POSEDON | | | LLOJ VITAMINE / GUXIMI | |
| NJËSIA MONETARE SHQIPTARE / VULA E PROFECISË | | | | | | | | | | EUROPEAN JOURNAL OF TAXONOMY | | | | BËRJA E SKICËS |
| MUSICAL INSTRUM. MUSEUM | | | | LLOJ SHALE | | | | | | | ELK RIVER STATION / ZAKONI | | | |
| UNIVER-SITETI I TETOVËS | | | SUEDIA / FIDAN | | BËHEM GATI TË VEPROJ | SHTET AZIATIK | | PYETËSE | ÇELËS MUZIKOR | MEDRESEJA E MULLA IDRIZ GJILANIT / AMERIKANI | | | | |
| E NDALUARA NË ISLAM | | | | | | | INSTITUCION I LARTË SHKENCOR / BUJK | | | | | | | |
| SHKEL E SHKO | | | | | | | | PËREMËR PRONOR / EAST | | | | E.C. / PASTHIRRMË | | |
| E MESME | | | | | | | | | LLOJ GAZI / KILO-METRI | | | | | |
| EDHE | | SHESHI / AUSTRIA | | | | | | SAJIM / GRUP GJAKU | | | | | | |
| VËNIE DATE | | | | | | MEMORIA E KOMP-JUTERIT | | | | | TRI ZANORE | | | |

KRYESIA E BASHKËSISË ISLAME E REPUBLIKËS SË KOSOVËS

# ORGANIZON SHKUARJEN NË HAXH

# HAXHI 2014




për informata, çdo ditë pune në tel:
038 / 224 -001; 038 /224-022; 038 / 224-024

ose në zyrat rajonale të Këshillave vendor
të Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës.